# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 333-334 • VITI 32 • GUSHT-SHTATOR 2018 • DHUL-KA'DE / DHUL-HIXHXHE 1439 • ÇMIMI 1 €

## SHENJTËRIA E NJERIUT SIPAS MËSIMEVE TË HUTBES LAMTUMIRËSE

## OBLIGIMET E PRINDËRVE NDAJ FËMIJËVE

## MATURIDIU DHE MATURIDIJTË



Myftiu Tërnava priti në takim Al Sayed Al Hashimin, këshilltar i Presidentit të Emirateve të Bashkuara


Urreje mëkatin me zemër
por mëshiroje mëkatarin.
Kritikoje fjalën por
respektoje folësin.
Roli yt është ta eliminosh
sëmundjen e jo të sëmurin.
Imam Shafiu
(Allahu e mëshiroftë)

## Në këtë numër:






**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, mr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Mr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



“Dhe thuaj: Erdhi e Vërteta dhe u zhduk gënjeshtra. Vërtet, gënjeshtra është e destinuar për t’u zhdukur.”

(El Isra, 81)

# Zbrazësia shpirtërore e njeriut modern

*Në fillim të shekullit të kaluar, filozofia materialiste dominoi pothuajse në të gjitha disiplinat shkencore. Ajo solli një kaos të vërtetë në jetën e shoqërisë dhe të individit.*

*Prej shekujsh janë grumbulluar dhe manifestuar shenjat e mosbesimit dhe është rritur dyshimi ndaj Zotit xh.sh. Njerëzit e degjeneruar dhe imoralë propagandojnë me mjete nga më monstruozet flakën e mosbesimit. Hipokritët materialistë me zhvillimin e fuqishëm të shkencës, u forcuan dhe morën hov që ta mposhtnin dhe asgjësonin fenë.*

*Padyshim, filozofia materialiste është kurthi më i rrezikshëm për të shkatërruar lumturinë e përjetshme të njerëzimit. Njeriu modern e krijoi botën e qytetëruar me idenë e rreme se zhvillimi material do t’i jepte fund pakënaqësive të kësaj jete dhe zgjidhjes së shumë enigmave. Por me gjithë zhvillimin e fuqishëm material, njeriu në fund e gjeti veten të zhgënjyer, më të mërzitur se kurrë, me plot dilema e probleme të pazgjidhura, në ankth e pasiguri për të ardhmen, i mbërthyer nga dyshime të shumta. Njeriu modern nuk di nga të shkojë, rruga e tij nuk është e qartë, i mungon drita e shpirtit, dritë kjo që ia ndriçon horizontin jetës njerëzore. Duke e shmangur dhe mënjanuar Zotin nga jeta njerëzore, duke e reduktuar rolin e fesë vetëm në sferën e jetës private, njeriu ka shkaktuar zbrazëti në jetën e vet. Për rrjedhojë modernitetit i mungon drita e zemrës, ajo dritë e nevojshme që i jep kuptim jetës së njeriut.*

*Njerëzimi ka nevojë për Zotin, për dritën hyjnore, të cilin nuk mund ta mohojë, pasi mohimi i saj ka sjellë pasoja që i shohim dhe i prekim të gjithë në një mënyrë apo në një tjetër.*

*Në botën e sotme ekzistojnë aq shumë enigma të pashpjeguara saqë askush, sado erudit të jetë, nuk mund të kënaqë ekstremet e mendjes së tij. Ka shumë të vërteta të përkohshme, por Një është e Vërteta e përjetshme, absolute e pandryshueshme që qëndron larg nga e vërteta historike, politike, juridike, morale apo sociale, të cilat janë relative dhe të ndryshueshme.*

*Faktin se ‘njeriu është fetar nga vetë natyra e tij’ e pranojnë dhe e dëshmojnë të gjitha shkencat si: paleontologjia, etnologjia, antropologjia, filozofia, sociologjia etj.*

*Sot në botë ekzistojnë fe të ndryshme: hebraizmi, krishterizmi dhe feja islame, apo bindje që rrjedhin nga ndonjë doktrinë filozofike, apo nga ndonjë mendim i ndonjë njeriu, sipas të cilave shpesh kanë marrë edhe emrin. Si të tilla njihen: fetishizmi, toteizmi, zerdutishtja, taoizmi, konfucizmi, budizmi, hinduizmi, shintoizmi etj.*

*Përveç këtyre grupimeve është edhe një tjetër grup njerëzish të ashtuquajtur ‘ateistë‘, por që gjithsesi janë të zhytur në supersticion. Këta njerëz e kanë mohuar dhe i janë larguar fesë së vërtetë dhe instinktivisht i drejtohen veprimeve irracionale, shenjave, ndodhive sinjalizuese, riteve, marrëdhënieve me ëndrrat, yjet dhe dëgjojnë vazhdimisht horoskopin edhe pse e konsiderojnë veten ateistë. Kështu kjo turmë njerëzish gjithnjë e më tepër miqësohet edhe i forcon lidhjet me këta aleatë mistikë, misteriozë, duke u zhytur në supersticion dhe duke u bërë peng i përhershëm i tyre.*

*Sot intelektualët ateistë janë duke e çuar botën në rrugë të gabuar, sepse kanë një shkallë të ulët zhvillimi shpirtëror. Më mirë të vlerësohet një njeri i zhvilluar shpirtërisht sesa një intelektual i verbër karshi Zotit. Njeriu modern duhet të dëgjojë fjalën e Zotit, të hapë zemrën e tij që të hyjë drita hyjnore. Nëse nuk i hapemi dritës, errësira të thella do ta çorientojnë edhe më shumë rrugëtimin tonë duke sjellë ankth e pasiguri.*

*Prandaj me plot të drejtë një nga shpjegimet që mund t’i bëhet sot krizës shpirtërore, është ai i ‘zbrazësisë ateiste të individit’. Dhe thirrja në dritë e këtyre vlerave shpirtërore te mohuara është pikërisht edhe misioni i fesë.*

*Dr. Ajni Sinani*

*Hutbeja e festës së Kurban-Bajramit 2018*

# Shenjtëria e njeriut sipas mësimeve të Hutbes Lamtumirëse



*Të nderuar besimtarë*
*Vëllezër e motra*

Kurban-Bajrami nuk është thjesht festë. Nëse shikohet nga perspektiva e vlerave, mësimeve dhe urtësive, Kurban Bajrami është shkollë në vete. Vlerat dhe virtytet që kultivon kjo festë kalitin dhe farkëtojnë një karakter të fortë për besimtarin, të pandikuar nga kode, doke, zakone e veprime primitive. Kurban-Bajrami është sinonim i shkëputjes dhe ndarjes fizike dhe shpirtërore të besimtarit me të keqen dhe të ligën, që cenon të drejtat dhe liritë, vlerat dhe virtytet, njeriun dhe njerëzinë.

Kurban-Bajrami është kongresi vjetor në të cilin konfirmohet angazhimi i përhershëm i Islamit për të drejtat universale të njeriut. Nga kjo perspektivë, është edhe përgjigje ndaj atyre që padrejtësisht akuzojnë Islamin për shkeljen e të drejtave. Është momenti kur Islami flet për vetveten. Andaj ata që duan ta njohin më afër, më mirë dhe më thellësisht Islamin, tani e kanë mundësinë. Kurban-Bajrami paraqet, simbolikisht, përmbylljen e shpalljes. Ligjërimi i Pejgamberit tonë Muhammedit a.s. gjatë ditëve të haxhillëkut, veçmas ai në Arafat, është një ligjërim përmbyllës dhe përmbledhës i filozofisë dhe mesazheve të misionit të tij. Natyrisht, në fjalime të tilla fokusi vihet tek gjërat më me rëndësi, dhe, sigurisht, edhe Pejgamberi ynë Muhammedi a.s., përmblodhi disa prej parimeve kyçe të fesë, të cilat do t'i përmendim në këtë hutbe.

*Të respektuar besimtarë!*

Kurban-Bajrami vjen si festë pas kryerjes së haxhit, vizitës së Qabesë dhe vendeve të tjera të shenjta dhe prerjes së kurbanit, festë e cila konfirmon shenjtërinë e së drejtës për të jetuar. Askujt nuk i takon të derdh padrejtësisht gjakun e tjetrit. Në Kur'an, Allahu na mëson:

﴿وَلا تَقْتُلُوا النَّفْسَ الَّتِي حَرَّمَ اللَّهُ إِلاَّ بِالْحَقِّ﴾

"... mos ia merrni tjetrit jetën, të cilën Allahu e ka shenjtëruar, përveçse kur e kërkon drejtësia (e ligji)..." (El En'amë, 151)

Kjo e drejtë është pothuajse kryefjalë e ligjërimit të Pejgamberit tonë Muhammedit a.s., Ai, masës së tubuar para tij, që ishin më shumë se njëqind mijë njerëz, iu drejtua me këto fjalë: "Vërtet, gjaku, pasuria dhe nderi juaj janë të shenjta ndërmjet jush, si shenjtëria e kësaj dite, në këtë muaj dhe në këtë vend." Pra, ashtu sikur që dita e Arafatit, muaji dhul-hixhe dhe Meka janë të shenjta, kështu është edhe gjaku i njeriut. Për këtë shkak, "mbytja e njeriut konsiderohet mëkat më i madh se shkatërrimi i tërë botës."

Allahu thotë në Kuran:

﴿مَنْ قَتَلَ نَفْسًا بِغَيْرِ نَفْسٍ أَوْ فَسَادٍ فِي الْأَرْضِ فَكَأَنَّمَا قَتَلَ النَّاسَ جَمِيعًا﴾

"...kush vret ndokënd që s'ka vrarë njeri ose që nuk ka bërë çrregullime në Tokë, është sikur të ketë vrarë të gjithë njerëzit...." (El

Maide, 32)

Por nuk është e ndaluar vetëm vrasja, është edhe hakmarrja. Në këtë mësim nuk shfaqet vetëm madhështia e fesë por edhe e kumtuesit të saj, Pejgamberit tonë Muhammedit a.s. Para tërë asaj mase të madhe, ai shpalli botërisht se hiqte dorë nga gjaku i kushëririt të vet, për të treguar kështu shembull të lartë.

*Të dashur besimtarë!*

Të drejta tjera që konfirmohen në Kurban-Bajram janë edhe ajo e pronës dhe nderit. Pejgamberi ynë Muhammedi a.s. siç e cituam, ka thënë: "Vërtet, gjaku, pasuria dhe nderi juaj janë të shenjta ndërmjet jush, si shenjtëria e kësaj dite, në këtë muaj dhe në këtë vend."

Ndërkohë që Muhammedi a.s. konfirmoi të drejtën e pronës, ai anuloi një traditë të keqe, e cila kërcënonte seriozisht këtë të drejtë, fajdenë dhe kamatën. Kurban-Bajrami nuk vjen vetëm si mjet që çrrënjos të këqijat por edhe si alternativë. Nëse janë ndaluar këto forma të raporteve ndërmjet njerëzve, pra kamata dhe fajdeja, është nxitur për solidaritet dhe, therja e kurbanit, si ritual në këtë festë, ka pikërisht këtë mesazh.

Pejgamberi ynë Muhammedi a.s., ndaloi po kështu edhe nga çdo gjë që nëpërkëmb vlerat dhe dinjitetin e njeriut, si: tallja, përqeshja, përgojimi, zbulimi i të metave, fyerja, dëmtimi fizik, etj, për të konfirmuar gatishmërinë e Islamit për ta ruajtur njeriun jo vetëm fizikisht dhe materialisht, por edhe moralisht. Kjo për shkak se, shikuar sipas zanafillës, të gjithë njerëzit jemi bij dhe bija të një babai dhe një nëne, të Ademit dhe Havasë dhe se pozita jonë tek Zoti është në varësi të plotë të vlerave shpirtërore dhe morale që kemi, jo atyre materiale.

*Besimtarë të respektuar!*

Në këtë festë madhështore të haxhit lamtumirës të Muhammedit a.s.,, konfirmohen me theks të veçantë edhe të drejtat e femrës, të drejta këto që vazhdojnë të përbuzën dhe të abuzohet me to edhe sot e kësaj dite nga shoqëri të shumta nëpër botë. Fakti që Pejgamberi ynë Muhammedi a.s. e përzgjodhi të drejtën e femrës në mesin e shumë gjërave dhe çështjeve tjera me rëndësi në haxhin lamtumirës, flet për përkushtimin e tij për të. Fillimisht na rikujtoi Allahun dhe përgjegjësinë që kemi para Tij, Allahu na rikujtoi edhe përgjegjësinë karshi femrës dhe të drejtave të saj, për të porositur më pas që të jemi të mirësjellshëm ndaj tyre. Nëse do të shpjegonim këtë të drejtë sipas tri të drejtave paraprake, atëherë me pak fjalë do të thoshim se Islami garanton të drejtën e femrës për të jetuar dinjitetshëm, e jo për të abuzuar me të. Allahu na urdhëron:

﴿وَعَاشِرُوهُنَّ بِالْمَعْرُوفِ﴾

"...Jetoni e silluni mirë me to!...." (En-Nisa, 19)

Megjithëkëtë, me keqardhje më duhet të them se të drejtat e femrës vazhdojnë të shkelen edhe në vendin tim në mënyra e forma të ndryshme duke e privuar nga liria që i ka dhuruar Allahu xh. sh., veçmas e drejta e saj për jetë të dinjitetshme, të lirë dhe jo e nëpërkëmbur nga burri apo shoqëria në asnjë segment të jetës. Ende vazhdon femra të jetë e privuar nga hisja e saj në pasurinë e babait, të cilën Kurani tash e 14OO vjet më parë ia garanton. Kurban-Bajrami duhet të na shërbejë si një motivim shtesë për ta jetësuar këtë të drejtë të tyre.

*Të dashur besimtarë,*
*Vëllezër dhe motra!*

Kurban-Bajrami është një festë, mësimet e së cilës nuk duhen lexuar vetëm në këtë ditë. Ato janë mësime që shërbejnë për të rregulluar jetën dhe përditshmërinë tonë. Fundja, kush mund të thotë se nuk kemi nevojë për to kur në mesin tonë ende ka vëllavrasje, vetëvrasje, vjedhjet e keqpërdorimet e pasurisë janë më shumë se kurrë më parë, shkelja e nderit të njeriut është për t'u shqetësuar derisa femra dhe të drejtat e saj vazhdojnë të përbuzen.

Andaj, duke e marrë shkas këtë festë të madhe dhe mësimet e saj madhështore, të fillojmë që në vend të vrasjes e hakmarrjes, të falim e të shtrijmë dorën e pajtimit, në vend të fajdesë e kamatës, të solidarizohemi me njëri-tjetrin dhe të ndihmohemi, në vend të mohimit të të drejtave të femrës, ta marrim këtë festë si kampanjë në të cilën do të promovojmë këto vlera e të drejta të femrës të garantuara nga i Madhi Zot xh. sh., dhe të punojmë për jetësimin e tyre. Ngase femra është shtylla e shoqërisë, është gjysma e shoqërisë, por edhe gjysmën tjetër të shoqërisë njerëzore e lindi femra, ndaj meriton respekt e nder edhe më të madh.

*Për fund,*

Më lejoni që, në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, në emër të të gjitha organeve dhe institucioneve të saj fetare dhe arsimore dhe, në emrin tim personal, t'ua uroj festën e Kurban-Bajramit të gjithë vëllezërve dhe motrave tona si në Kosovë, brenda trojeve tona etnike shqiptare, por edhe në mërgatën e largët, duke iu drejtuar Allahut me lutje që ta bëjë këtë festë gëzim për të gjithë ne! Është apel i vetë festës që të lëmë anash inatet dhe mospajtimet e të bëhemi bashkë, jo vetëm për të festuar, por edhe për ta rregulluar jetën tonë. Ndaj, le të shërbejnë mësimet e kësaj feste si instruksione dhe këshilla përkatëse për të gjithë ne.

Edhe një herë, urime për festën e Kurban-Bajramit.

*Myftiu i Kosovës: Naim Tërnava*

*21.08.2018, Prishtinë*

Mr. Bahri Sejdiu

# Njerëzorja dhe sakrifica në festën e Kurbanit*

Falenderimi dhe lavdërimi më i sinqertë i takon Allahut Fuqiplotë, Krijuesit dhe Sunduesit absolut, Krijuesit të gjithësisë dhe të njeriut në mënyrën më të përsosur, Ai është i pari i pa fillim dhe i fundit i pa mbarim, vetëm Atë e falenderojmë dhe vetëm nga Ai ndihmë e falje kërkojmë. Ai që na krijoi dhe na dha udhëzim, dhe çdo gjëje i dha shpjegim, jetës dhe prosperitetit, sakrificës e solidaritetit, obligimit dhe amanetit, gëzimit e hidhërimit, diturisë dhe shpërblimit, që ne të jemi krenarë deri në ditën e gjykimit. Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi Muhamedin a.s. familjen e tij fisnike, mbi shokët e tij besnik dhe mbi të gjithë ata që ndjekin rrugën e tij deri në ditën e Kiametit.

Të nderuar xhematli, teleshikues, vëllezër e motra..., paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi ju dhe gjithë besimtarët kudo që janë, në atëdhe, diasporë dhe vende të shenjta, e lusim Allahun xh.sh. që sot dhe gjithmonë të mbretërojë paqja gëzimi dhe humanizmi në gjithë rruzullin tokësor, të arrijmë vlerën e kësaj dite të madhe të Kurban-bajramit, vlerën e dashurisë dhe lidhjes sonë me Krijuesin xh.sh.,

Janë dy evenimente të rëndësishme në jetën dhe misionin e Muhamedit a.s. që përfunduan pothuajse të gjithë shpalljen hyjnore dhe misionin e tij për ta përfunduar revelatën dhe amanetin që kishte nga Allahu i madhëruar. E këto dy evenimente janë haxhi lamtumirës dhe Kurban-bajrami, si shtyllat e fundit të Islamit dhe përfundimi i shpalljes hyjnore nga Allahu, robit të Tij Muhamedit a.s.

Përveç përfundimit të Kuranit Famëlartë, festa e Kurban bajramit është e lidhur ngushtë edhe me Haxhin, i cili është obligim i pestë themelor i myslimanëve dhe paraqet ngjarje të rëndësishme të adhurimit të Allahut, si dhe ngjarje të kongreseve dhe tubimeve të myslimanëve. Për këtë atij i është dhënë dhe i është kushtuar kujdes i veçantë dhe gjithmonë ka qenë preokupim kryesor i atyre të cilët e kanë pasur për obligim të vizitojnë shtëpinë e Allahut-Qa'ben dhe të falen në të, të shohin xhaminë e Pejgamberit (a.s.), të vizitojnë Bedrin, Uhudin, Arafatin, Muzdelifen, Minën, etj., duke i përkujtuar momentet më të vështira të Pejgamberit (a.s.) gjatë kryerjes së misionit të Allahut (xh.sh.).

Të flasësh për rëndësinë e vizitës së Qabesë- Haxhit nuk është lehtë për arsye se çdo detyrë apo obligim islam jep mësime të shumta dhe njeriu merr prej tyre aq sa është në gjendje të thellohet në domethënien e tyre. Ne do të mundohemi të përkufizohemi vetëm në disa nga porositë dhe qëllimet e Haxhit.

Haxhi pikërisht vërteton përulësinë e besimtarëve dhe nënshtrimiin e tyre ndaj urdhrave të Allahut si dhe vërteton vendosmërinë e tyre për të qenë robë dhe të adhurojnë vetëm Allahun, dhe se kurrsesi robër të interesave dhe të mirave materiale. Pra, qëllimi kryesor i Haxhit është adhurimi i sinqertë i Allahut xh.sh.

Në të njëjtën kohë haxhi paraqet kongresin më të madh vjetor gjithmusliman, i cili mundëson njohjen reciproke të besimtarëve, mundëson shfrytëzimin e përvojave dhe analizimin e nevojave të përbashkëta. Pra, ai është takim ku besimtarët duhet të



ndërrojnë mendime, përvoja dhe dituri të ndryshme me qëllim të dhënies së kontributit më të madh në të gjitha sferat e humanizmit të përgjithshëm njerëzor.

Haxhi, po ashtu paraqet tubimin më të madh dhe më të rregullt botëror mbi mirëqenien njerëzore. Gjatë kryerjes së këtij obligimi fetar, në çdo lëvizje, në çdo hap dhe ritual duhet të dominojë paqa dhe mëshira. Këtë e kuptojmë nga fjalët e Allahut xh.sh., kur thotë:

"Haxhi është në muaj të caktuar. Ai që është i detyruar ta kryejë Haxhin në atë muaj nuk duhet të ketë kontakt me gra, as të flet fjalë të këqija..." (El-Bekare, 197)

Pra, ai është tubim ku mbizotëron paqja me Krijuesin, paqja me pjesmarrësit në rituale, paqja me shtazët, paqja me shpezët dhe insektet. Në këtë vend dhe gjatë kësaj kohe nuk guxon të shqetësohet askush, bile nuk guxon askush të shikohet shtrembër, e as t'i bëhet dikujt ndonjë sulm fizik apo dëm tjetër.

Kryerja e Haxhit paraqet demonstrim të universalitetit islam, demonstrim të vëllazërisë dhe barazisë në mes të myslimanëve. Gjatë gjithë kohës së Haxhit gjenden të tubuar i bardhi, i ziu, i kuqi, i verdhi të veshur me veshje të njëjtë të çliruar nga epitetet kryetar, sundues, pasanik, mbret, rob, i varfër, i padijshëm, etj. Të gjithë janë të barabartë sikur kokrat e grurit në fushat e blerëta. Gjatë asaj kohe mbretëron përulësia, devotshmëria dhe afrimi tek Allahu i Madhëruar.

Feja islame si një shkollë universale ka paraparë të gjitha dimensionet e kërkesave njerëzore si fizike ashtu edhe shpirtërore. Tani duhet të shohim se si Haxhi dhe ritualet e tij mund të ndikojnë në dimensione të ndryshme të njeriut si në sjellje, emocione dhe mendim? Zbatimi i ritualeve të Haxhit është një përgjigje e duhur të cilën njeriu e kërkon gjatë gjithë jetës së tij. Kjo kërkesë është të fituarit e kuptimit. Njerëzit e kohës sonë janë duke vuajtur nga mungesa e dhënies së një kuptimi të mendimeve dhe sjelljeve të tyre.

Haxhi posedon fuqinë dhe kapacitetin që t'i japë kuptim të gjitha veprave dhe mendimeve të njeriut. Nuk ekziston asnjë lëvizje apo veprim në Haxh, i cili mund të kryhet pa një qëllim të pastër dhe larg dëshirave të kësaj bote. Në ritualet e Haxhit, qëllimi luan rolin kryesor. Serioziteti në qëllim është ndër kushtet kryesore të pranimit të adhurimit dhe ibadeteve. Qëllimi i jep kahje të gjitha veprave. Haxhiu përpiqet që çdo veprim që e kryen ta bëj me dashuri dhe interesim për Zotin, përndryshe ai nuk e ka zbatuar detyrën e tij. Kjo çështje gjithashtu dëshmon edhe udhëzimin e brendshëm të bindjeve fetare në islam.

Besimtari në Haxh e mëson se duhet të jetoj me fenë e tij dhe duhet të veprojë në bazë të saj madje edhe në veprimet më të vogla. Në këtë mënyrë krijohen kushtet për udhëzimin e veprimeve në rrugën e drejtë. Ritualet e Haxhit gjithashtu ndihmojnë që njeriu të arrijë të përfitojë një sistem të lartë vlerash. Sistem i cili udhëzon çdo veprim dhe lëvizje në jetën e njeriut dhe atë e bën të kuptimtë.

Vetëm këtu në këtë vend të bekuar mund të shihet se besimtarët nga të gjitha vendet e botës, në mënyrë vëllazërore shtrëngojnë duart njëri me tjetrin dhe me lot në sy nga gëzimi i madh përqafohen të vetëdijshëm se janë në vendin e bekuar, aty ku egoizmi dhe interesi material i kësaj bote nuk kanë vend dhe ndikim, aty ku flet ndërgjegja e pastër, zemra e pastër dhe morali i lartë.

Këtu në këtë vend të bekuar, në të menduarit e çdo vizitori të Qabes i përkujtohen fjalët e Muhamedit (a.s.), i cili në Haxhin e fundit të tij, para 14 shekujsh, për herë të fundit i apeloi njerëzimit me fjalimin e tij të famshëm, ku mes të tjerash tha: "O besimdrejtë!...ju të gjithë jeni plotësisht të barabartë në të drejta dhe obligime! Kurrfarë përparësie nuk ka në mes të arabit dhe joarabit, as në mes të bardhit dhe të ziut. Të gjithë ju jeni bijtë e Ademit, dhe Ademi është prej toke! Ruajeni dhe çmojeni personalitetin e njeriut dhe dinjitetin e tij! Njeriu është vepër madhështore e Allahut dhe mjerë për atë që e rrënon nderin e veprës së Allahut xh.sh.... Mbaroi periudha e padituri së dhe traditave të zymta të cilat aq shumë të këqija i sollën gjinisë njerëzore... Gjakmarja është e ndaluar ..."

Pra, siç shihet, haxhi në realitet është revolucion dhe aktivitet i pandërprerë shpirtëror, i cili përmban ide të ndryshme të cilat janë mjaft nxitëse në aktivitetin progresiv dhe human të çdo besimtari, sepse ai, sikur u përmend më lart, paraqet konsultim gjithë islam dhe simbolizon unitetin e plotë shpirtëror të të gjithë pjesëtarëve të besimit islam.

## Institucioni i Kurbanit - dinjitet dhe sakrificë

Festa e Kurban Bajramit është festë me rëndësi të veçantë për arsye se në ditët e kësaj feste çdo besimtar i pasur sakrifikon një pjesë të pasurisë për hir të Allahut, sakrificë kjo që manifestohet nëpërmes prerjes së kurbaneve dhe në këtë mënyrë e gjithë kjo është ndër principet dhe vlerat më të larta etike të Islamit, për arsye se sipas Islamit nuk ka vepër të mirë, të madhe dhe të dobishme pa sakrificë të madhe. Ajo mund të manifestohet nëpërmjet formave të ndryshme, sikurse, në formë të sakrifikimit të pasurisë, në formë të largimit nga diçka si dhe nëpërmjet të vepruarit dhe të aktivizuarit fiziko-mendor.

Islami, pra, duke pasur për qëllim formimin e individëve dhe bashkësisë së shëndoshë këtë princip të përgjithshëm etik e bëri bazë në jetën e çdo besimtari. Kështu që, përveç sakrificave mendore, fizike, etj., e bëri obligim sakrifikimin e një pjese të pasurisë për hir të Allahut, për arsye se, sipas mësimit Islam, ajo që është më e vlefshme dhe më humane nuk mund të arrihet pa u sakrifikuar ajo që është më e vlefshme dhe më e dashur. Ndër këto sakrifica është edhe institucioni i Kurbanit, i cili përbëhet nga prerja e kafshës së caktuar në emër të Allahut në kohë të caktuar.

Qëllimi dhe rëndësia kryesore e çdo dispozite islame është devotshmëria,

gjegjësisht, pasurimi me vlera të larta, humanizimi dhe përsosshmëria e njeriut, kujdesi për njeriun qe ai të mos e humbë pozitën e dhuruar nga Allahu. Pra, edhe institucioni i Kurbanit ka rëndësi dhe vlerë të madhe në formimin e personalitetit të njeriut dhe bashkësisë Islame.

Kurbani theret për hir të Allahut. Me këtë akt besimtari mundohet të arrijë shkallën më të lartë të përsoshmërisë, e cila në mësimin Islam quhet "Et-takva" që do të thotë: "devotshmëri", "respekt i jashtëzakonshëm ndaj Allahut" "nënshtrim i plotë i urdhrave të Allahut"; që do të thotë se njeriu përmes Kurbanit vërteton qëllimin kryesor të jetës së tij, e ai qëllim është njohja e Krijuesit – Allahut dhe të jetuarit sipas urdhrave të Tij, ndërsa në anën tjetër vërteton se të gjitha të mirat materiale dhe begatitë e tjera nuk janë qëllim të jetës por vetëm mjete për të jetuar dhe njohur Allahun.

Në të njëjtën kohë, me anë të kurbanit besimtari e falënderon Allahun për të gjitha të mirat që ia ka dhënë Ai në shfrytëzim. Nga kjo del si përfundim se njeriu nuk punon për të ngrënë, por ha për të jetuar.

Këtë më së miri e shohim nga rrëfimi Kuranor mbi Ibrahimin (a.s.), i cili u urdhërua nga Krijuesi i vet, që për hir të Tij të sakrifikojë atë që është më e shtrenjtë, të birin – Ismailin, sakrificë të cilën, më në fund Allahu e zëvendësoi me një dash. Ja se si e përshkruan Kurani Famëlartë këtë ngjarje: "O Zot, më dhuro pasardhës prej të mirëve! Dhe ne e gëzuam me një djalosh të mirë. Kur ai u rrit aq sa filloi të ecë me të në punë, Ibrahimi tha: O biri im, kam parë një ëndër se duhet të të ther! Pa shiko ç'mendon ti." Ai iu përgjigj: O babai im! Ti vepro ashtu si të urdhërohet. Do të jem në dashtë Allahu prej durimtarëve." Dhe kur ata të dy u dorëzuan edhe e shtriu atë me fytyrë në tokë, Ne thirëm: O Ibrahim! Ti e realizove ëndrën. Ne kështu i shpërblejmë ata që bëjnë vepra të mira. Ajo ishte njëmend sprovë vërtetë e qartë, dhe e shpërblyem me një Kurban të madh." (Saffat, 102-107)

Kjo sprovë e Ibrahimit (a.s.) ka qenë e pashembullt në historinë e gjinisë njerëzore. Gatishmëria e Ibrahimit të sakrifikojë gjënë më të shtrenjtë – djalin si dhe gatishmëria e Ismailit të sakrifikohet, është porosi e cila vërteton se jeta e çdo individi deri në fund duhet të jetë në përputhje me dëshirën dhe vullnetin e Allahut. Këtu qëndron mbështetja historike, kuptimi dhe domethënia e Kurbanit në Islam, me anë të cilit njeriu përsoset pandërprerë duke u çliruar nga egoizmi si dhe ndjenjat e tjera shtazarake

Kurbani, në të njëjtën kohë, është ngritje në shkallën më të lartë të përsosmërisë shpirtërore, në shkallën më të lartë të vullnetit të vendosur i cili çliron nga çdo gjë që pengon vendosshmërinë e cila përgatit njeriun të sakrifikojë për atë që është e mirë dhe humane: mundin, kohën, pasurinë, e më në fund edhe vetveten, sikur që vepruan Ibrahimi dhe Ismaili (a.s.).

Porosia më kryesore e praktikës së Kurbanit është afirmimi dhe forcimi i elementit njerëzor në qenien e besimtarit, që do të thotë se Kurbani paraqet betejë mjaft të rëndësishme në afirmimin e njeriut. Kur Ibrahimit (a.s.) në vend të djalit iu dhurua dashi për sakrificë në këtë moment filloi dhe vazhdoi procesi për çlirimin e njeriut, për dallimin e tij nga kafsha, gjegjësisht rivendosjen e tij në pozitën e caktuar nga ana e Allahut, e kjo do të thotë mbrojtja e dinjitetit të njeriut. Caktimi i dashit në vend të njeriut – Ismailit qartësoi se lufta më kryesore dhe më e rëndësishme është lufta për konfirmimin e humanizmit njerëzor, gjegjësisht lufta për afirmimin e vlerave më të larta njerëzore, sepse njeriu është vepra më madhështore e Allahut.

Jemi dëshmitarë të kohës në të cilën jetojmë, ku njeriu ka arritur rezultate të mëdha dhe ka bërë hapa gjigantë në fushën shkencore, në mënyrë fantastike ka zbuluar dhe ka "pushtuar" natyrën, është ngritur në qiejt më të



lartë, mirëpo në fushën tjetër e cila është shumë primare ka ngecur shumë prapa: ajo është kujdesi për njeriun dhe vlerat e larta humane. Është fakt se njeriu në fushën shkencore po përparon, mirëpo nga ana tjetër ka harruar vetveten, kështu që shkencat humane ende nuk janë në gjendje të definojnë njeriun dhe të japin zgjidhje për problemet e tij.

Kjo ndodh për shkak se një pjesë e njerëzve kah gjysma e shekullit XIX e deri në kohën e fundit duke u mbështetur në të menduarit jo të shëndoshë mendoi se u bë i plotëfuqishëm dhe duke u larguar nga Zoti u mundua të imponojë mendimin se njeriu për ta siguruar ardhmërinë e tij duhet t'i largohet fesë, për arsye se feja, gjegjësisht besimi në Zot është "rezultat i paditurisë", "shprehje e varfërisë së vërtetë ose protestë kundër varfërisë së vërtetë ", "opium i popullit", "psherëtimë e krijesës së nënshtruar", "shpirt i botës pa zemër", "vetëdije ose vetëndjenjë e njeriut i cili vetveten ose nuk e ka gjetur ose e ka rihumbur","vetëdije e shkatëruar mbi botën", "iluzion", "produkt i kushteve shoqërore", etj. Për këtë arsye, njeriu, sipas tyre, duhet të jetojë pa Zot dhe jashtë ligjeve të Tij.

Ndërsa, pjesa tjetër e botës afirmoi idenë se Zoti duhet të besohet, por nuk ka nevojë të jetohet sipas urdhrave të Tij, sepse njeriu përmes zbulimeve që bën është në gjendje ta zgjedhë vetë jetën e vet, i lirë në atë që bën dhe është në gjendje vetë ta zgjedhë jetën e vet, i lirë nga çdo përgjegjësi tjetër. Njeriu për të siguruar jetën e vet materiale u dha në aksion, aksion i cili e dërgoi në vetëharresë. Pasurimi material botën dhe njeriun e bëri çdo ditë edhe më tepër jo të sigurtë, kështu që sot njeriu modern është i barabartë me rekrutin, të cilin nuk e lënë të qetë, i cili është i detyruar që patjetër të bëjë diçka. Në këtë mënyrë kujdesi i njeriut të sotëm është i drejtuar gjithmonë në atë që është e jashtme, sekondare, ndërsa për atë që është primare, njerëzore shumë pak ose aspak nuk mendon, për arsye se ai është bërë rob i interesave vetjake. Kjo ndodhë edhe për shkak se njeriu në vend të fesë – Zotit, si udhëheqës mori shkencën, e cila pa fe është e verbër, dhe e çalë.

E gjithë kjo e solli botën në një pasiguri totale. Në atë pjesë ku botës iu imponua mosbesimi, në vend të Zotit të vërtetë u zgjodh zoti –njeri, ndërsa në pjesën tjetër u zgjodh për Zot epshi, interesi material i cili duhet të diktojë marrëdhënijet ndërmjet popujve në botë.

Prandaj nuk duhet të habitemi kur sot dëgjojmë dhe lexojmë, se në vendet më të zhvilluara ekonomikisht, me të madhe po përhapet alkoolizmi, narkomania, prostitucioni, sadizmi, mazokizmi, homoseksualizmi, lezbizmi, sëmundje që shoqërinë njerëzore po e çojnë në shkatërrim.

Në anën tjetër është zbehur kujdesi për njeriun ku me të madhe shkelet e nënçmohet nderi i tij. Miliona fëmijë, pleqë, burra, gra vdesin nga uria. Po ashtu hasim në popuj të cilët nuk kanë të drejtë të jetojnë, nuk kanë të drejtë t'i gëzojnë të drejtat e tyre fetare, kombëtare, ekonomike, sociale, etj. Ndërsa bota tjetër "përparimtare" dhe e "zhvilluar" sot i jep vetes të drejtë që nën thundrat e tyre të mbajnë gjysmën e botës duke prekur në të drejtat dhe nderin e tyre. Çdo ditë më shumë po dëgjojmë, krime të tmershme, vrasje me të cilat bota më është mësuar dhe i janë bërë shprehi. Sot në botën "përparimtare" vdekja është bërë shprehi – pjesë harxhuese. Vrasja është bërë aksion. E gjithë kjo na tregon se kujdesi për njeriun plotësisht ka rënë. E gjithë kjo është rezultat i largimit të njeriut nga Zoti si dhe nga të jetuarit sipas urdhërave të Tij.

Njeriu njëherë e përgjithmonë duhet ta kuptojë se është krijesa më madhështore e Allahut dhe se thellë brenda tij është rrënjosur nevoja për të besuar, dhe për këtë kjo nevojë duhet të zhvillohet me qëllim të lumturisë së njerëzimit në këtë dhe botën tjetër. Feja është ajo që i kënaq nevojat individuale dhe kolektive, për arsye se, siç thotë sociologu francez: Emile Dyrkem, "shkenca është fragmentare dhe jo komplete; ajo përparon, mirëpo ngadalë dhe asnjëherë nuk kryhet; mirëpo jeta nuk pret. Shkenca është shpjegim shkencor i sendeve, ndërsa feja është ajo që çdo gjëje i jep vlerë dhe qëllim".

Andaj, sa më tepër që i kthehemi Zotit-fesë aq më tepër do ta çmojmë vetveten dhe njeriun dhe aq më tepër do ta ndjejmë nevojën për kujdesin ndaj njeriut, për arsye se çdo princip apo urdhër fetar është zbritur vetëm për shkak të njeriut, që ai në to të gjejë vetveten dhe të jetojë i lumtur në këtë dhe botën tjetër.

Pra, edhe institucioni i Kurbanit si praktikë fetare ka rëndësi të madhe për jetën e njeriut. Përveç që është praktikë adhurimore, ai ka rëndësi të madhe edhe për nga aspekti social, ku përsëri vjen në shprehje kujdesi për njeriun, që do të thotë se mishi i Kurbanit duhet të jepet tek ata të cilët janë të varfër. Muhamedi (a.s.) porosiste që mishi i Kurbanit të ndahet në tri pjesë: një pjesë t'u jepet të varfërve, një pjesë të afërmve, fqinjëve dhe miqve, ndërsa pjesa e tretë të mbahet për vete. Vetë ai mishin e Kurbanit ia ndante të varfërve dhe u thoshte:"Kujt i duhet le të presë aq sa dëshiron!"

Besimtar të nderuar…shfrytëzoni këto qaste të festës suaj dhe pastroni zemrat e pasuritë tuaja me pendim të sinqertë, vizitoni të afërmit tuaj dhe ata që kanë nevojë për ju, që edhe ata të festojnë si ju!

"O Zoti ynë, ne dëgjuam një të dërguar i cili na thërriste në besim, Besoni Zotit tuaj, dhe ne besuam. O Zoti ynë na fal gjynahet tona, largoi veprat tona të këqija dhe bëna të vdesim me ata të mirët. O Zoti ynë na jep atë që na e ke premtuar me anë të pejgamberëve Tu dhe mos na pikëllo në ditën e Kiametit! Ti me siguri e përmbush premtimin tënd." Ali Imran, 193,194.

Po të lutemi ty o Zot edhe në këtë ditë feste t'i falësh dhe t'i mëshirosh të parët tanë, dijetarë e dëshmorë, që dhanë jetën e tyre dhe u flijuan, që ne sot të festojmë në Republikën e Kosovës sonë të shtrenjtë, Ti je falës dhe Ti na bën ne ngadhënjimtarë, në këtë dhe në botën tjetër.

** Ligjerata e mbajtur për Kurban-Bajram në xhaminë e madhe në Prishtinë, më 21.08.2018*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Hashr" – (4)

## Cilësitë e muhaxhirëve, ensarëve dhe të gjeneratave pasuese

لِلْفُقَرَاءِ الْمُهَاجِرِينَ الَّذِينَ أُخْرِجُوا مِن دِيَارِهِمْ وَأَمْوَالِهِمْ يَبْتَغُونَ فَضْلًا مِّنَ اللَّـهِ وَرِضْوَانًا
وَيَنصُرُونَ اللَّـهَ وَرَسُولَهُ أُولَـٰئِكَ هُمُ الصَّادِقُونَ ﴿٨﴾ وَالَّذِينَ تَبَوَّءُوا الدَّارَ وَالْإِيمَانَ مِن
قَبْلِهِمْ يُحِبُّونَ مَنْ هَاجَرَ إِلَيْهِمْ وَلَا يَجِدُونَ فِي صُدُورِهِمْ حَاجَةً مِّمَّا أُوتُوا وَيُؤْثِرُونَ عَلَىٰ
أَنفُسِهِمْ وَلَوْ كَانَ بِهِمْ خَصَاصَةٌ ۚ وَمَن يُوقَ شُحَّ نَفْسِهِ فَأُولَـٰئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُونَ ﴿٩﴾ وَالَّذِينَ
جَاءُوا مِن بَعْدِهِمْ يَقُولُونَ رَبَّنَا اغْفِرْ لَنَا وَلِإِخْوَانِنَا الَّذِينَ سَبَقُونَا بِالْإِيمَانِ وَلَا تَجْعَلْ فِي
قُلُوبِنَا غِلًّا لِّلَّذِينَ آمَنُوا رَبَّنَا إِنَّكَ رَءُوفٌ رَّحِيمٌ ﴿١٠﴾

***"(Një pjesë e presë së luftës) U takon edhe muhaxhirëve të varfër, të cilët u dëbuan nga vendlindja dhe pasuritë e tyre, duke kërkuar mirësinë dhe kënaqësinë e Allahut dhe duke ndihmuar Allahun dhe të Dërguarin e Tij, të tillët janë ata të sinqertët, dhe (u takon pasuria) atyre që e përgatitën (Medinën) si shtëpi (vendstrehim) të besimit qysh më parë (para se të vinin muhaxhirët), i duan ata që shpërnguleshin te ata duke mos ndier në gjokset (zemrat) e tyre kurrfarë ngushtimi (rëndese, zilie) për atë që u është dhënë atyre (muhaxhirëve), madje, më tepër preferojnë t'u bëjnë mirë atyre sesa vetes, edhe pse vetë janë nevojtarë. Kush është i ruajtur prej lakmisë së vet, të tillët janë të shpëtuar. Kurse ata që erdhën pas tyre (gjeneratat pas ensarëve dhe muhaxhirëve) thonë: Zoti ynë! Falna neve dhe vëllezërit tanë, të cilët kanë besuar para nesh dhe mos lejo që në zemrat tona të ketë urrejtje ndaj atyre që besuan. Zoti ynë! Ti je vërtet i Butë dhe Mëshirëplotë!" – (El-Hashr, 8-10).***



### Shkaku i zbritjes së ajetit të 9-të

Në lidhje me pjesën e ajetit të 9-të: "dhe (u takon pasuria) atyre që e përgatitën (Medinën) si shtëpi (vendstrehim) të besimit qysh më parë (para se të vinin muhaxhirët)...", transmetojnë Ibn Mundhiri dhe Xhafer bin Burkan nga Zejd bnul-Esamm të ketë thënë: Ensarët thanë: O i Dërguar i Allahut! Ndaje tokën tonë përgjysmë mes nesh dhe muhaxhirëve. Ai u tha: Jo! Por ata t'ju ndihmojnë në punën e tokës (në të mbjella) e pas kësaj, ndani me ta frutat, kurse toka mbetet juaja. Ata thanë: Pajtohemi dhe jemi të kënaqur, dhe pas kësaj zbriti ajeti i lartpërmendur.[1]

- Në lidhje me pjesën e ajetit të 9-të: "madje, më tepër preferojnë t'u bëjnë mirë atyre sesa vetes, edhe pse vetë janë nevojtarë...." transmetojnë Buhariu, Muslimi dhe të tjerët nga Ebu Hurejra të ketë thënë: Njërit prej ensarëve, i Dërguari i Allahut ia preferoi ta merrte si mysafir njërin prej të varfërve që qëndronin në xhami (Ehli-s-Suffeh). Ai e mori dhe shkoi në shtëpinë e tij dhe i tha gruas: A ka diçka prej ushqimit? Ajo ia ktheu: Jo, përveç racionit të fëmijëve. Ai i tha: Dërgoji fëmijët për të fjetur dhe mashtroji me diçka! Kur fëmijët fjetën, e shoqja ia solli bashkëshortit ushqimin e tyre, e ky me atë ushqim e gostiti mysafirin. Këta të dy, burrë e grua, nën dritën e zbehtë të kandilit shtireshin sikur po hanin, për të mos e

Këta lanë shtëpitë, pasurinë po edhe vendlindjen e tyre, dhe me gjithë varfërinë e tyre të skajshme, për asnjë moment nuk u ligështuan e as nuk e humbën forcën e besimit, por gjithnjë synonin vetëm kënaqësinë e Allahut.

turpëruar mysafirin. Të nesërmen, ensariu shkoi së bashku me mysafirin e tij te Resulullahi s.a.v.s., i cili i tha: "Banorët e qiellit kanë mbetur mbrëmë të mahnitur nga veprimi Juaj", dhe në lidhje me ta zbriti kjo pjesë e ajetit të 9-të.[2]

- Në librin e Imam Sujutiut, është pak a shumë i njëjti transmetim, ku ndër të tjera thuhet se një i varfër erdhi tek i Dërguari i Allahut dhe iu ankua se ishte i uritur. Pejgamberi a.s. shikoi në mos po gjente ushqim nëpër dhomat e shtëpisë së tij, por nuk gjeti asgjë. Atëherë iu drejtua të pranishmëve. A ka dikush që i bën konak dhe e gostit këtë njeri, që Allahu ta mëshirojë nikoqirin. Njëri prej ensarëve u ngrit dhe e mori mysafirin e Resulullahits.a.v.s..., dhe të nesërmen, i Dërguari i Allahut i tha: "... Allahu është mahnitur ose ka qeshur nga veprimi i filanit dhe i filanes"[3] dhe kishte zbritur pjesa e ajetit të 9-të: "madje, më tepër preferojnë t'u bëjnë mirë atyre sesa vetes, edhe pse vetë janë nevojtarë...."

Imam Sujutiu përcjell një transmetim ku thuhet se njeriu i cili e gostiti mysafirin e Resulullahit s.a.v.s. – Thabit bin Kajsin ishte Ebu Talha[4], e në një transmetim tjetër, ai ishte Ebul Mutevekkili.[5]

- Transmetohet nga Abdullah ibn Omeri r.a. të ketë thënë: Iu dhurua njërit prej shokëve të Pejgamberit a.s. koka e një deleje e ai tha: Vëllai im, filani dhe fëmijët e tij janë më të nevojshëm për të sesa unë, dhe ia dërgoi atij. Edhe ai veproi ngjashëm me të parin deri sa koka e deles u dërguar deri tek personi i shtatë, dhe i fundit prej tyre sërish ia dërgoi këtij të parit, (po me të njëjtin pretekst, se ai ishte më i nevojshmi për të, sqarim Yni S.B.), dhe pastaj zbriti pjesa e ajetit të 9-të: "madje, më tepër preferojnë t'u bëjnë mirë atyre sesa vetes, edhe pse vetë janë nevojtarë...."[6]

## Koment:

8. (Një pjesë e presë së luftës) U takon edhe muhaxhirëve të varfër, të cilët u dëbuan nga vendlindja dhe pasuritë e tyre, duke kërkuar mirësinë dhe kënaqësinë e Allahut dhe duke ndihmuar Allahun dhe të Dërguarin e Tij, të tillët janë ata të sinqertit

Pasi që Allahu i Lartmadhërishëm, sqaroi dispozitat e ndarjes së plaçkës së luftës që fitohen pa luftë - "fej'un", tash në këtë ajet sqaron gjendjen e të varfërve dhe skamnorëve të cilët janë meritorë për të qenë pjesë e ndarjes së saj. Në radhë të parë flet për muhaxhirët, të cilët më parë ishin dëbuar e përzënë dhunshëm nga shtëpitë e tyre në Mekë, vetëm pse i kishin besuar Allahut dhe e kishin ndihmuar të Dërguarin e Tij në lartësimin e besimit të drejtë.

Këta njerëz për të cilët do të dëshmojë historia, i dhanë krahë Islamit në fillet e para të përhapjes së tij. U bënë digë e fortë në mes kufrit dhe idhujtarisë në njërën anë, dhe besimit të pastër e plot dritë në anën tjetër. Zemrat e tyre u pushtuan nga drita hyjnore, dhe ata sypatrembur filluan të shembnin mitet dhe legjendat e mosbesimit, duke vënë në rrezik edhe jetët e tyre. Shumë prej tyre, kërkuan leje nga i Dërguari i Allahut që të fillonin rezistencën e armatosur qysh në Mekë, por ai nuk ua lejonte një gjë të tillë sepse ende ishin të paktë në numër, dhe mbi të gjitha ende nuk kishte marrë urdhëresën për një gjë të tillë nga Fuqiploti. Shumë prej tyre emigruan në Abisini-Etiopi, e pastaj kur u ligjësua hixhreti në Medinë, ata dalëngadalë filluan ta lëshonin Mekën për t'u shpërngulur në Shtëpinë e re të Islamit. Këta lanë shtëpitë, pasurinë po edhe vendlindjen e tyre, dhe me gjithë varfërinë e tyre të skajshme, për asnjë moment nuk u ligështuan e as nuk e humbën forcën e besimit, por gjithnjë synonin vetëm kënaqësinë e Allahut. Për këtë arsye, edhe pasuria e parë që u mor nga armiku si pre e luftës, iu nda këtyre heronjve të mëdhenj të Islamit, drita e të cilëve vazhdon të në ndriçojë edhe deri në shekujt tanë, e do të vazhdojë e tillë me këtë nur, deri në Ditën e Gjykimit. Këta ishin ata të sinqertët, të cilët i ka lavdëruar edhe Allahu xh.sh. në Kuran.

9. dhe (u takon pasuria) atyre që e përgatitën (Medinën) si shtëpi (vendstrehim) të besimit qysh më parë (para se të vinin muhaxhirët), i duan ata që shpërnguleshin te ata duke mos ndier në gjokset (zemrat) e tyre kurrfarë ngushtimi (rëndese, zilie) për atë që u është dhënë atyre (muhaxhirëve), madje, më tepër preferojnë t'u bëjnë mirë atyre sesa vetes, edhe pse vetë janë nevojtarë. Kush është i ruajtur prej lakmisë së vet, të tillët janë të shpëtuar.

Pas lavdërimit të muhaxhirëve, tash Allahu xh.sh. i lavdëron edhe ensarët, duke vlerësuar lart cilësitë dhe virtytet e tyre. Ai në këtë ajet, sqaron se një pjesë e pasurisë së fituar nga lufta, sipas ndarjeve të përcaktuara në ajetet paraprake, u takon gjithashtu edhe ensarëve, të cilët e

Ensarët ishin njerëzit më bujarë, më mikpritës e më zemërgjerë. Ata kishin përgatitur tashmë Medinën si vatër të ngrohtë e të sigurt të Islamit.

kishin bërë të gatshme Medinën si shtëpi të besimit, duke hapur dyert e saj për muhaxhirët, të cilët pas pak, do të shpërnguleshin në të, së bashku me Muhamedin a.s.

Ngritja e Islamit pa ensarët do të ishte e vështirë, por këta burra sypatrembur, i dhanë gjallëri Thirrjes islame, duke shpërndarë këtë dritë në të katër anët e gadishullit arabik. E përkrahën të Dërguarin a.s. pa kurrfarë rezervash, e ftuan ta bënte hixhretin e bekuar tek ata, dhe së bashku me grupet e para të muhaxhirëve, nën udhëheqjen e Resulullahit s.a.v.s. filluan ngritjen e themelit të një shteti të drejtë islam, ku secili individ, e ndiente sigurinë dhe prehjen shpirtërore. Madje këtë siguri nën hijen e Islamit do ta ndienin fuqishëm edhe pjesëtarët e Kitabit për shekuj me radhë.

Ensarët ishin njerëzit më bujarë, më mikpritës e më zemërgjerë. Ata kishin përgatitur tashmë Medinën si vatër të ngrohtë e të sigurt të Islamit. Evsi dhe Hazrexhi, ishin bashkuar nën fjalën e Njëshmërisë, duke larguar njëherë e përgjithmonë armiqësitë dhe hasmëritë e vjetra. Ata i hapën zemrat dhe shtëpitë e tyre për muhaxhirët nga Meka, duke iu ofruar atyre çdo gjë që kishin e madje edhe duke ndarë përgjysmë çdo gjë që kishin nga pasuria. Për këtë arsye, i Dërguari i Allahut, pasi që filloi ndërtimin e xhamisë, puna e parë që e bëri ishte vëllazërimi në mes ensarëve dhe muhaxhirëve, duke forcuar kështu lidhjet vëllazërore mes tyre për një të ardhme të ndritur të Islamit, që do të agonte shumë shpejt.

"...madje, më tepër preferojnë t'u bëjnë mirë atyre sesa vetes, edhe pse vetë janë nevojtarë"

Nga shkaqet e zbritjes së këtij ajeti pamë skena madhështore të altruizmit e të sakrificës së muslimanëve për njëri-tjetrin. Ensarët e linin veten keq, vetëm e vetëm që muhaxhirët të mos e ndienin mallin e vendlindjes dhe vështirësinë e jetës, sidomos të fukarallëkut mbi supet e tyre. Ata preferonin që vetë të vuanin, por muhaxhirët të ishin të kënaqur. Në zemrat e tyre nuk kishte as urrejtje e as xhelozi, pse i Dërguari a.s. ua kishte ndarë një pjesë të pasurisë së Beni-n-Nadirit, e këtyre jo. Përkundrazi, në zemrat e tyre nuk kishte as lakmi, sepse Allahu xh.sh. i kishte ruajtur zemrat e tyre nga kjo sëmundje vrastare.

"... Kush është i ruajtur prej lakmisë së vet, të tillët janë të shpëtuar."

Islami si fe hyjnore, ndër synimet parësore e ka edukimin e shpirtit njerëzor me moral ta lartë e të pastër. Ai synon ngritjen e tij në gradat e nderit, duke e mbrojtur nga rrëshqitjet në kurthet e shejtanit, e një ndër to sigurisht që është edhe lakmia ndaj pasurisë haram, pangopësia, nepsi apo zilia për pasurinë e tjetrit, për ç'gjë Allahu xh.sh. ka tërhequr vërejtjen edhe në Kuran, siç është ky ajet, të cilin jemi duke e komentuar, po edhe i Dërguari i Allahut, ka dhënë shenjë për të në shumë prej hadítheve të tij.

- Enesi r.a. thotë: Ka thënë i Dërguari i Allahut: "I pastër (larg) nga lakmia e vet-pangopësia (nepsi) është ai që e jep zekatin, që e nderon mysafirin dhe që jep kur dikë e godet ndonjë fatkeqësi."[7]

Pikërisht, për këtë arsye, i Dërguari a.s. shpeshherë lutej: "O Zoti im! Unë kërkoj mbrojtjen Tënde nga lakmia e vetes sime, nga tejkalimet dhe vesveset e saj."[8]

Lakmia është një cilësi e urryer e shejtanit, nga e cila duhet ruajtur kjo s'ka dyshim. I Dërguari i Allahut na e ka tërhequr vërejtjen prej kësaj të keqeje kur thotë: "Ruajuni nga mizoria-padrejtësia, sepse padrejtësia është prej errësirave të Ditës së Gjykimit dhe ruajuni nga lakmia për veten tuaj-nepsi, sepse lakmia e tepërt i ka shkatërruar ata që ishin para jush, i ka shtyrë që të derdhin gjakrat e tyre dhe i ka shtyrë që të lejojnë të ndaluarat."[9]

- Transmeton Esved bin Hilali nga Ibn Mes'udi se një njeri kishte shkuar tek ai dhe i kishte thënë: Kam frikë se jam i shkatërruar?! Përse? - e pyeti Ibn Mes'udi. Ai tha: I kam dëgjuar fjalët e Allahut: "... Kush është i ruajtur prej lakmisë së vet, të tillët janë të shpëtuar". Unë jam njeri tepër dorështrënguar, lakmoj në pasuri dhe thuajse asgjë nuk më del nga dora (për bamirësi). Atëherë Ibn Mes'udi e qetësoi me fjalët: "Kjo nuk është lakmia e tepërt e pasurisë, të cilën e ka përmendur Allahu në Kuran, sepse ajo e ka kuptimin e ngrënies së pasurisë së vëllait tënd, pa të drejtë, duke ia grabitur mizorisht, por tek ti kemi të bëjmë me koprraci të tepruar dhe dorështrëngim. Dije se koprracia vërtet është shumë gjë e keqe, por megjithatë bëje dallimin në mes lakmisë dhe koprracisë."[10]

Tavusi në lidhje me dallimet në mes fjalëve "buhl" dhe "shuhh" thotë: "El-Buhlu"- nënkupton koprracinë kur njeriu është dorështrënguar për të dhënë diçka nga pasuria që e ka nëpër duart e veta, kurse "Esh-Shuhhu", nënkupton të lakmuarit e pasurisë së huaj, për ta shtënë në dorë dhe përvetësuar atë, pa zgjedhur mjetet a metodat,



qoftë në mënyrë të lejuar apo të ndaluar, pangopësinë etj.[11]

- Transmeton Nesaiu nga Ebu Hurejre e ky nga Resulullahi s.a.v.s. të ketë thënë: "Nuk bashkohen kurrë pluhuri në rrugën e Allahut dhe tymi i zjarrit të Xhehenemit në brendinë e një myslimani, ashtu siç nuk bashkohen dot kurrë Imani dhe lakmia për vete-nepsi në zemrën e një myslimani"[12]

- Transmetohet se Abdurrahman bin Avfi, kur bënte tavav rreth Qabesë, e bënte vetëm këtë lutje: "O Zoti im! Më mbroj nga lakmia (pangopësia) e vetes sime! Më mbroj nga lakmia (pangopësia) e vetes sime! Njëri e kishte pyetur se pse po e bënte vetëm këtë dua, ai ia kishte kthyer: "Nëse jam i mbrojtur nga lakmia (pangopësia), atëherë as nuk do t'i afrohem amoralitetit, as hajnisë e as nuk do të bëj ndonjë vepër të ndytë, të poshtër e të keqe".[13]

*10. Kurse ata që erdhën pas tyre thonë: Zoti ynë! Falna neve dhe vëllezërit tanë, të cilët kanë besuar para nesh dhe mos lejo që në zemrat tona të ketë urrejtje ndaj atyre që besuan. Zoti ynë! Ti je vërtet i Butë dhe Mëshirëplotë!"*

Ky ajet, përfshin të gjithë muslimanët, pas gjeneratës së as'habëve, të cilët e pasojnë këtë gjeneratë të artë, duke u lutur për vete dhe për ta, që Allahu t'i falë e t'i mëshirojë, duke ua pranuar vlerën dhe epërsinë që ata e kanë në raport me ne. Kjo gjeneratë ishte gjenerata e parë e Islamit, të cilët i besuan Allahut, e përkrahën të Dërguarin a.s. dhe e përhapën kudo që arritën Fjalën e të Gjithëmëshirshmit. Ishin njerëz që Allahu i ka përmendur në Kuran: "Allahu është i kënaqur me të hershmit e parë (muslimanët) prej muhaxhirëve dhe prej ensarëve" - (Et-Tevbe, 100); pastaj "Muhamedi është i Dërguar i Allahut. Ata që janë me të (as'habët), janë të ashpër ndaj jobesimtarëve e të mëshirshëm ndërmjet vete." - (El-Fet'h, 29). etj.

Ishin këta njerëz që për hir të Allahut bënë hixhret dhe u mirëpritën nga ensarët, dhe bashkërisht vunë themelet e kështjellës së Islamit, e cila do të qëndrojë e tillë, e pathyeshme dhe e fortë, deri në Ditën e Gjykimit, përderisa ne, udhëhiqemi nga parime fisnike, dhe lëmë anash egotë personale, lakminë e kësaj bote, nepsin dhe pangopësinë.

Se sa është e madhe zemërgjerësia e Islamit dhe e muslimanëve, vërehet nga ky ajet, kur ne e kemi obligim që në çdo lutje tonë, po edhe në namazet tona të lutemi për vëllezërit e motrat muslimanë, që Allahu t'i përfshijë në hijen e mëshirës së Tij. Në zemrat tona nuk duhet të ketë vend për smirë as për xhelozi e ruana Zot, as për xhelozi, ndaj besimtarëve, zemrat e të cilëve Allahu i ka ndriçuar me nurin e Imanit.

Ky ajet, është po ashtu një argument i fuqishëm, për solidaritetin dhe bashkimin e gjeneratave të këtij Ymeti, prej të parës deri tek e fundit, nën një fjalë dhe besim të përbashkët.

Sigurisht që edhe ky ajet, ndërlidhet në një mënyrë edhe me ajetet paraprake që flasin për ndarjen e plaçkës së luftës, në bazë të kategorive të caktuara, andaj në lidhje me këtë çështje, do të sjellim fjalët e Malik bin Evs ibn ul Hadethan i cili thotë: Omerit r.a. e lexoi këtë ajet kuranor: "Allahu caktoi obligim që lëmosha (zekati etj.) t'ju takojë vetëm: të varfërve, të ngratëve (që s'kanë fare pasuri) punonjësve që e tubojnë, atyre që duhen përfituar zemrat (të dobëtëve në besim), e duhet dhënë edhe për lirim nga robëria, të mbyturve në borxhe, (luftëtarëve) në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur rrugëve. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë." – (Et-Tevbe, 60), dhe tha: Kjo është për këta. Pastaj e lexoi ajetin 41 të sures "El-Enfal": "Ta dini se çfarëdo që fituat si plaçkë lufte, një e pesta i takon Allahut, të Dërguarit dhe farefisit (të tij), jetimëve, të varfërve dhe udhëtarit (që ka ngelur në rrugë)..." dhe tha: Kjo është për këta, e pastaj e lexoi ajetet 7-10 të sures "El-Hashr": "Çfarëdo që Allahu i dhuroi të Dërguarit të Tij si pre lufte (të marrë) nga banorët e vendbanimeve (jobesimtare), ajo i takon: Allahut, të Dërguarit, të afërmve (të tij), jetimëve, të varfërve dhe udhëtarëve të mbetur rrugës..." deri sa arriti tek i 10-të: "Kurse ata që erdhën pas tyre (gjeneratat pas ensarëve dhe muhaxhirëve)..." dhe tha: "Kjo i përfshin të gjithë muslimanët, dhe

nuk ka asnjë prej tyre e të mos ketë të drejtë (hak) në këtë pasuri. Po të jetoja më gjatë, do të shihnit se si do të më vijë bariu nga Bisre dhe Himjeri, që t'ia japim (ndajmë) edhe atij, pjesën që i takon, pa iu djersitur fare balli për të."[14]

Edhe Imam Fahruddin er-Rraziu pohon se këto ajete, i kanë përfshirë të gjithë besimtarët, sepse ata, ose janë muhaxhirë ose ensarë, ose gjeneratë që kanë ardhur pas tyre.[15]

## Porosia e ajeteve (8-10)

- Pasuria që lanë pas vetes fisi Beni-n-Nadir, llogaritet si "Fej'un", dhe këtë Allahu xh.sh. ia dhuroi të Dërguarit të Vet, që atë ta ndante si të donte. I Dërguari a.s. këtë pasuri ua ndau muhaxhirëve të varfër dhe 3 të varfërve prej ensarëve. Në këtë lloj plaçke të luftës "fej'un" janë llogaritur pasuritë e lëna nga fiset Benu Kurejdha dhe Benu-n-Nadir, pastaj nga Fedeku, nga Hajberi, nga fshatrat e Urejnes dhe Jenbuit.

- Dallimi në mes plaçkës së luftë "fej'un" dhe "ganime", është se ajo plaçkë që fitohet pa luftë dhe ndonjë mundim paraprak, quhet "fej'un", kurse ajo që fitohet me luftë të armatosur, quhet "ganime". Secila prej tyre ka dispozita të veçanta të ndarjes së saj.

- Tek hanefinjtë, plaçka e luftës "ganime" ndahet sipas asaj që e ka përmendur Allahu xh.sh. në suren El-Enfal: "Ta dini se çfarëdo që fituat si plaçkë lufte, një e pesta i takon Allahut, të Dërguarit dhe farefisit (të tij), jetimëve, të varfërve dhe udhëtarit (që ka ngelur në rrugë)...". Kjo do të thotë se 1/5 i ndahet kategorive të përmendura në ajetin e sipërtheksuar, kurse 4/5 të mbetura, u ndahen luftëtarëve pjesëmarrës, kurse tek dispozita e plaçkës së luftës "fej'un", toka-paluajtshmëria, u takon të gjithë muslimanëve dhe nuk i nënshtrohet ndarjes në 5 pjesë, por shfrytëzohet për të mirën e përgjithshme të muslimanëve.

- Arsyeja e ndarjes së kësaj plaçke në radhë të parë për të varfrit, është që kjo pasuri të mos shkojë vetëm në duart e të pasurve, dhe në këtë mënyrë njerëzit të ndahen në klasa apo shtresa, por që edhe të varfrit t'i përshkojë ndihma e shtetit dhe të zhduken shtresimet sociale në një shoqëri, për aq sa ka mundësi.

- Atë çka na këshillon dhe jep i Dërguari i Allahut duhet ta marrim e ta zbatojmë, ashtu siç duhet të heqim dorë edhe nga ajo që ai na ndalon, sepse ai flet me inspirim nga Allahu xh.sh.

- Droja ndaj Allahut duhet të jetë e pranishme në çdo kohë. Nuk guxojmë ta kalojmë jetën të shkujdesur nga të përmendurit e Allahut, përndryshe, ndëshkimi i Tij në botën tjetër ndaj mohuesve është shumë i rreptë.

- Allahu xh.sh. në Kuran, i ka përshkruar muhaxhirët me gjashtë cilësi:

a) Janë të varfër

b) Janë muhaxhirë

c) Janë dëbuar nga shtëpitë dhe pasuritë e tyre

ç) Ata kërkojnë kënaqësinë e Allahut dhe mirësitë e Tij

d) Ata me vetveten dhe pasuritë e tyre ndihmojnë në lartësimin e Fjalës së Allahut dhe e ndihmojnë të Dërguarin a.s.

dh) Këta janë të sinqertët, e përmendur në Kuran

- Allahu xh.sh. po ashtu i ka lavdëruar edhe ensarët me gjashtë cilësi:

a) Ata e përgatitën Medinën si vatër të re të Islamit dhe besimit të pastër, para se në të, të shpërnguleshin muhaxhirët, duke qenë të sinqertë në besimin e tyre.

b) Ata i deshën muhaxhirët me një dashuri të pastër vëllazërore

c) Në zemrat dhe shpirtrat e tyre nuk kishin kurrfarë xhelozie, smire e as ruana Zot ndonjë urrejtje ndaj muhaxhirëve, për shkak se atyre iu nda plaçka e luftës së Beni-n-Nadir, e këtyre jo.

ç) Ata preferojnë më tepër t'u bëjnë mirë muhaxhirëve sesa vetvetes, ndonëse edhe vetë janë të nevojshëm për pasuri.

d) Allahu ia ka mbrojtur e ruajtur zemrat e tyre nga sëmundja e lakmisë dhe e pangopshmërisë.

dh) Këta janë ata të shpëtuarit dhe fitimtarët e mirësive të dynjasë dhe të Ahiretit.

- Medina, si qytet ka një pozitë të lartë nderi e madhështie ndër myslimanë. Është quajtur "Darul Iman"- Shtëpia e Besimit.

- Në këto ajete, Allahu xh.sh. i ka përmendur 3 lloje të njerëzve:

1. Muhaxhirët

2. Ensarët, dhe

3. Ata që erdhën pas tyre, pra muslimanët në përgjithësi, deri në Ditën e Gjykimit.

- Është obligim për gjeneratat pasuese pas muhaxhirëve dhe ensarëve, që t'i duan e t'i respektojnë ashabët e Resulullahit s.a.v.s. dhe të luten për ta. Në asnjë mënyrë nuk lejohet fyerja, sharja apo mallkimi i tyre, pavarësisht ndonjë mospajtimi që ata mund ta kenë pasur në mes vete për çështje të caktuara. Ai që i shan as'habët e Pejgamberit a.s., është "fasik", dhe larg nga edukata e pastër islame.

- vijon -

*1. El-Vahidij, Esbabu-n-nuzuli, f. 419 (redaktuar nga Isam ibn Abdulmuhsin elHumejdan), Demmam, 1992; Imam Sujutiu në Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli,ff. 258-259 dhe në Ed-Durrul menthur, (8/106). 2. Esbabu-n-nuzuli, f. 419; Isam ibn Abdulmuhsin elHumejdan, Es-Sahih min esbabi-n-nuzuli, f. 311, Bejrut 1999. 3. Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli, f. 259. 4. Po aty, f. 259. 5. Tefsiri i Kurtubiut, vëll. 20, f. 363. 6. E transmeton Hakimi në El-Mustedrek (2/484); Esbabu-n-nuzuli, f. 661 (redaktuar nga Argijaniu); Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli, f. 259. 7. Bejhekiu, Shuabil Iman, nr. (10842); Ibn Asakiri, Tarih Dimeshk (52/26); Ibn Hibbani, Eth-Thikkat, (4/202). 8. Dejlemiu, El-Firdevs (1/460). 9. Sahihu Muslim, (nr. 2587); Musned Imam Ahmed (nr. 14461). 10. Ibn EbiShejbe (9/99); Hakimi (2/490). 11. El-Arumij, Hadaiku r-rrevhi ve-r-rrejhan, vëll. XXIX, f. 119. 12. Nesaiu, nr. 3110 (hadithsahih). 13. Vakfat terbevije fi suretil Hashr, f. 16. 14. Tefsirii Ibn Kethirit, (4/339-340). 15. Er-Rraziu, MefatihulGajb, (29/288).*

Nexhat Ibrahimi

# Xhemaludin Afganiu (1839-1897)

## 1. Jeta dhe veprimtaria



Xhemaludin Afganiu* lindi më 1254 h./1838. Disa biografë mendojnë se u lind në Es'ad Abad afër Kabulit në Afganistan. Disa të tjerë thonë se u lind në Esed Abad jo larg Hamedanit në Iran. Karl Brokelmani thotë se ai e quajti veten afganistanez e jo iranian për arsye politike, për arsye se shteti i Iranit e largoi babain e tij nga Irani e ai u vendos në Afganistan, ku jetoi, u martua dhe bëri jetën,[1] por edhe ndoshta për të mbuluar orientimin e tij shi'it kundrejt masës së gjerë sunite ku vepronte.[2] Por, burimet tjera thonë se familja e tij ishte sunite hanefite.[3] Ai edhe ishte i të gjithëve, sepse veproi kudo dhe ngado, kishte miq edhe në botën myslimane edhe në Evropë, ndërsa përvetësimi i tij nga indusët, persianët, turqit, afganistanezët është normal, sepse ai i përkiste të gjithëve nga pak.

Jetëshkrimi i shpalosur nëpërmjet ligjëratave të tij tregon se babai i tij qysh në rini e futi Xhemaludinin në botën e shkencës, ku ia mësoi shkencat e ndryshme. Mësoi arabishten, shkencat juridike, filozofinë, logjikën, shkencat ekzakte, mjekësinë e tjera, por arsimimi i tij ishte më tepër teologjik dhe sufist sesa juridik.[4] Pa i mbushur njëzet vjet ai udhëtoi në Indi, ku në disa universitete mësoi shkencat evropiane dhe metodat e tyre.[5]

Pas Indisë Xhemaludini shkon në Mekë për të kryer haxhin (gjatë vitit 1273 h./1857), por në këtë udhëtim që zgjat një vit, kalon nga qyteti në qytet, për të mësuar karakteristikat e botës myslimane.[6] Pas haxhit sërish kthehet në Afganistan, ku hyri në shërbim të princit Dost Muhamed Han.[7] Pas vdekjes së këtij princi, princi vijues Muhamed A'zami e cakton për ministër në qeverinë e tij. Edhe pas rënies së këtij ministri, ai mbeti në Afganistan, i qetë, por megjithatë, nga frika e hakmarrjes nga qeveria, ai vendosi të largohet në Indi më 1285 h./1869.[8] Mirëpo, në Indi nuk gjeti ndonjë atmosferë të përshtatshme, kështu që shkoi në Egjipt, në El-Ez'her, për katërdhjetë ditë. Edhe nga Egjipti u largua për të shkuar në Turqi, Stamboll në vitin 1287 h./1870.[9]

Në Stamboll u vendos diku pa bujë e zhurmë, por për të dëgjoi Veziri i madh dhe, pas ftesës, e vendosi për anëtar në Këshillin për Arsim. Në ramazan të vitit 1287 h./1870 në Akademinë e Arteve mbajti një ligjëratë ku paraqiti qëndrimin se shkencat industriale duhet pasur përparësi. Ligjërata e tij nxiti reagime të ulemasë vendore kështu që ky u detyrua të largohet për një kohë. Më 1288 h./1871 ai u vendos në Egjipt.[10]

Egjipti e pranoi duarhapur, madje i caktoi një pagë pa detyrime pune. Por Afganiu këtë kohë e pasuroi me aktivitete të shumta shkencore e politike. Ai mbajti ligjërata nga letërsia, logjika, tevhidi, filozofia, tesavufi, fikhu e usuli, astronomia etj. Kjo i bëri famë atij dhe krijoi lidhje të reja. Në këtë

kohë shkroi edhe disa artikuj në revistën që e themeloi bashkë me miq. Ky aktivitet i tij e shqetësoi Anglinë, të cilët drejtonin me Egjiptin. Gjithashtu, edhe ulemaja e Ez'herit u shqetësua nga aktiviteti i Afganiut, andaj edhe nën ndikimin e tyre Egjipti e dëboi Afganiun nga vendi[11], i cili pastaj, më 1296 h./1879 u vendos në qytetin Hajdar Abad në Indi. Në këtë qytet e shkroi në persisht një vepër të vogël por të vlefshme me titull Er-Reddu ale'd-dehrijjin (Përgënjeshtrimi i materialistëve), me të cilët vepër iu përgjigj ideologjive të shumta materialiste evropiane. Më pas udhëton për disa ditë në Angli, për të shkuar në Paris, Francë më 1300 h./1883.[12]

Në Paris qëndroi mbi tre vite, kurse nga shoqata El-Urvet'ul-Vuthka u obligua ta themelojë një revistë po me këtë emër. Fatkeqësia do ta bashkojë Afganiun dhe Abduhunë, sepse Abduhu në këtë kohë ishte dëbuar nga Siria dhe së bashku, më 1301 h./1804 e fillojnë publikimin e revistës El-Urvet'ul-Vuthka (Nyja e pazgjidhshme), Afganiu si përgjegjës për politikën dhe strategjinë e revistës kurse Abduhu si redaktor i saj. Revista pati një jetë mbi shtatë muaj, sepse anglezët ndikuan që revista të ndalej.[13] Abduhu kthehet në Siri, e pastaj në Egjipt, ku tërësisht izolohet nga politika. Afganiu mbetet në Paris, por shpesh e viziton edhe Londrën. Në Paris takohet me orientalistin e njohur Ernest Renanin.[14]

Në këtë kohë atë e ftoi në Iran mbreti, Nasirudini. Atje shkoi me 1304 h./1887. Mbreti ia beson mbikëqyrjen mbi armatën, kurse rreth tij u tubuan shumë princër, shkencëtarë dhe personalitete.[15] Mbreti iranian duke parë rrezikun nga ai, kurse edhe Afganiu duke parë nuhatjen e mbretit, i kërkoi leje të largohet në Rusi, që edhe ia arriti në 1304 h./1887.[16] Në Rusi Afganiu ishte aktiv në gazetari. Botonte shkrime të shumta, sidomos kundër ekonomisë angleze. Kjo i dha hapësirë dhe nam atje, kështu që u takua me shumë njerëz të shkencës dhe politikës. Pati takim edhe me mbretin rus. Por, mbreti vërejti se ai mund ta shqetësojë vendin e tij kështu që me një urdhër e largoi nga Rusia. Afganiu sërish, më 1306 h./1889, u nis për Paris, por rrugës u takua me mbretin iranian, i cili me zemërgjerësi e ftoi në Iran. Afganiu pranoi të shkojë në Iran më 1306 h./1889.[17] Aty nga mbreti u ngarkua t'i bëjë ligjet që do t'i përgjigjeshin kohës bashkëkohore, që ai edhe i bëri, por mbreti sërish dyshoi në qëllimet e tij. Duke e vërejtur ftohjen e raporteve, Afganiu e luti mbretin që të shkojë te sunduesi tjetër Abdulazizi, jo larg Teheranit. Edhe pse i dha leje, më pastaj vendosi ta dëbojë tërësisht prej vendit nga frika e ndikimit të Afganiut te masa e gjerë. Kështu, Afganiu më 1308 h./1891 shkoi në Basra. Aty qëndroi shtatë muaj, prej ku mbante letërkëmbim me bashkëmendimtarët në Iran dhe të cilët i nxiste ta përmbysin mbretin.[18] Këtë aktivitet kundër mbretit iranian e vazhdoi edhe në Londër ku i kaloi tetë muajt e ardhshëm dhe atje shkroi veprën Dia'ul-shefikajn (Drita e dy hemisferave)[19]. Ambasadori turk në Londër ia dorëzoi një letër të sulltan Abdulhamidit II, e dyta me radhë, në të cilën ai e fton Afganiun në Stamboll. Ai iu përgjigj ftesës së dytë dhe më 1310 h./1892 shkoi në Turqi. Aty u prit mirë, por i qe ndaluar e drejta të dalë jashtë Stambollit. Merrte pagë mujore dhe këtu jetoi pesë vitet e fundit, deri në fund të jetës. Takohej me miqtë e tij, disa herë qe dëgjuar nga sulltani dhe kishte biseduar me të, por mbeti i izoluar nga opinioni. Vdiq më 1314 h./1897[20], mbase nga kanceri i fytit. Teoritë konspirative thonë se edhe është helmuar. U varros në varrezat Nishantash. Më 1944 eshtrat e tij u bartën në vendin amë në Afganistan, ku iu ndërtua një mauzolej afër Ali Abadit.

> Abduhu për Afganiun thotë: "Ka pasur aftësi të madhe për polemikë dhe për gjetjen e argumenteve për qëndrimet e veta. Në këtë askush nuk e ka arritur."

## 2. Puna shkencore dhe veprat

Afganiu ishte njeri i arsimuar, njohës i filozofisë mesjetare islame, shkrimtar, orator dhe gazetar. Ndër figurat e larta Afganiu ishte i pari që formoi qëndrim politik karshi forcave kolonialiste evropiane për çlirimin nacional arab. Me të filloi lëvizja reformatoriste që i prodhoi edhe selefistët e më vonë edhe ihvanistët. Ai me penë dhe fjalë u vu në pozitë kundër fatalizmit të verbër, verbalisht dhe me aksion konkret.[21]

Edhe pse shumica e reformave të Afganiut ishte e natyrës politike, megjithatë ai dha kontribut edhe në reformat tjera, si në shkencë, shoqëri etj.[22] Përpjekjet e tij edhe u ndoqën në dy rrugë: reformat arsimore, shkencore, të cilat i ndoqi Muhammed Abduhu me bashkëmendimtarë, dhe reformat politike, të cilat i ndoqi Mustafa Kamil, Sa'd Zoglul etj.[23]

Afganiu pa dyshim ishte i njeri i ditur[24], kurse për të, nxënësi dhe miku i tij, Muhammed Abduhu thotë: "Pena ime nuk është në gjendje ta përshkruajë shkallën e arsimimit të tij dhe të shumë-

> Xhemaludin Afganiu nuk i ka kushtuar vëmendje të madhe shkrimit. Shumicën e ligjëratave të tij i ka ligjëruar gojarisht, si para studentëve ashtu edhe në ligjërata të lira.

sisë së shkencave me të cilat ka zotëruar tërësisht. Mundem shkurtimisht vetëm të them se ai ishte njeri i cili në mënyrë të çuditshme ka dominuar me çështjet subtile dhe ka qenë në gjendje mjaft lehtë dhe saktë t'i përkufizojë dhe prezantojë në mënyrë të thjeshtë dhe të përshtatshme. Gjithashtu, ka pasur shkathtësi të madhe të zgjidh çështjet e diskutueshme, sikurse mbreti i cili me urtësinë e vet zgjidh të gjitha problemet e mbretërisë së vet. Ka mjaftuar ta hedh shikimin për ndonjë çështje dhe ta zgjidh menjëherë...".

Abduhu për Afganiun gjithashtu thotë: "Ka pasur aftësi të madhe për polemikë dhe për gjetjen e argumenteve për qëndrimet e veta. Në këtë askush nuk e ka arritur."[25]

Kurse Ernest Renan, pas takimit me El-Afganiun në Paris më 1301 h./1883, u impresionua dhe nga ngazëllimi tha: "Liria e të menduarit të tij dhe karakteri i tij fisnik dhe i pathyeshëm më bindën se para vetes kam të ringjallur disa nga miqtë e mi të vjetër – Avicenën, Averroesin ose ndonjë tjetër nga jokristianët e mëdhenjë, të cilët pesë shekuj ndërtuan atë që sot e quajmë traditë të frymës njerëzore."[26]

Xhemaludin Afganiu nuk i ka kushtuar vëmendje të madhe shkrimit. Shumicën e ligjëratave të tij i ka ligjëruar gojarisht, si para studentëve ashtu edhe në ligjërata të lira. Por, disa studentë të tij i kanë shkruar ligjëratat e tij. Kemi vetëm disa libra prej tij, sikurse: Er-Rredu ale'd-dehrijjin (Përgënjeshtrimi i materialistëve) dhe Tetimmat'ul-bejan fi tarih'il-Afgan (Përplotësimi i sqarimeve mbi historinë e Afganistanit, Egjipt, 1318 h./1901).

Por, Afganiu ka shkruar dhjetëra artikuj të natyrave të ndryshëm të cilët janë publikuar në revista të shumta. Disa shkrime në revistën El-Urvet'ul-Vuthka janë të panënshkruara dhe ka një dyshim për autorësinë, Abduhuja apo Afganiu.[27]

Ai edhe ka theksuar shpesh ajete Kuranore, i ka shpjeguar ato, ndërsa nxënësit ato i kanë mbledhur dhe kanë nxjerr një tefsir të tij. Ai është kritikë ndaj shpjegimeve të Kuranit: "Kurani është udhëzimi i vetëm dhe vetëm në të mund të mbështetemi. Sa i përket mendimeve të shumta, teorive të ndryshme dhe qëndrimeve të shpjeguesve të Kuranit, që janë grumbulluar me kalimin e kohës, ata nuk duhet shikuar si shpallje, por vetëm si mendim njerëzor, i cili, ndonjëherë ndoshta mund të shërbejë."[28]

## 3. Filozofia

Edhe pse ishte njohës i teologjisë dhe filozofisë islame, ai nuk ka të shkruar ndonjë vepër nga kjo fushë, nëse nuk e llogarisim tërthorazi këtë nëpërmjet citateve apo frymës së përgjithshme. Teoria dhe praktika e Afganiut ishin të pandara. Disa Afganiun e krahasojnë me Sokratin për shkak të ngjashmërive edhe pse në kohë dhe rrethana të ndryshme. Por edhe njërin edhe tjetrin e përshkon ndjenja e fuqishme fetare, morale, përshpirtësia etj.

Në kohën e tij, nën ndikimin evropian, bota intelektuale myslimane përshkohej me materializëm. Afganiu e vërejti këtë gjendje dhe me veprat e tij iu kundërvu me ligjërata por edhe me shkrim. Këtë e bëri edhe me veprën Përgënjeshtrimi i materialistëve. Ai thotë:

"Herë-herë materialistët shpallin se si iu ka mbetur t'i pastrojnë kokat tona nga supersticioni dhe inteligjencën tonë ta ndriçojnë me njohjen e mirëfilltë; herë-herë na prezantohen si miq të të varfërve, mbrojtës të të dobëtëve dhe si mbrojtës të të shkelurve... cilidto grup që i përkasin .... idetë e tyre do t'i helmonin shpirtrat tonë, kurse tentakulat e tyre gjithnjë tentojnë ta asfiksojnë dhe prishin rendin tonë."[29]

Afganiu fenë e sheh në çdo pore të jetës e jo vetëm brenda objekteve fetare. Ai shkruan:

"Feja është vetë thelbi dhe qenësia e popullit dhe burimi i mirëfilltë i fatit të individit."

Ai mendon se qytetërimi i vërtetë është i bazuar në dije, moralitet dhe religjion, e jo në progresin material, vendosjen e bërthamave të fuqishme qytetare me akumulim të madh të kapitalit, në përsosjen e makinave të shkatërrojnë dhe rrënojnë.[30]

Emri i Afganiut lakohet në luftën kundër të fuqishmëve e për të varfërit. Kolonizimin e evropianëve e sheh si depopullim, destrukcion, dhe kundër kësaj parasheh xhihadin, luftën islame që nuk synon robërimin e tjetrit as shkeljen e tij, por mundëson krijimin e kushteve të barabarta për besim e veprim për banorët e vendit. Ai e godit fatalizmin nëpërmjet racionalizmit.[31]

## 4. Aktiviteti politik

Afganiu prioritet e kishte politikën e jo shkencën. Synim e kishte forcimin, riparimin dhe përparimin e shtetit islam, që umeti islam ta zë vendin meritor mes popujve botërorë. Synonte që Islamit t'i kthejë namin që e kishte dikur në skenën botërore.[32] Ai mendon se nëpërmjet reformave politike mund të arrihen rezultatet.[33]

Ai rekomandonte miratimin e metodave evropiane dhe thoshte se për t'u bërë modern s'ka nevojë të pranohet stili i jetës së evropianëve. Myslimanët mund të modernizoheshin në mënyrën e vet. Nëse kushtimisht i kopjojnë britanikët dhe francezët, duke imponuar vlerat perëndimore në vend të traditës së tyre, do të humbin. Thjesht, do të jenë kopje e keqe.[34] Ai sugjeronte që bota myslimane duhet të bashkohet nën flamurin islam dhe ta shfrytëzojë religjionin si kundërreagim ndaj kërcënimit të imperializmit perëndimor.[35]

Në El-Urvet'ul-Vuthka shkruan: "Mbrojtja e atdheut është ligj natyror dhe rregull i jetës, kjo nevojë aspak nuk dallon nga instinkti për ekzistim."[36]

Afganiu kërkon besnikëri ndaj parimeve islame dhe këmbëngulï se nuk ishte e nevojshme që myslimanët të fillojnë ku mbaruan evropianët. Ai i kritikoi ata të cilët besuan në imitimin e modelit evropian pa modifikim apo pa rezervë ndaj tyre dhe i akuzoi se përbënin një kërcënim për sovranitetin e umetit.[37] Për dallim prej tij, Abduhu, si miku dhe nxënësi i tij, mendon se jo politika por arsimi është forma më e përshtatshme për sendërtimin e synimit të myslimanëve që të bëhen mësues të botës.[38]

Afganiu dëshironte t'i bind lindorët se nuk mund të ketë bashkësi njerëzore pa gjuhë vetjake, dhe nuk mund të ketë popull me famë pa histori vetjake dhe një popull nuk mund të ketë histori vetjake nëse nuk bazohet në traditën vetjake, dhe nuk mund të ketë traditë vetjake nëse ai popull i harron ose i refuzon veprat e kolosëve të vet.[39]

Afganiu bëri apel dhe punoi për themelimin e unionit islam ku do të përfshiheshin të gjitha vendet islame. Ndoshta ai kërkoi themelimin e unionit islam të vendeve lindore kundrejt kolonizatorëve perëndimorë, e të cilën ide askush para tij nuk e ofroi.[40] Ai pati sukses në idetë e tij, ngjalli shumë aktiviste në Egjipt dhe vende tjera, u formuan gazeta e revista të shumta nëpër botën myslimane. Këtu shihet edhe shkëndija e parë kundër kolonizatorëve, anglezëve e tjerëve.

## 5. Disa dilema

Organizata masoniste edhe sot e gjithë kohën është një mister. Megjithëse janë shkruar vepra të shumta, megjithëse është folur shumë për ta, është bindje se bota për masonerinë di aq sa dëshirojnë vetë masonët. Pikërisht kjo ka bërë që shumë njerëz të shkencës, artit, politikës të bien në kurthën e tyre, parullave të tyre për lirinë, barazinë, vëllazërinë mes njerëzve në botë. Njëri nga ata që janë mashtruar me masonerinë, sipas disa shkrimeve, duket se është edhe Afganiu, i cili hyri në lozhën masoniste më 1292 h./1875.[41] Ka të dhëna nga po këto burime për aktivitetin e tij masonist në disa vende, Turqi, Rusi, Francë, Angli, Iran, Egjipt etj. Mirëpo, Afganiu i shkruan disa personaliteteve intelektuale dhe politike të kohës se po i shpifet përkatësia apo rreshtimi i tij me masonerinë. Sidoqoftë, në kohën kur jetoi nuk mund të besohet që Afganiu ka pasur informacione të duhura për masonerinë dhe se shpirtërisht ka qenë me ata.[42]

Pa dyshim jeta dhe veprimtaria e Afganiut ka disa kundërthënie. Për shkak të rrethanave të kohës, rivaliteteve, pikëpamjeve konservative të kohës dhe shumicës së veprimtarisë ilegale, njoftimet për të e ndërlikojnë gjendjen. Por, shoqërimi me disa kristianë, banimi sa ishte në Kajro në lagjen hebreje, mjeku ku vizitohej më së shpeshti ishte kristian, lëvizjet e tij të shpeshta në Evropë nuk mund të jenë prova se ai ishte në pozicione të kundërta me myslimanët apo edhe me Islamin janë të tepruara. Sigurisht që në aktivitetin e tij ka bërë gabime, sigurisht që në përzgjedhjen e miqve ka bërë gabime, sigurisht që edhe ka bërë interpretime të gabuara në fushat islame, por të gjitha këto mendoj se janë në kuadër të punës dhe aktiviteteve.[43]

*1. Shkurtimisht për të shih: Nexhat Ibrahimi, Fjalor Enciklopedik Islam, Logos-A, Shkup, 2017 (dorëshkrim). 2. Karl Brokelman, Tarih'ush-shu'ub'il-islamijjeh, IV, fq. 103; Fahd ibn Abdurrahman Er-Rumi, Menhexh'ul-medrese, po aty, fq. 76-77. 3. Tarik Kulenoviq, Islami politik, Logos-A, 2012, fq. 145. 4. Nerkez Smailagić, Leksikon islama, Sarajevë, 1990, fq. 13. 5. Henry Laoust, po aty, fq. 303. 6. Shih: Muhammed Reshid Rida, Tarih'ul-ustadh el-imam esh-shejh Muhammed Abduhu, Matbe'at'ul-menar, 1931, I, fq. 27-28. 7. Abdurrahman Er-Rafi'i, Xhemaluddin El-Afgani, Darul-Kitabi el-arabi. Pa vend e vit botimi, fq. 6, sipas: Zuhdija Adilović, po aty. 8. Shih për aktivitetin e tij në Indi: Henry Laoust, po aty, fq. 303-304. 9. Muhammed El-Mahzumi, Hatiratu Xhemaluddin El-Afgani El-Husejni, Darul-fikri el-hadith, 1385 h., fq. 9, sipas: Zuhdija Adilović, po aty. 10. Zuhdija Adilović, Modernisti i islam – Utjecaj modernista na islamsku misao u svijetu i kod nas, Zenica, 2013, fq. 21. Krhs.: M. M. Sharif, po aty, fq. 456. 11. Muhammed Reshid Rida, I, po aty, fq. 30-40. 12. I përballur me Shejh Ulejshin maliki, alim me autoritet në atë kohë, e në pajtim me qeverinë, Afganiu u tërhoq nga ligjëratat publike në Ez'her duke mbajtur ligjërata private në shtëpi. Sipas: Henry Laoust, po aty, fq. 304. 13. Fahd ibn Abdurrahman Er-Rumi, po aty, fq. 81. 14. Henry Laoust cek se kjo revistë i pengonte edhe Anglisë edhe Francës, ndaj edhe ndalesa erdhi si vendim për pengimin e ideve të tyre. Shih: Henry Laoust, po aty, fq. 307. 15. Edward Said, Orientalizmi, Logos-A, Shkup, 2009, fq. 159 e tutje. 16. El-Urvet'ul-vuthka, fq. 25, sipas: Zuhdija Adilović, po aty. 17. Fahd ibn Abdurrahman Er-Rumi, Menhexh'ul-medrese, po aty, fq. 82. 18. Muhammed Reshid Rida, I, fq. 55. 19. Muhammed El-Mahzumi, po aty, fq. 31. 20. Afganiu këtë radhë në Angli zhvilloi një fushatë të fortë kundër shahut iranian dhe për këtë qëllim e shkroi edhe veprën e sipërme. Shih: M. M. Sharif, po aty, fq. 457. 21. Rreth fundit të jetës dhe vdekjes ka shumë fjalë, por më e besueshme është se sulltani e mbante nën kontroll por edhe e mbronte nga kurdisjet e mundshme. Shih: Henry Laoust, po aty, fq. 308-309. 22. Nerkez Smailagić, Leksikon, po aty, fq. 12-13. Rreth të kuptuarit të Kur'anit nga Abduhu shih: Enes Karić, Kako tumačiti Kur'an, Sarajevë, 2005, fq. 126-136. 23. Muhammed Reshid Rida, I, po aty, fq. 74. 24. Uzama'ul-islah fi'l-asr'il-hadith, fq. 115-116, sipas: Zuhdija Adilović, po aty, fq. 25. 25. Muhammed Reshid Rida, I, po aty, fq. fq. 32. 26. Muhammed Reshid Rida, I, po aty, fq. fq. 34. 27. M. M. Sharif, II, po aty, fq. 456. 28. Fahd ibn Abdurrahman Er-Rumi, Menhexh'ul-medrese, po aty, fq. 85. 29. Abdu-l-Kadir El-Magribi, Xhemaluddin El-Afgani, fq. 62-63, sipas: Zuhdija Adilović, po aty, fq. 27. 30. M. M. Sharif, po aty, fq. 457. 31. M. M. Sharif, po aty, fq. 457. 32 M. M. Sharif, po aty, fq. 457-458. 33. Muhammed Reshid Rida, I, po aty, fq. 34. 34. Mahmud Ebu Rejje, Xhemaluddin El-Afgani, Dar'ul-Me'arif, botimi II, pa vend botimi, fq. 52, sipas: Zuhdija Adilović, po aty. 35. Tarik Kulenoviq, po aty, fq. 146. 36. Tarik Kulenoviq, po aty, fq. 145. 37. M. M. Sharif, po aty, fq. 458. 38. Tarik Kulenoviq, po aty, fq. 148. 39. Fahd ibn Abdurrahman Er-Rumi, po aty, fq. 90-91. 40. Shih: M. M. Sharif, po aty, fq. 459. 41. Muhammed Reshid Rida, I, po aty, fq. 292. 42. Fahd ibn Abdurrahman Er-Rumi, po aty, fq. 98. 43. Protokolet e urtakëve cionistë janë publikuar pas vdekjes së Afganiut, që tregon se Afganiu nuk ka pasur njohuri të plota për ta. Gjithashtu, akuzat për Afganiun janë bërë në bazë të citateve të shkëputura nga librat apo ligjëratat e tij, e të cilat i ka thënë në vrullin revolucionar kundër kolonializmit perëndimor. 44. Derisa disa burime cekin se Afgani nuk ishte besimtar i përpiktë, burime të tjera cekin se ai përkundër modernizmit të tij, ishte njeri tipik i vjetër, musliman religjioz etj. Shih: Tarik Kulenoviq, po aty, fq. 147.*

Mr. Muhidin Ahmeti

# Obligimet e prindërve ndaj fëmijëve*

Bazën e familjes e përbejnë burri dhe gruaja. Lumturia dhe mirëqenia në familje dhe shtëpi varet, në radhë të parë, nga harmonia, fortësia e lidhjes së ndërsjellë midis dy anëtarëve kryesorë të familjes - burrit dhe gruas.

Kurora e dashurisë së bashkëshortëve, e njëkohësisht edhe vazhdimi i llojit të tyre, janë fëmijët, Që të jenë fëmijët e aftë të marrin përsipër obligimet të cilat i presin në jetë e njëherazi që me të vjetrit të kenë kujt t'ia dorëzojnë për ta ruajtur amanetin më të madh - fenë e lartë islame, prindërit kësaj duhet t'i kushtojnë vëmendje me kohë, sepse këtë e kërkon edhe Allahu xh. sh.

Ekzistojnë shumë faktorë që ndikojnë në formimin e fëmijëve sikurse janë: shoqëria, mjedisi, shkolla, mediet, etj., por s'ka dyshim prindërit janë faktori më vendimtar, sepse familja është shkolla e parë, ndërsa prindërit janë mësuesit e parë dhe më të rëndësishëm prej të cilëve fëmija mund të mësojë më së shumti edhe gjëra të mira edhe të këqija,

Për detyrat e tjera me rëndësi në këtë drejtim na mëson vetë Pejgamberi a.s.. Në një transmetim që e bën Ibni Abasi thotë se gjashtë gjëra janë synet (porosi) e Pejgamberit a. s. që të kryhen në ditën e shtatë pas lindjes së fëmijës: 1- Ngjitja e emrit, 2- Therja e kurbanit (akika), 3- Bërja synet (synetimi), 4. Shpimin e veshëve të vajzave, 5- Largimi i papastërtive (larja e rregullt e foshnjës) dhe 6. Qethja e flokëve të foshnjës dhe shpërndarja e sadakasë (lëmoshës) aq sa peshojnë qimet e qethura.

Një pyetje që shpesh shtrohet është: Kur duhet filluar me edukimin e fëmijëve? Përgjigjja do të ishte si vijon: Me edukimin e fëmijës duhet filluar që nga momenti i lindjes ose edhe me herët. Një thënie e mrekullueshme thotë: "Fëmija edukohet njëzet vjet para lindjes se tij!". Porosia është e qartë - prindërit duhet të jenë të edukuar që të mund t' i edukojnë fëmijët e tyre.

Testi i pare i pjekurisë dhe i vetëdijes islame prindërore është dhënia e emrit fëmijës. Emri ka rëndësinë e vet. Tregon një personalitet të caktuar, traditën kulturore dhe shpirtërore. Shënon vlera të caktuara historike. Me qenë se emri përcakton njeriun, ai duhet të jetë i bukur, sepse e shoqëron njeriun nga lindja deri në vdekje, por edhe pas vdekjes. Besimtari, i vetëdijshëm për veten, të drejtat e veta dhe përkatësinë e tij fetare, i duhet patjetër t'i kushtojë kujdes emrit të vet dhe emrit të fëmijëve të tij. Askush nuk dëshiron të tjerëve t'ua imponojë emrat e vet, por kemi të drejtë të paralajmërojmë besimtarin për obligimin fetar të dhënies së emrit, ashtu si këtë e kërkon Pejgamberi i Zotit Muhammedi a.s: "Në Ditën e Gjykimit, ju do të thirreni me emrat tuaj, dhe me emrat e baballarëve tuaj. Andaj, emërtoni fëmijët tuaj me emra të bukur." (HZP,470)

Është çështje e lirisë dhe ndërgjegjes të secilit individë si do të veprojë në sferën e jetës personale. Sipas pikëpamjeve tashmë të përvetësuara të jetës, secili person përpiqet ta orientojë edhe familjen e vet. Dhënia e emrit fëmijës nuk është një gjë e parëndësishme. Me dhënien e emrit përcaktohet identifikimi fetar, por kryesisht edhe ai nacional. Ajo përkatësi fetare e fëmijës së porsalindur paralajmërohet m e dhënien e emrit, një emër i zakonshëm për mjedisin dhe frymën në të cilën dëshirohet të edukohet fëmija.

Emrat të cilët kanë përcaktim jo islam, nuk duhet dhënë fëmijëve myslimanë për shumë arsye. Një veprim i tillë tregon për imanin e dobët dhe pavendosmërinë e prindërve, sepse kjo është nënçmim dhe poshtërim i vetvetes, prindërve dhe paraardhësve të tij. Nuk është gjë e rrallë që një numër i konsiderueshëm i myslimanëve të



sotëm, qoftë nga padituria apo nga kompleksi i inferioritetit, u japin fëmijëve më parë emra italianë, anglezë, gjermanë, amerikanë e shumë të tjerë në vend të emrave të prindërve të vet. Përpjekja për të dalë nga lëkura vetanake tregon për mungesë individualiteti por edhe primitivizëm.

Ai që mbartë emër të bukur islam nuk ka përse të turpërohet. As nuk ka nevojë që ta fshehë emrin e vet para dikujt. Kush e ka për nderë dhe privilegj që është mysliman, ai me siguri është krenar për emrin e tij islam.

Aktit të dhënies së emrit te fëmijës duhet dhënë plotësisht karakter islam. Kjo duhet të jetë një lloj feste dhe ditë e shënuar për prindërit dhe farefisin e fëmijës. Duke ndjekur traditën dhe synetin e Pejgamberit a.s., fëmija ditën e shtatë lahet-pastrohet, vishet mirë dhe parfumohet dhe i dorëzohet imamit ose ndonjë myslimani tjetër të ditur, i cili me Bismil-lah dhe tekbir e merr prej nënës dhe me të kthehet nga Kibla, pastaj me një zë të lehtë ia këndon ezanin në veshin e djathtë dhe ikametin në veshin e majtë. Pas këndimit të Ezanit dhe ikametit imami do të ulët, do të këndojë një pjesë nga Kurani, pastaj do të bëjë duan, të cilën të pranishmit do ta përcjellin me fjalët "amin", e pas mbarimit te duasë - do të shprehet me zë të lartë emri i zgjedhur më parë nga prindërit, do t'i fërkohet fëmijës koka duke i dëshiruar jetë të gjatë dhe të hairit në Islam dhe do t'u urohet prindërve për djalin apo vajzën, për krenarinë e umetit islam. Për të gjitha këto Pejgamberi a.s. thotë: "Kujt i lind fëmijë, këndojani ezanin në veshin e djathtë e ikametin në të majtin". Pejgamberi a. s. madje garanton që ai fëmijë të cilit i këndohet ezani dhe ikameti nuk do të sëmurët nga një sëmundje shumë e rrezikshme:

"Kujt i lind fëmijë dhe ai ia këndon ezanin ne veshin e djathtë dhe ikametin në të majtin, ai fëmijë nuk do të sëmuret nga epilepsia." (HZP, 1747)

Mënyra e këtillë islame e dhënies se emrit i obligon prindërit t'i edukojnë fëmijët në frymën e obligimeve solemne të dhëna para Allahut xh.sh. të shprehura në veshin e fëmijës. Po ashtu ditën e shtatë të lindjes është synet (praktika e Pejgamberit) të theret kurban për të porsalindurin. Për foshnjën mashkull theren dy kurbanë, sipas mundësisë, ndërsa për foshnjën femër një. Nëse nuk mund të theret kurbani ditën e shtatë, atëherë atë duhet bërë ditën e 14, 21, 28 ose kur të krijohen kushtet për to. Është synet, po ashtu që në ditën e shtatë me rastin e prerjes së kurbanit, të rruhet koka e foshnjës dhe të ndahen para (ne argjend) aq sa peshojnë flokët e tij të prera. Një obligim dhe detyre tjetër e prindërve ndaj fëmijëve është edhe synetimi i fëmijës mashkull. Kjo është dispozitë islame që daton qysh nga koha e Ibrahimit a.s.. Shkenca bashkëkohore e mjekësisë ka vërtetuar se synetimi është një akt higjienik i dobishëm dhe i rekomanduar, të cilin e praktikojnë shumë popuj të botës, gjë që i jep një rëndësi dhe një peshë edhe më të madhe këtij akti islam.

Përveç detyrave dhe obligimeve të përmendura, prindërit e kanë obligim t'u kushtojnë rëndësi dhe të bëjnë kujdes për pastërtinë, shëndetin dhe ushqimin e mirë të fëmijëve të tyre. Këqyrja e rregullt mjekësore është gjithashtu një obligim i prindërve ndaj fëmijëve të tyre. Të gjitha llojet e tjera "të mjekimit": të hedhurit fall, shkrimi i hajmalive të ndryshme e të ngjashme, Islami i ndalon. Mënyra mjekësore e mjekimit (shërimit) dhe kontrollimit është rregull islame, e vërtetuar me praktikën e Muhamedit a.s.

Përveç kujdesit dhe edukimit fizik, prindërit e kanë obligim t'i kushtojnë rëndësi edhe zhvillimit mendor dhe psikik të fëmijëve të tyre. Meqë prindërit janë në kontakt më të drejtpërdrejt me fëmijët e tyre dhe fëmijët më së shumti i shikojnë pikërisht ata dhe veprimet e tyre, kjo do të thotë që prindërit duhet të jenë shembull në sjellje dhe nuk duhet t'u japin shembull të keq fëmijëve të tyre. Truri i fëmijëve është i pastër, i pangarkuar dhe i aftë të pranojë çdo gjë që i ofrohet dhe kështu çdo gjë që ata shohin dhe dëgjojnë prej prindërve të tyre, ajo regjistrohet në trurin e tyre. Prandaj, arsimimi i fëmijëve në Islam që nga vitet e para, madje edhe me fjalë edhe me vepra, është metoda më efektive, më ndikuese e edukimit të drejtë të fëmijëve. Me një mënyrë të këtillë edukimi, me siguri se do të arrijmë suksese të mira dhe do të vendosim themele të forta për zhvillimin dhe përparimin e mëtejshëm të fëmijëve. Në këtë mënyrë do të edukojmë pasardhës të denjë në shtëpitë tona dhe në vendet e punës, në xhami dhe në shoqëri. Atëherë do të mund të themi se e kemi përmbushur obligimin tonë islam dhe njerëzor në këtë botë, sepse amanetin e islamit e kemi dorëzuar në duar të sigurta të pasardhësve dhe trashëgimtarëve tonë.

Prindërit e kanë obligim që qysh në vegjëli t'ua bëjnë shprehi fëmijëve zbatimin e riteve (ibadeteve) fetare, para së gjithash faljen e namazit. Fëmijëve duhet t'u mësohet dhënia e selamit. Është shumë me rëndësi të theksojmë që prindërit nuk duhet të bëjnë dallim në mes fëmijëve në pikëpamje të dashurisë ndaj tyre dhe në aspektin e dhënies së peshqesheve. Muhammedi a. s. në këtë kuptim thotë: "Kini frikë Allahun dhe jini të drejtë ndaj fëmijëve tuaj." Ose në hadithin tjetër: "Silluni njësoj me fëmijët tuaj, qoftë fjala edhe për një gjysmë hurme."

Në edukimin e fëmijëve nuk duhet të jemi as shumë të rreptë as t'i përkëdhelim, dajaku fëmijën nuk e edukon, veçse e frikëson dhe përderisa fëmija ka frikë ai bindet dhe dëgjon, e porsa të zhduket frika vazhdon me të veten. Fëmija i përkëdhelur, po ashtu është shembull i edukimit të keq. Nuk guxojmë të lëshojmë fëmijën të bëjë çfarë të dojë, as nuk duhet ndaluar nga çdo gjë që e dëshiron, si kudo edhe ne edukimin e fëmijëve duhet pasur kujdes, maturi dhe urtësi.

*Literatura:*

*1. Kur'ani - Përkthim me komentim në gjuhën shqipe, përktheu H. Sherif Ahmeti, Medinë, 1992.*
*2. Hadithe të zgjedhura të Pejgamberit a.s., (Jakup Memiq)- Tetovë, 2003.*
*3. Ferhat Šeta, Islamski brak, Prizren, 1992.*
*4. Prof. Dr. Bekir Topaloglu,Gruaja në Islam, Stamboll 1997.*
*5. Dr. Shefik Kurdiq, Kultura e sjelljes ndaj fëmijëve, familjes dhe farefisit, Prishtinë, 2004.*
*6. "Takvim", Sarajeve, 1988.*
*7. "Zemzem", revistë e shoqatës së nxënësve të Medresesë "Gazi Husrev-Beg në Sarajevë, nr. 1/1985.*

* *Ky punim botohet pakë ditë pasi autori Mr. Muhidin Ahmeti (2018-1962), u nda nga ne dhe kaloi në botën e amshueshme. Le të shërbej ky botim i këtij shkrimi si respekt, nderim dhe mirënjohje për hoxhën, studiuesin dhe njërin ndër bashkëpunëtorët më të vyeshëm dhe më të parë të revistës "Dituria Islame". Zoti e shpërbleftë me Xhenet!*

Abduldaim Alkaheel

# Mrekullitë mahnitëse që manifestohen në çdo ajet kuranor

Dihet mirëfilli se nga gjërat më të rëndësishme në çdo libër është fillimi dhe përfundimi i tij, pra me cilat fjalë fillon dhe me cilat përfundon një libër. Kurani përbëhet nga 6236 ajete dhe fillon me fjalët:

بسم الله الرحمن الرحيم

(Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirbërësit) dhe përfundon me fjalët:

من الجنة و الناس

(prej xhinëve dhe njerëzve).

Pse Allahu e filloi dhe e përfundoi Librin e tij pikërisht me këto fjalë?!

Besmeleja përbëhet nga 10 shkronja e ato janë:

ل،م،ا،ر،ح،ي،ه،ن،س،ب

(B, S, N, H, J, H, R, E, M, L).

Allahu e filloi librin e Tij pikërisht me këto 10 shkronja. Mrekullia del në dritë kur e bëjmë një pyetje: "Sa ajete kuranore përmbajnë një apo më shumë shkronja nga këto dhjetë shkronjat e besmeles?"

Nëse i studiojmë të gjitha ajetet kuranore, na del se në të gjitha ajetet (pra në 6236 ajete) gjendet një ose më shumë nga shkronjat e besmelesë. Pra në çdo ajet kuranor. Subhanallah! Mund të jetë rastësi?!

Atëherë ta shohim ajetin e fundit në Kuran, i cili është:

من الجنة و الناس

(prej xhinëve dhe njerëzve)

Ky ajet përbëhet nga 8 shkronja:

ن،أ،ل،و،ه،م،س،ج

(N, E, L, V, H, M, S, XH).

Shtrohet pyetja, sa ajete kuranore përmbajnë një ose më shumë



nga këto tetë shkronjat e ajetit të fundit?

Duke e ditur faktin se në Kuran ka ajete që përbëhen nga vetëm dy shkronja, si p.sh: يس (J, S), حم (H, M), طه (T, H) etj., përgjigjja logjike do të ishte se disa ajete përmbajnë diçka nga shkronjat e ajetit të fundit e disa të tjera jo. Mirëpo e vërteta është se të gjitha ajetet kuranore, pra 6236 ajetet, përmbajnë një ose më shumë shkronja të ajetit të fundit.

Çka ndodh nëse ndonjë person dëshiron ta shtrembërojë Kuranin, duke e larguar vetëm ajetin e fundit?

Atëherë Kurani do të përfundojë me fjalët:

الذي يوسوس في صدور الناس

(i cili hedh dyshime në zemrat e njerëzve).

Ky ajet përbëhet nga 11 shkronja. Sa ajete përmbajnë një nga shkronjat e këtij ajeti? Na del se vetëm 6228 ajete kuranore kanë një ose më shumë shkronja të këtij ajeti, pra jo të gjitha ajetet. Në këtë rast dështon ky ligj hyjnor, nëse e shmangim qoftë edhe një ajet të vetëm.

Si është puna me ato transmetime, të cilat thonë se ajeti i parë nuk është:

بسم الله الرحمن الرحيم

(Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirbërësit), por ajeti i parë është:

الحمد لله رب العالمين

(Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve). A dështon ky ligj hyjnor në këtë rast?

Ky ajet përbëhet nga 11 shkronja, e ato janë:

ل،م،أ،ي،ه،ن،ع،ر،ب، ح ، د

(L, M, E, J, N, A, R, B, H, D).

Sa është numri i ajeteve kuranore që kanë një ose më shumë shkronja të këtij ajeti?

Rezultati është se në 6236 ajetet kuranore gjendet një ose më shumë shkronja të këtij ajeti, pra të ajetit:

الحمد لله رب العالمين

(Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve).

Këto mrekulli e bëjnë edhe më të qartë ajetin kuranor në suren "Hud", i cili thotë: "(ky është) Libër, ajetet e të cilit janë radhitur (në mënyrë të përsosur, njëkohësisht) është shkoqitur nga i Dijshmi i të gjitha çështjeve në hollësi.

*Përktheu nga arabishtja: Kushtrim Sylejmani*

W. Madelung

# Maturidiu dhe maturidijtë

Ndryshe prej El-Esh'ariut, Maturidiu iu përmbajt doktrinës së Ebu Hanifes siç është transmetuar dhe shtjelluar nga dijetarët hanefi të Belhit dhe Transoksanisë. Ai zhvilloi mësimet e mëhershme hanefite në lindje në mënyrë sistematike duke kundërshtuar qëndrimet, e mu'tezilëve, e keramitëve (hashevi); e shi'itëve imami dhe Ismaili.

## El-Maturidiu

Ebu Mensur Muhammed ibn Muhammed ibn Mahmud Es-Samerkandi, është një teolog hanefi, jurist dhe komentues Kurani, themelues i një shkolle, doktrina e së cilës më vonë do të konsiderohet njëra nga dy shkollat ortodokse të kelamit sunit. Llagapi i tij i referohet Maturidit (ose Maturitit), një vend në Samerkand.

Bazuar në një referencë të keqkuptuar të Es-Sem'anit (fol. 498b) ndaj dhëndrrit të tij, disa burime të mëvonshme e konsiderojnë atë me prejardhje medinase dhe e quajnë atë "el-ensarij". Mësuesi i tij kryesor, Ebu Nasr Ahmed ibn Abbas El-Ijadi, ishte vrarë në mes viteve 261 h./874 dhe 279 h./892, me gjasë më afër datës së fundit. Maturidiu duhet të ketë lindur para 260 h./873, në veçanti pasi që përshkruhet se mësuesi i tij kishte respekt të madh për të dhe nuk hynte në debate pa qenë ai i pranishëm. Sipas disa autorëve të mëvonshëm, Maturidiu po ashtu studioi me mësuesit e El-Ijadit, Ebu Sulejman El-Xhuzxhani, Nusejr ibn Jahja El-Belhi (vd. 268 h./881) dhe Muhammed ibn Mukatil el-Razi (vd. 226 h./841). Ky i fundit nuk mund të ketë qenë mësues i tij dhe transmetimi me gjasë është i pasigurt edhe në lidhje me dy të tjerët. Nuk dihet diçka tjetër për karrierën e tij. Ai është përshkruar se ka jetuar jetë askete dhe ka poseduar disa keramete (vepra, cilësi e dukuri të mbinatyrshme që iu dhurohen evlijave). Data e vdekjes dhënë nga burimet e mëv-





onshme si 333 h./944, mund të jetë përafërsisht e saktë, ndonëse biografi më i hershëm Ebu Muin En-Nesefi (vd. 508 h/1114) nuk ishte në dijeni. Data tjera të përmendura në dy burime tjera janë 336 h./947 dhe 332 h./943. Varri i Maturidiut në varrezat Xhakardiza në Samerkand ishte ende i njohur në shekullin e 9 h/15. Në mesin e nxënësve të tij ishin Ebu Ahmed El-Ijadi, i biri i mësuesit të tij Ebu Nasr, Hasan El-Rustughfani dhe Abd 'ul-Kerim ibn Musa El-Bezdeviu (Pezdevi), stërgjyshi i Ebu Jusr El-Bezdeviut.

Prej veprave të botuara të Maturidiut, teksti i botuar i Kitab el-Tewhid (ed. F. Kholeif, Beirut 1970) është definitivisht autentik. Mirëpo, me sa duket libri ka ekzistuar në disa versione, pasi disa citate nga ai në Tebsiret 'ul-edil-le nga Ebu Muin Nesefi mungojnë në tekstin e edituar (shih D. Gimaret, Théories de l'Acte humain et théologie musulmane, Paris 1980, 175-8). Komentimi i gjerë i Kur'anit nga Maturidiu Kitab Ta'wilat el-Kur'an (vëll. i, ed. Ibrahim Awadejn dhe Sejjid Awadejn, Kajro, 1391/1971), sipas komentuesit të tij Alauddin Ebu Bekr Muhammed ibn Ahmed Es-Samerkandi (vd. rreth 540 h./1145), është mbledhur nga nxënësit e tij dhe prandaj është më pak i njohur se sa veprat tjera që janë shkruar nga ai. Po ashtu, Maturidiut i atribuohen tre tekste të shkurtra të botuara, një Risala fi Akaid, një Kitab el-Tewhid (të dyja edituar nga Y. Z. Yörükan, Islam akaidine dair eski metinler, Stamboll, 1953) dhe një Sherh (komentim) mbi Fikh 'ul-Ekber të Ebu Hanifes. Këto vepra duket se janë shkruar nga përfaqësues të mëvonshëm të shkollës, bazuar në doktrinën e tij. Ebu Muin En-Nesefiu nuk i paraqet ato në mesin e veprave të tij. Në anën tjetër, ai përmend veprat në vijim, të cilat me sa duket janë humbur: Kitab 'ul-Mekalat; Kitab Bejan wahm 'il-mu'tezila; përgënjeshtrime të tri librave të mutezilitit Ebu Kasim El-Belhi El-Ka'bit (vd. 319H/932), d.m.th. Kitab Awa'il el-edil-la, Kitab Tehdhib 'ul-Xhedel dhe Kitab fi Waidh 'ul-Fusak; një përgënjeshtrim të Usul 'ul-Hamsa të mu'tezilitit Ebu Umer El-Bahilij, një shok i afërt i Ebu Ali El-Xhubait; një refuzim i Kitab 'ul-Imameh nga një autor shi'it imamij; dy përgënjeshtrime ndaj ismailitëve (keramitëve); dhe dy libra mbi metodologjinë e së drejtës islame (Usul 'ul-Fikh), Kitab Ma'ahidh esh-shera'i dhe Kitab 'ul-Xhedel.

**Ai insiston që shprehjet "Zoti është Krijues përgjithmonë" dhe "Zoti ka qenë duke krijuar nga përjetësia (lem jezel halikan)" janë njëlloj të vlefshme, ndonëse bota e krijuar është e përkohshme.**

Ndryshe prej El-Esh'ariut, themeluesit të shkollës tjetër të kelamit sunit, i cili përqafoi doktrinat e tradicionalizmit hanbelit, Maturidiu iu përmbajt doktrinës së Ebu Hanifes siç është transmetuar dhe shtjelluar nga dijetarët hanefi të Belhit dhe Transoksanisë. Ai zhvilloi mësimet e mëhershme hanefite në lindje në mënyrë sistematike duke kundërshtuar qëndrimet, e mu'tezilëve, në veçanti përfaqësuesit të tyre kryesorë në lindje

Ebu Kasim El-BelhiEl-Ka'bit; e keramitëve sunitë tradicionalistë (hashevi); e shi'itëve imami dhe Ismaili, të përfaqësuar në Transoksiani nga Muhammed ibn Ahmed En-Nesefi (vd. 332 h./943). Nga fetë tjera, ai kundërshtoi pikëpamjet e të krishterëve, çifutëve, zoroastrianëve, manikeistëve, bardesanitëve dhe marcionitëve (shih G. Vajda, Le témoignage d'al-Maturidi sur la doctrine des Manichéens, des Daysanites et des Marcionites, në Arabica, xii [1966], 1-38, 113-28). Doktrina e tij në përmbajtje ishte në përgjithësi më racionaliste dhe me përjashtim të definicionit murxhit të besimit (iman), më afër mu'tezilizmit se sa ajo e Esh'ariut. Mirëpo, në koncepte dhe terminologjinë teknike ai ishte më pak i influencuar nga mu'tezilet se sa Esh'ariu, i cili ishte trajnuar si mutezilit para se të ndahej nga ta.

Në pajtim kuptimor me qëndrimin mutezilit, Maturidiu mbante qëndrimin që njeriu e ka të mundshme dhe është i obliguar që të njoh Zotin dhe është obligim i tij që ta falënderojë Atë përmes arsyes pavarësisht shpalljes pejgamberike.

Në lidhje me Cilësitë e Zotit, ai, sikurse mu'tezilet, lejonte dhe praktikonte interpretimin metaforik të shprehjeve antropomorfike në Kur'an, ndonëse ai refuzon disa interpretime specifike mu'tezilite.

Në disa raste tjera, ai mbështetet në formulën tradicionale bila kejf, duke insistuar në pranimin pa shtruar pyetje të tekstit të shpalljes. Kundër mu'tezileve, ai konsideron atributet hyjnore si dija dhe fuqia si të vërteta dhe përhershmërisht në esencën e tij (ka'ima bi'dh-dhat).

Ndonëse ai pranon dallimin terminologjik në mes cilësive të esencës dhe cilësive të veprimit, ai mbante qëndrimin, në dallim me mu'tezilet dhe Esh'ariun, që cilësitë e veprimit janë njëlloj të përhershme dhe gjenden në Qenien Hyjnore. Kështu që ai insiston që shprehjet "Zoti është Krijues përgjithmonë" dhe "Zoti ka qenë duke krijuar nga përjetësia (lem jezel halikan)" janë njëlloj të vlefshme, ndonëse bota e krijuar është e përkohshme.

Në veçanti, doktrina e tij që Tekvin (sjellja në ekzistencë) ishte i përhershëm dhe e ndryshme nga mukawwen (gjërat e sjella në ekzistencë) u bë një pikë e famshme e polemikës me Esh'arijtë.

Maturidiu afirmon vizionin (ru'ja) e Zotit nga të sinqertit në botën e përtejme, por vazhdimisht mohonte mundësinë e arritjes / Idrak, të cilën ai e kuptonte si ngërthim (kapje, përfshirje) të Zotit me sy.

Ai mbante qëndrimin që të folurit (kelam) të jetë një Cilësi e përhershme e Zotit, mirëpo e cila

> **Besimi (iman) sipas Maturidiut, në esencë është definuar sipas tasdik bi'l-kalb, miratim i brendshëm, shprehur përmes deklarimit me fjalë (ikrar bi'l-lisan). Veprat ('amal) nuk janë pjesë e besimit.**

nuk mund të dëgjohet. Sikurse mutezilet, ai konfirmon në lidhje me ajetin e Kur'anit "we kel-lem All-llahu Musa teklima"(4:164) që Zoti krijoi një zë të cilën Ai bëri që Musa ta dëgjojë.

Në lidhje me përcaktimin dhe vullnetin e lirë, qëndrimi i Maturidiut ishte në mes të mu'tezilëve dhe Esh'ariut. Ai afirmon që veprat e njeriut krijohen nga Zoti dhe i nënshtrohen vullnetit dhe urdhrit të Zotit. Gjersa ato janë vepra të Zotit nga një aspekt (xhiha), nga një aspekt tjetër, realisht dhe jo metaforikisht, janë vepra të njeriut dhe zgjedhje e tij e lirë (ihtijar). Maturidiu insiston që Zoti do t'i lë në lajthitje (dalaleh) vetëm ata, të cilët Ai e di, që do të zgjidhnin rrugën e gabuar, dhe do t'i udhëzojë vetëm ata, të cilët Ai e di, që do të zgjidhnin rrugën e drejtë. Zgjedhja fillestare ishte e njeriut, e jo e Zotit siç ishte sipas Esh'ariut.

Maturidiu po ashtu nuk pranonte interpretimin predestinues të besatimit (mithak, sipas Kur'anit, VII, 137), sipas të cilës Zoti i ndau të zgjedhurit prej të dënuarve para krijimit dhe këta të fundit shprehen besimin në Hyjninë e Tij rrejshëm gjatë vështirësisë. Fuqia e njeriut (kudre), dhënë nga Zoti, është valide për veprat (aktet) e kundërta.

Mundësia (istita'a) është dy llojesh, njëra që i paraprin aktit, tjetra e njëkohshme me aktin. Imponimi i Zotit ndaj njeriut për diçka që është përtej mundësive të njeriut (teklif ma la jutak) është në parim e pamundshme.

Besimi (iman) sipas Maturidiut, në esencë është definuar sipas tasdik bi'l-kalb, miratim i brendshëm, shprehur përmes deklarimit me fjalë (ikrar bi'l-lisan). Veprat ('amal) nuk janë pjesë e besimit. Besimi nuk mund të pakësohet ose shtohet në substancë, ndonëse mund të thuhet që rritet përmes ripërtëritjes dhe përsëritjes.

Maturidiu qorton Istithna, shtimin e formulës "nëse do Zoti" tek afirmimi "unë jam besimtar." Mëkatari besimtar mund të ndëshkohet nga Zoti por ai eventualisht do të mund të hyjë në parajsë. Doktrina tradicionaliste e mbështetur nga Esh'ariu që besimi është i pakrijuar është refuzuar nga Maturidiu.



## Maturidijtë

Maturidijtë janë një shkollë teologjike e emëruar sipas themeluesit të saj Ebu Mensur El-Maturidi [shih sipër] e cila në periudhën e memlukëve u bë e njohur si shkolla e dytë ortodokse sunite e kelamit krahas esh'arijve. Emri 'maturidijtë' nuk duket të ketë qenë në qarkullim para Et-Taftazaniut (vd. 792 h./1390), i cili e përdorë dukshëm për të vërtetuar rolin e Maturidiut si bashkëthemelues i kelamit sunit së bashku me bashkëkohësin e tij Esh'ariun. Duke pasur parasysh shfaqjen e vonë të emrit, realiteti i një shkolle teologjike të themeluar nga Maturidiu është vënë në pikëpyetje. Në kohët e hershme, shkolla zakonisht është thirrur si ajo e Samerkandit ose e Transoksanisë. Ajo pretendonte të riprezantojë doktrinën e Ebu Hanifes dhe nganjëherë identifikonte veten si Ehl us-suna we'l-xhema'a dhe Es-Sawad 'ul-A'dham, "shumica absolute e komunitetit". Mirëpo, influenca dominante e mendimit dhe veprave të Maturidiut në përfaqësuesit e mëvonshëm të shkollës është e dukshme dhe këta të fundit nuk devijuan në substancë nga doktrina e tij sikurse esh'arijtë e mëvonshëm nga doktrina e Esh'ariut. Ky i fundit u njoh më lehtë si themelues i një shkolle të re për shkak se ai fillimisht ishte mutezilit dhe për shkak se ai ishte refuzuar nga tradicionalistët hanbelitë, doktrinat e të cilëve ai pretendonte se mbronte, ndërsa Maturidiu konsiderohej në tërësi reprezentues i hanefizmit tradicional të Transoksianisë, teologji të cilën ai e shtjelloi.

Doktrina teologjike e dijetarëve hanefi u përhap në Samerkand në shekujt 4 h./10 dhe 5 h./11 nëpër Transoksiani, Horasanin lindor, Belh dhe në mesin e turqve të konvertuar në territoret Karahanide të Azisë Qendrore. Në shekullin e katërt kishte disa mospajtime në disa çështje teologjike me dijetarët hanefi të Buharasë, të cilët ishin më fortë të influencuar nga tendencat tradicionaliste anti-racionaliste. Këto u harmonizuan më vonë nga dijetarët maturidi me zgjidhje kompromisi. Mësimet maturidite mbeten pothuaj të panjohura në Horasanin perëndimor ku hanefijtë ndiqnin shkolla tjera teologjike, shumë prej tyre atë mu'tezile. Vetëm zgjerimi Selxhuk në botën qendrore islame që nga shekulli i 5 h./11-të solli një ndryshim radikal. Autorët esh'ari tani merrnin parasysh doktrinën maturidite në lidhje me cilësitë hyjnore, duke i përshkruar ato në mënyrë tipike si inovacion të sjella pas vitit 400 h./1009. Mbështetja shtetërore e turqve për hanefizmin lindor përfshirë doktrinën e saj teologjike çoi në një përplasje të madhe me shafi'ijtë të cilët tani identifikoheshin me teologjinë esh'arite. Kjo është prapavija e mallkimit zyrtar të Esh'ariut nga minberet e Horasanit, urdhëruar nga Selxhuku Togril Beg në 445 h./1053 dhe persekutimit të esh'arijve dhe konfliktet e shumta sektare në mes hanefijve dhe shafi'ijve në qytetet kryesore të Iranit në periudhën e vonshme Selxhuke. Veprat maturidite të kësaj periudhe janë shumë kritike ndaj esh'arizmit, duke i përjashtuar esh'arijtë nga Ehl 'us-Suneti we'l-xhema'ati dhe duke përshkruar disa doktrina esh'arite si kufr (mosbesim). Si rezultat i zgjerimit turk, hanefizmi lindor dhe doktrina teologjike maturidite u përhapen nëpër Persinë perëndimore, Irak, Anatoli, Siri dhe Egjipt. Dijetarë të shumtë hanefi transoksianë dhe tjerë migruan në këtë regjione dhe dhanë mësim aty prej fundit të shekullit 5 h./11 deri në shekullin 8 h./14. Kështu doktrina maturidite filloi të dominojë mbi komunitetet hanefite në çdo vend. Në Damask dhe Siri fillimisht u

përhap nga Burhan 'ud-din Ali ibn Hasan Es-Sikilkendi El-Belhij (vd. 548 h./1153), të cilit dijetarët hanefi të Samerkandit i dërguar një kopje të Akaidit të Ebu Hafs En-Nesefiut me shpjegimet e tyre, duke e përshkruar atë si kredoja e Ehl 'us-Sunnetit we'l-Xhema'atit mbi të cilën ata janë pajtuar.

Me rënien e antagonizmit në mes hanefijve dhe shafijve në periudhën memluke, eshariu shafi'ij Taxhudin Es-Subki (vd. 771 h./1370) shkroi një poezi me titull Nunijje rreth pikave dalluese në mes të Esh'ariut dhe "Ebu Hanifes", domethënë doktrinës maturidite. Ai paraqiti katërmbëdhjetë pika të tilla, duke shpjeguar shtatë prej tyre si dallime terminologjike (lefdhije) dhe gjashtë si kuptimore (ma'nevije). Këto të fundit sipas tij ishin aq të vogla sa që ata nuk mund të justifikonin akuzimin për mosbesim ose herezi (tebdij). Një komentim mbi Nunijjen është shkruar nga nxënësi i Subkiut Nur 'ud-din Muhammed ibn Ebi'l-tajjib Esh-Shirazi. Ky komentim së bashku me trembëdhjetë pikat dalluese është kopjuar shumica nga Ebu Uda, i cili shkruan rreth vitit 1125 h./1713, në veprën e tij të mirënjohur Kitab 'ur-Rawda el-Baijje fi ma bejn'el-esha'ira we'l-maturidijje (përmbledhje e trembëdhjetë pikave është dhënë nga A. S. Tritton, Muslim Theology, Londër 1947, 174-6).

Përfaqësues të njohur të shkollës së Maturidiut në pjesën e vonë të shekullit të 5 h./11-të ishin Ebu Shakur Es-Salimi El-Kishi, autor i Kitab el-Temhid fi bejan 'it-Tewhid, dhe Ebu Jusr El-Bezdewi (vd. 594 h./1099), kadiu i Samerkandit dhe autor i Kitab Usul 'id-din. Mirëpo, më ndikuesi në sqarimin dhe elaborimin e doktrinës së Maturidiut ishte Ebu Muin En-Nesefi El-Makhuli (vd. 508 h./1114), i cili shkroi veprën më të madhe tërësore të teologjisë maturidite të titulluar Kitab Tebsiret 'ul-edil-le, një më të shkurtër Kitab Bahr 'il-Kelam dhe një Kitab 'ut-Temhid li Kawa'id 'it-Tewhid.

Më me rëndësi në përhapjen e dogmës Maturidite ishte kredoja (Akaid) e Nexhm'ud-din Ebu Hafs En-Nesefiut (vd. 537 h./1142), e cila ndoqi formulimet e Ebu Muinit në Tebsiret 'ul-edil-le-n e tij. Ajo mori shumë komentime dhe glosa për mësime skolastike dhe shpeshherë është strofëzuar.

Një tjetër kredo e njohur maturidite në strofë, e njohur si El-Lamijjefi't-Tewhid ose Bed'ul-amali, është shkruar nga Ali ibn Uthman el-Ushi (vd. 569 h./1173) dhe më vonë është shpjeguar në komentime të shumta, disa në persisht dhe turqisht. Po ashtu, në shekullin 6 h./12-të, aty shkroi Nuru'd-din Es-Sabuni El-Buhari (vd. 580 h./1184), vepra Kitab 'ul-Bidajeti min'el-Kifaje e të cilit ishte nxjerrë nga vepra e tij më e madhe Kitab 'ul-Kifajeti fi'l-Hidaje, është e botuar.

Në mesin e autorëve më të vonshëm maturidi, Ebu Berekat En-Nesefi (vd. 710 h./1310) shkroi një trajtesë të famshme Umdet 'ul-Akida li Ehl 'is-Sunne me komentimin e tij të titulluar Kitab 'ul-I'timad fil i'tikad, të dyja të influencuara fortë nga Tebsiret el-edil-la e Ebu Muin En-Nesefiut.

Një teolog me një profil më personal ishte Ubejdullah ibn Mes'ud El-Mehbubi (vd. 747 h./1346), i cili u mor me çështje teologjike në kontekst të Kitab Ta'dil 'il-Ulum dhe Kitab 'ut-Tewhid, një vepër në metodologjinë e të drejtës islame (usul 'ul-fikh). Sa'duddin Et-Taftazani (vd. 792 h./1310) shkroi komentimin me të mirënjohur mbi Akaid-in e Ebu Hafs Nesefiut. Një student i Aduddin El-Ixhi, reprezantues i kelamit të esh'arizmit të vonë, duket se ai në mënyrë progresive ka kaluar drejt qëndrimeve esh'arite. Kjo është e dukshme në veprën e tij të mëvonshme Kitab 'ul-Mekasid dhe në komentimin e tij mbi të, të cilat janë shkruar sipas Kitab 'ul-Mewakif të El-Ixhit dhe komentimit të kësaj nga sherifi El-Xhurxhani. Teologu egjiptian hanefi Kemal'ud-din ibn El-Human (vd. 861 h./1457), autori i Kitab el-Musajere fi'l-Akaid 'il-Munxhije fi'l-Ahira, pranon plotësisht qëndrimin tanimë dominues të ortodoksisë së barabartë në mes esh'arizmit dhe maturidizmit, por tregoi një sasi pavarësie në lidhje me të dy shkollat. Për dallim prej tij, dijetari osman (boshnjak- përkthyesi) hanefi Kemaluddin El-Bejadi (vd. 1078 h./1687) në Kitab Isharat 'ul-Meram min ibarat 'il-Imam thekson pavarësinë dhe prioritetin e kelamit maturidit, themeluar mbi mësimet e Ebu Hanifes, në raport me esh'arizmin.

Për dallim prej mu'tezilizmit dhe esh'arizmit, teologjia maturidite gjithmonë mbeti e asociuar me vetëm një shkollë ligjore, atë të Ebu Hanifes. Ajo, po ashtu, zakonisht mbeti mbrapa dy shkollave tjera të kelamit në sofistikim metodik dhe sistematizim, në veçanti në çështjet e shkencave natyrore që trajtojnë ato, dhe ishte më pak e ndikuar nga terminologjia dhe konceptet e filozofisë (felsefe) në esh'arijtë e mëvonshëm dhe mu'tezilet e mëvonshëm, në veçanti ata shi'itë imami. Gjersa konflikti në mes maturidijve dhe mu'tezilëve dukshëm ishte fundamental, dallimet me esh'arijtë ishin më kuptimore sesa që e pranojnë teologët e mëvonshëm harmonizues. Ata përfshinë doktrinën maturidite të afirmimit të ekzistimit të cilësive të veprimit në qenien e Tij, baza racionale për të mirën dhe të keqen, realitetin e zgjedhjes së lirë (ihtijar) të njeriut në veprat e tij, dhe definicionin murxhi të besimit (imanit) si pranim dhe pohim duke përjashtuar veprat ('amal). Mirëpo, edhe çështje tjera, më pak të rëndësishme, dominuan disa herë gjatë konfliktit në mes dy shkollave.

*Burimi: Encyclopedia of Islam, vëll 6, fq. 848-846.*

*Përktheu nga anglishtja: Fatih Ibrahimi*

Akd. Enes Karić-i

# Misioni i shkencave islame sot[1]

Në këtë tekst[2], autori trajton çështjen e domosdoshmërisë së elaborimit të vlerave të paqes, shenjtërisë, moralit, diturisë fetare dhe njohurisë fetare në planet dhe programet e shkencave islame sot. Autori beson se konfliktet dhe luftërat në vendet tradicionale të Islamit, si dhe në shumë shoqëri tradicionale islame dhe myslimane, kërkojnë nga intelektualët dhe alimët myslimanë që të shqyrtojnë urgjentisht detyrën/detyrat e shkencave islame sot.

Pyetja "Cila është detyra e shkencave islame sot?", në shikim të parë, mund të duket si një provokim. Në të vërtetë, a nuk dihet se cila është detyra e shkencave islame?! Dhe se a nuk dihet kjo detyrë gjithmonë, edhe në kohën tonë?! Dhe se ky mision a nuk ishte gjithmonë i qartë për alimët, dijetarë islamë dhe myslimanë dhe mendimtarët?

Mirë është, natyrisht, që kjo pyetje "Cila është detyra e shkencave islame sot?" të përcillet me këtë dhe me shumë pyetje të tjera, si dhe me komente që kundërshtojnë vetë idenë se ka nevojë, mundet dhe duhet të "pyetet" për detyrën e shkencave islame sot.

Por, nga ana tjetër, ka nga ata të cilët me të drejtë pyeten jo vetëm për atë se "Cila është detyra e shkencave islame sot?", veç edhe për atë se cila është detyra e shkencave islame në këto vite, madje edhe dekada, të masakrës së egër ndërmyslimanë dhe gjakderdhjes?!

Prandaj, si të përcaktohet roli i shkencave islame në kohët e sotme të një konfrontimi të gjerë të shumë myslimanëve dhe Perëndimit, përkatësisht Perëndimit dhe shumë myslimanëve?

E gjithë kjo vetvetiu tregon se ka shumë njerëz brenda qarqeve akademike islame e myslimane, madje edhe të atyre jashtë "orbitës" akademike islame e myslimane, të cilët duan të shohin, perceptojnë dhe të përcaktojnë rolin e shkencave islame sot. Ata janë të vetëdijshëm se çështja e detyrave të shkencave islame sot duhet të parashtrohet.

Le të themi menjëherë se ne, nga ana jonë, besojmë se shkencat islame (aqāi'd, tafsīr, ḥadīṯh, fiqh...) sot kanë detyra të shumta në fushën e zhvillimit dhe zgjimit të vetëdijes rreth vlerave: paqes, shenjtërisë, moralit, dijes fetare, dhe njohurisë fetare.

Në vazhdim të këtij punimi, do të flasim rreth këtyre vlerave në kontekstin e çështjes së rëndësishme në lidhje me detyrën ose detyrat e shkencave islame sot.

## 1. Shkencat islame dhe përhapja e projekteve të paqes

Për mua, paqja është një prej vlerave më të mëdha sot. Prandaj, rreth vlerës së paqes në kuadër të detyrave të shkencave islame këtu unë do të flas në rend të parë. Me këtë dua të them se nuk ka asnjë të drejtë e as përjetimi burimor të fenomenit të shenjtë pa paqe. Pas së gjithash, vetë Zoti është edhe Paqes (as-Salām)[3], e Ai është, po ashtu, edhe i Shenjti (al-Quddūs)[4].

Nuk do të harxhonim fjalë, e as kohë, në përshkrimin e situatës në botën e sotme, si dhe në një botë e shënuar me myslimanët sot. Janë të njohura proporcionet e shumë katastrofave të luftës që ndodhin përditë. Roli i shkencave islame sot duhet ripërcaktuar kryesisht i lidhur me zgjerimin e projekteve të paqes në botë në përgjithësi, dhe në lidhje me promovimin e paqes në shoqëritë myslimane dhe në mesin e komuniteteve myslimane në veçanti.

Shkencat islamen ga fusha e komentimit të Kuranit, Hadithit dhe traditës islame në përgjithësi, sot duhet të adresojnë shkaqet e konfliktit ndërmysliman, si dhe shkaqet e nxitjes së një konflikti universal të myslimanëve me segmente jomyslimane të njerëzimit, me Perëndimin sidomos. Shkencat islame sot duhet të kundërshtojnë me vendosmëri një atmosferë të tillë të konfliktit.

Natyrisht, derisa të merremi me këto probleme, ne nuk duhet të bëjmë probleme edhe më të mëdha. Kjo, ndër të tjera, do të thotë se intelektualët myslimanë dhe dijetarët (alimët) duhet të relaksojnë qëndrimin e vet ndaj epokave të lashta të historisë. Neve myslimanëve studimi i historisë na bën dobi vetëm atëherë kur historia mësohet për hir të paqes në të tashmen.

Sigurisht, ne nuk jemi naivë dhe sigurisht nuk besojmë se një paqësim i konceptit universal të shkencave islame do të zgjidhte të gjitha konflikte të botës së sotme. Por ne

besojmë se një konceptualizim i tillë paqësor i shkencave islame sot do të ndihmonte për të zbutur fatkeqësitë në të cilën përfshihet një pjesë e madhe e botës myslimane.

Nëse në shekullin e nëntëmbëdhjetë dhe atë të njëzetë dominojnë interpretimet ideologjike të Kuranit dhe Islamit, sepse shumë myslimanë konsideronin se në burimet e vërteta të Islamit duhet të ndërtohen teoritë ideologjike, çliruese, përparimtare dhe teori antikolonialiste, sot kudo ndihet nevoja se në burimet e Islamit, në Kuran dhe Hadith para së gjithash, duhet të zbulohet mesazhi i tyre universal rreth Zotit, botës dhe njeriut, e gjithë kjo në një mënyrë paqësore. Besoj se sot është më e qartë se kurrë më parë se as Kurani e as Hadithi nuk janë tekste të ideologjisë, revolucionit, ekonomisë ... As Kurani e as Hadithi nuk janë vetvetiu kushtetutë shtetërore, e as programi i partisë.

Me pak fjalë, lënda e Kuranin dhe Hadithit ofron lajme për Zotin, botën dhe njeriun në mënyrën e zgjimit të zemrës së njeriut, mendjes dhe ndjenjës për fe, për sqarimin e atyre çështjeve përfundimtare me të cilat përballet fati i njeriut. Unë mendoj se në këtë drejtim duhet të universalizohen tematika të mëdha të shkencave islame sot.

> ...ne besojmë se një konceptualizim i tillë paqësor i shkencave islame sot do të ndihmonte për të zbutur fatkeqësitë në të cilën përfshihet një pjesë e madhe e botës myslimane.

Dhe me këto pika fillestare është e nevojshme që shkencat islame duhet të hyjnë në dialog me drejtimet e sotshme në shkencën ekzakte, në opinionin publik, në lëvizjet demokratike në botë.

Por, që shkencat islame sot të universalizohen në drejtimin e afirmimit të vlerave të paqes, është e nevojshme më parë që këto shkenca të deideologjizohen, depolitizohen, të lirohen nga sakatimi sektar.

Sigurisht, vetëm atëherë mësimi i shkencave islame do të fillon të rrezatojë paqe dhe të promovohet paqja. Vetëm atëherë shkencat do të fillojnë përsëri të rrezatojë me frymëzime dhe përmbajtje. Vetë Kurani na këshillon se me përmbajtjen e tij të veçantë duhet të ndiqet para së gjithash atë me çka njerëzit mund të bëjnë bukur dhe mirë (al-iḥsān). Ajeti kuranor: aladhīna jastami'ūna l-kawla fajattabi'ūna aḥsanahū ("që Fjalimin [Kuranin] e dëgjojnë dhe atë më të bukur e pasojnë në të." - "Who hearadvice [oftheQur'ān] andfollowthebestthereof")[5] na mëson direkt se që nga Kurani të marrim para së gjithash atë që ka për rezultat paqen, mirësinë dhe bukurinë, dhe përvojën e thellë të së shenjtës. Prandaj, në ridefinimin e sotshëm të shkencave islame duhet vënë theksi në mësimet universale të Kuranit dhe në mesazhet e përgjithshme humane të Kuranit,Hadithitdhe Islamit të cilat

Kur e themi këtë, kemi parasysh nevojën që nga një perspektivë e paqes dhe nga perspektiva e shenjtërisë të shkruhen sot nga fillimi komentet shpirtërore të Kuranit, diskutimet shpirtërore teologjike, biografitë rreth Muhamedit a.s. Ne besojmë se ky është një prioritet shumë më i lartë se sa banalizimi politik i tekstit kuranor apo shtrembërime sektare të ajeteve të Kuranit dhe Haditheve.[6]



## 2. Shkencat islame dhe zgjimi i vetëdijes për moralin

Unë mendoj se nuk jam i vetëm në mesin e atyre që besojnë se lajmet kuranore për Zotin kanë mbi të gjitha një rol të rëndësishëm burimor nga të cilat nxirren vlefshmëri dhe vlera morale. Natyrisht, Kurani vetvetiu nuk është moralistikë. Kurani është shpallje hyjnore, dhe si i tillë është burim edhe për kontemplimemorale njerëzore. Për arsye se është një qenie e lirë, apo që konsideron se është një qenie e lirë, njeriut i është dhënë morali. Kjo do të thotë se nuk mund të bëhet çdo gjë që një njeri mund të bëjë. Shkencat islame sot duhet këtë të afirmojnë në një gjuhë bashkëkohore, të kuptueshme për brezat e sotëm. Rrëfimet kuranore rreth popujve dhe brezave të kaluar nuk janë gjithaq rrëfime në lidhje me atë se në çka kanë besuar këta njerëz, por këto janë kryesisht rrëfime rreth së keqes së shëmtuar që i bënë këto gjenerata të hershme. Për këtë arsye është mjaft e kuptueshme se shkencat islame në çdo kohë duhen që nga burimet e Islamit, nga Kurani para së gjithash, të nxjerrin parimet morale të jetës së myslimanëve.

Për fat të keq, sot në shkencat islame mund të njohim lehtë metodologji të pamoralshme në interpretimin e burimeve islame. Në qoftë se me interpretimin e Kuranit justifikohet politika e përgjithshme, në qoftë se sot në bazë të interpretimeve groteske të Kuranit shumica e njerëzve shpallen si jobesimtarë, nëse përdoret teksti kuranor për anatemitizim të miliona myslimanëve –atëherë në të gjitha këto shohim animin kah metodologjitë e gabuara në interpretimin e burimeve të islamit. Dhe pastaj, mbi të gjitha, pëson morali si vlerë. Dhe në fund të këtij procesi pëson vetë besimi në Zotin.

Për të kundërshtuar këtë, dhe për të afirmuar moralin në metodologjinë e shkencave islame sot, është e nevojshme të kujtojmë disa parime të rëndësishme të interpretimeve tradicionale të Kuranit:

**Sot jemi, jo rrallë, dëshmitarë se si alimë të shquar dhe profesorët e universiteteve islame paraqiten në televizione ose në medie, si ekzekutues më mizorë të kundërshtarëve të tyre, si gjyqtarët që i dënojnë me vdekje.**

Së pari, kurrë nuk duhet të ndahet ndonjë vargu apoāyat/ājet i Kuranit dhe të trajtohet ai në mënyrë të izoluar nga i gjithë Kurani;

Së dyti, kurrë nuk duhet t'i jepet ndonjë vargu të Kuranit kryesisht (vetëm) në përputhje me objektivat e veta pragmatike dhe qëllimeve të menjëhershme që na vijnë nga politika, medhhebe, sekte;

Së treti, nuk duhet që në ndonjë varg nga Kurani ose āyat/ājet në mënyrë kategorike të lexohet kuptimi që është i huaj për të gjithë traditën e komenteve të Kuranit brenda tërësisë së Islamit si fe, si kulturë dhe si qytetërim.

Për fat të keq, sot në shumë universitete tradicionale islame shpesh veprohet në kundërshtim me parimet e përmendura. Në mënyrë jo etike rrëzohet hierarkia e njohurive apo burimeve të Islamit. Hadithit shpesh i jepet përparësi mbi tekstin e Kuranit. Gjithashtu, një pjesë e Kuranit kundërshtohet me pjesën tjetër të Kuranit. Kështu, shumë prej alimëve të sotëm, një pjesë të Kuranit e "kundërvënë" (kundërshtojnë) me një pjesë tjetër të Kuranit, ose, një korpus të hadithit e "kundërvënë" (kundërshtojnë) me tërë Kuranin.

Është tragjike që në kuazi-metodologjitë e tilla të interpretimit të burimeve islame është humbur guximi moral i dijetarëve dhe alimëve.

Sot jemi, jo rrallë, dëshmitarë se si alimë të shquar dhe profesorët e universiteteve islame paraqiten në televizione ose në medie, si ekzekutues më mizorë të kundërshtarëve të tyre, si gjyqtarët që i dënojnë me vdekje. Ky fenomen i shëmtuar tregon se duhet urgjentisht të relaksohet diskursi i shkencave islame. Rezultatet e hulumtimit në shkencat islame duhet të "lindin" dhurata të paqes shpirtërore dhe qetësisë si dhe përhapjen e vlerave morale dhe besimit në Zot si gëzim, e jo si një tragjedi dhe vuajtje. Shkencat islame sot duhet të japin kontribut të vetin që Islami të mos përshkruhet (etiketohet) si një fe e tmerrshme!

Rivendosja e ndjeshmërisë morale në konceptet dhe metodologjitë e shkencave islame sot është kërkesë e një rëndësie urgjente. Me këtë rikthim studentët dhe profesorët e shkencave islame do të zbulojnë nga fillimi ato prioritete në leximin dhe studimin e burimeve islame, Kuranit mbi të gjitha.

Gjithashtu, insistimi i këmbëngulur në konceptet morale që rrjedhin nga Kurani do të rezultojë me një mundësi për të ulur apo për të minimizuar talljet që i shohim në aspektin e të ashtuquajturit "interpretimit shkencor" të Kuranit dhe mesazhit të tij.[7]

## 3. Shkencat islame dhe çështja e diturisë fetare dhe njohurisë fetare

Më lejoni që këtu të pohojë se besimi në Zot në njeriun dhe me njeriun shfaqet kryesisht jo si një privilegj, por si një obligim i madh, sidomos moral. Ndry-

she nga botët e mineraleve, florës dhe faunës, para njeriut gjithmonë qëndron epilogu moral dhe kërkesë morale që të dallohet, për të qenë më i mirë dhe më fisnik. Besimi në Zot për të cilën lexojmë në Kuran pikërisht kërkon për këtë. Gjithmonë besimi në Zot e merr njeriun për krahu dhe e çonte diku larg, diku thjesht më larg se natyra trupore njerëzore. Sigurisht, për shumë njerëz kjo mund të duket se feja me kërkesat e veta vë shumë para njeriut, se gjithë këto barra njeriu nuk mund t'i mbajë mbi supet e veta, apo me vështirësi do t'i bartë, etj.

Sigurisht se aty paraqiten si shkak edhe shumë ajetet kuranore të cilat i japin njeriut kurajë, që fenë ta përjetojë si një detyrim sublim. Natyrisht, me atë "thirrje fetare" njeriu nuk e zhvlerëson, e as që e poshtëron ekzistencën e vet, në ato fakte jetësore të cilat janë të përbashkëta për njeriun, mineralet, florën dhe faunën. Përkundrazi, me këtë "thirrje fetare" njeriu mëson - nëpërmjet diturisë sublime fetare - që në dimensionet e veta biologjike të shikojë nga perspektiva e atyre horizonteve të cilat janë të shpërndara para njeriut si mundësi të shumëllojshme shpirtërore. Për këtë arsye, besimi në Zot është detyrim, për arsye se vetë njeriu është si detyrim ndaj vetvetes, që nga fillimi e në vazhdimësi. Sot shkencat islame do të duhej ta afirmonin këtë parim nga vetë thelbi i diturisë fetare, të cilin parim e kishin afirmuar që nga epoka e krijimit të tyre, veçanërisht në epokën e tyre klasike.

Kur flasim për atë se shkencat islame sot duhet të afirmojnë diturinë fetare dhe njohurinë fetare, ne së pari mendojmë për rrethanat në të cilat jeton njeriu modern. Kjo është epokë e miliarda makinave, kjo është epokë kur mjedisi është i rrethuar nga teknologji dhe sisteme për të cilat nuk ka dyshim se ato janë të njeriut dhe se janë shpikur dhe vënë nga vetë njeriu.

Por, pavarësisht nga të gjitha, karakteristikat themelore të natyrës njerëzore dhe qenies njerëzore nuk kanë ndryshuar. Ende gratë mbajnë frytin e tyre nëntë muaj, njerëzit akoma vdesin, ende jetojnë në kuadër të "gjendjes kufitare", për të cilat flet Karl Jaspersi. Pra, shkencat moderne ekzakte nga bota e njeriut dhe njerëzimit nuk kanë hequr as vdekjen, as sëmundjen, as tërmetin, as përmbytjet, as cunamin, dhe asnjë nga ato dhjetë apo pesëmbëdhjetë tema boshte për të cilat bëjnë fjalë të gjitha religjionet të përjetshme.

Pikërisht nga fusha e fesë dhe njohjes fetare shkencat islame sot duhen për ti adresuar këto çështje me një gjuhë e cila është e kuptueshme për brezat e sotëm, të mediave dhe sistemet e komunikimit. Sepse, në fakt, teknika dhe makinat nuk na larguan vetminë tonë, nuk na zhveshën nga dilemat tona fillestare morale. Ende para atij njeriu qëndron detyrë fetare dhe morale e kërkimit për përjetësi. Zoti për këtë na ofron "dorën e tij".

## Si përfundim:

Në fund të këtyre thënieve, më lejoni që në mënyrë specifike të tregojmë për disa teza që mendoj se sot duhet të përfshihen në programet dhe metodologjitë e shkencave islame, si dhe në programet e mësimdhënies në medrese dhe universitete islame. Këto teza i përmblodha në thëniet e mëposhtme:

- Islami nuk është një privilegj, por një detyrim moral, përmbledhje e detyrimeve fisnike ndaj njerëzve, grave dhe burrave, ndaj jetës dhe mjedisin, ndaj Zotit.
- Nuk mund të lidhet një besëlidhje me Zotin kundër njerëzve të tjerë, religjioneve të tjera, feve të tjera dhe anëve të tjera të botës.
- Njeriu që beson në Zot nuk bëhet Zot, por mbetet njeri, rob i Zotit, adhurues i Zotit!
- Besimi në Zot nuk i jep njeriut të drejtën për të marrë në dorën e tij gjykimet hyjnore të posedimit të jetëve dhe vdekjeve të njerëzve dhe krijesave.
- Duhet të anojmë kah e shenjta si një mjet për arritjen e paqes me Zotin, njerëzit, natyrën.
- Të shenjtën nuk duhet çuar në dhunë, përndryshe bëhet e keqja më e madhe.
- Myslimanët duhet të pushojnë sot nga leximi i Kuranit në formë të diktimit të një aktakuzetë shkruar kundër myslimanëve të tjerë, kundër të krishterëve, hebrenjve, dhe besimtarëve dhe jobesimtarëve të tjerë.
- Pajtimi me Zotin duhet të rezultojë me pajtimin me njerëzit e tjerë, si dhe respektin për kulturat dhe traditat e tjera. Kurani duhet të lexohet si thirrje hyjnore të gjithëve që të garojnë në vepra të mira.
- Myslimanët duhet t'i qasen leximit kritik të historisë së tyre, është e domosdoshme të ndalet shpikja e shumë ekzagjerimeve të "epokës së artë" të së kaluarës.
- Myslimanët duhet të rimarrin gjendjen e tyre në kohën moderne. Këtë duhet ta bëjnë nga vetë bashkëkohorja dhe gjuha e bashkëkohësisë.

*Nga boshnjakishtja përktheu dhe përshtati:*
*Azmir Jusufi (PhDc)*

*1. EnesKarić, „Zadaćaislamskihnaukadanas", Novi Muallim, Vjeshtë, 2017, Viti XVIII, nr. 71, Rijaseti i Bashkësisë Islame në Bosnje e Hercegovinë, Sarajevë, 2017, f. 3-6. 2. Prezantimi në Konferencën Ndërkombëtare Shkencore "Rethinking Islamic Education in Europe/Arsmimi Islam në Evropë" e mbajtur në Fakultetin e Shkencave Islame në Universitetin e Sarajevës, 14-16. Shtator 2017. 3. Surja El-Hashr, 23. 4. Surja El-Hashr, 23. 5. Surja El-Zumar, 18. 6. Islamologu francez Olivier Roy, në disa nga tekstet e tij, paralajmëroi se banalizimi politik të Kuranit dhe Islamit i shkakton dëme të mëdha para së gjithash vetë myslimanëve dhe kuptimit të tyre të burimeve islame. 7. Unë konsideroj si shumë të rëndësishme studimet dhe librat nga Ziauddin Sardari, në librat e tij ai kritikon të ashtuquajturin "interpretimin shkencor të Kuranit". 8. Krahaso burimin e teksteve të tij: Do You Know? Reading Ziauddin Sardaron Islam, Science and Cultural Relations ("O islamu, nauci i budućnosti"), botimi i CNS, Sarajevë, 2015).*

PHD(c) Rexhep Suma

# Metodologjia pejgamberike e thirrjes islame në periudhën mekase dhe etapat e saj

Duke u ndalur në retrospektivën e historisë së Daves, para nesh shfaqet një peizazh që qartëson universalizmin e kësaj thirrjeje. Ajo si e tillë asnjëherë nuk i ka përkitur një populli të caktuar, poashtu nuk është ndërlidhur me një kohë të caktuar, por ajo si subjekt përshtatet me çdo popull çfarëdo qoftë gjuha apo mendimi i tyre.

Ajo më së shumti ka rënë në pah kur një popull ka lakuar nga rruga e drejtë, qoftë si individë apo edhe grupe. Në këtë këndvështrim metodologjia e Kuranit fisnik në dave iu flet mendjeve dhe prekë ndërgjegjen e tyre të brendshme, poashtu edhe bashkëvepron me të kuptuarin e drejtë dhe për këtë në Kuran hasim ajete të tëra të cilat i drejtohen arsyes, përmendin zemrën, thirrje për meditim, të mendojmë rreth krijimtarisë së qiejve dhe tokës, dhe çdo gjë që ka krijuar Zoti xh.sh.në këtë gjithësi, dhe kjo do t'ia lëvizte ndjenjat sikurse do të lidhte njeriun racional me të prekshëm (qartën).

Për këtë Allahu në Kuran i ka kërkuar njeriut të meditojë në krijesa e Tij (Shih: Ali Imran,190-195).

Kurani na e rrëfen në mënyrë të përkryer ngjarjet e çdo të dërguari në raport me popullin e tij. Dhe atë që u ngjau popujve përgjatë historisë së njerëzimit kur ata devijuan mësimet hyjnore dhe u larguan nga rruga e drejtë. (Shih: Err-rrum, 9-10).

Marrë në tërësi thirrja e të dërguarve a.s. me popujt e tyre ishte në dy forma:

1. Thirrja e tyre në Zotin Një, dhe përkushtimi me sinqeritet ndaj adhurimit të Tij, dhe
2. Mrekullitë (mu'xhizet) që Zoti ua dha të dërguarve që me to mundën dhe sfiduan mundin dhe veprimet e tyre.

## Mrekullitë e pejgamberëve

Kur Zoti e dërgoi Musaun a.s. te populli i tij, në atë kohë ishte aktual përdorimi i magjisë, mashtrim për popullin. Dhe si kundërpërgjigje të saj, Zoti i dha Musait mrekullinë dhe shenja që i gjunjëzoi (mundi) magjistarët më të mëdhenj që ishin në atë kohë para Faraonit. Me anë të shkopit që e hodhi me emrin eTij, u shndërrua në gjarpër të madh që lëvizte me shpejtësi dhe i gëlltiti gjithë litarët dhe shkopinjtë me të cilën erdhën magjistarët e Faraonit. Andaj magjistarët kur e panë këtë mrekulli u bindën se nuk është vepër njerëzore dhe që të gjithë besuan dhe u bindën se e vërteta qëndron në anën e Musait dhe se kjo është mrekulli që askush nuk mund të bëjë pos Tij.

Ndërsa duke iu referuar historisë së të dërguarit tjetër të Allahut, Isaut a.s., mësojmë se në kohën e tij ishte e zhvilluar mjekësia. Andaj si argument të dërgimit të tij, Zoti ia dha mrekullinë (mu'xhizen) që i habiti mjekët. Mrekullitë me të cilat u dërgua Isai a.s., ishin të shumta, si p.sh. ai formonte nga balta formën e zogut, e kur i frynte ai bëhej i gjallë dhe fluturonte. E gjithë kjo bëhej me lejen dhe fuqinë e Allahut.[1]

Ai me lejen e Tij shëroi të verbrit dhe të sëmurit nga sëmundja e lëkurës, ngjallte të vdekurit me leje të Zotit, dhe të gjendur para kësaj situate mbetën të habitur, derisa e kuptuan se me atë që erdhi Isau a.s., ishte e vërteta nga Zoti. Siç e përshkruan edhe Kurani në suren El Maide, ajeti 110.

Madje edhe lindja e tij nuk ishte e zakontë. U lind pa baba, foli sa ishte në djep, gjë kjo që më vonë i bëri të krishterët të kalojnë në ekstrem duke vendosur trininë, ku disa prej tyre e njohin si zot, disa të tjerë e llogarisin si bir të Zotit, i lartësuar qoftë Zoti mbi atë që ia mveshin.

Me anë të këtyre argumenteve sprovon mendjet njerëzore dhe gatishmërinë e tyre për t'iu përgjigjur ftesës së Tij dhe mos të kenë as më tëvoglin dyshim.

Këto argumente të ofruara në kuadër të etapave të thirrjes islame, simbolizojnë mënyrën e shtrirjes së kësaj thirrjeje, bazuar në storiet e dy profetëve të dërguar tek dy popuj (ehlul kitab) me numër më të madh të shtirjes së tyre hë për hë, por që librat e tyre u devijuan nga realiteti si dhe po ashtu këto ajete shfaqin dhe mënyrën e dialo-

gut nga ana e thirrësit që patjetër duhet të ndërtohet mbi platformën e urtisë.

Ndërsa kur kalojmë tek personaliteti i të dërguarit të fundit, Muhamedi a.s., i cili u lind dhe u rrit jetim, nuk diti shkrim as lexim, Zoti e dërgoi tek një mes i cili ishte në kulmin e zhvillimit dhe elokuencës gjuhësore, të pasur dhe me një nivel të lartë të lulëzimit të tregtisë. Në këtë mes ai i thirri në besimin në një Zot duke qenë stabil dhe i palëkundur në atë që predikon. Sfidoi kurejshët që të sjellin një sure si të Kuranit apo vetëm një ajet si të tij (El Bekare, 23-24).

## Etapë që kërkonte qëndresë dhe rezistencë paqësore

Kur ai u obligua që mesazhin e marrë nga Allahu, ta bëj publik, t'i tërheq vërejtjen njerëzve dhe të largohen nga 360 totemet fisnore që adhuronin, u urdhërua që shpalljen ta komunikoi gradualisht, varësisht nga gjendja sociale, kulturore e shoqërisë, nga njëra anë dhe nga ana tjetër forca e qëndrueshmërisë së të Dërguarit që t'i bëj ballë dhe durim presioneve dhe dhunës që do të lindte nga ai mes pasi që pak ishin ata që përqafuan fenë e Allahut në fillim.

> **Muhamedi predikoi dhe përhapi njërin ndër religjionet më të mëdha në botë dhe u bë udhëheqës politik jashtëzakonisht i shkathët. Edhe sot pas vdekjes së tij ndikimi i tij akoma është i fuqishëm dhe veprues.**
>
> *Michael H.Hart*

Misioni i tij ishte të ndërtoj një shoqëri të drejtë dhe të ndershme, ku të gjithë do të trajtoheshin me dinjitet. Muhamedi nuk ishte njeri i dhunës. Duhet t'i qasemi jetës së tij në mënyrë të balancuar, ashtu që t'i vlerësojmë arritjet e tij të konsiderueshme.

Jeta e tij ishte fushatë e palodhshme kundër lakmisë, padrejtësisë dhe arrogancës. Ai nuk përpiqej t'i imponte bindjet e tija fetare, ishte i interesuar për ndryshimin e zemrave dhe mendjeve të njerëzve.[2] Prandaj, edhe në kuadër të renditjes së personaliteteve më me ndikim në botë të të gjitha kohërave, studiuesi Michael H.Hart ka vendosur në pozitën një Muhamedin a.s. dhe në lidhje me këtë përcaktim ai thotë: '...ai është njeriu i vetëm në histori, i cili arriti sukses të jashtëzakonshëm si në aspektin fetar, ashtu edhe në atë politik. Edhe pse me një prejardhje të thjeshtë, Muhamedi predikoi dhe përhapi njërin ndër religjionet më të mëdha në botë dhe u bë udhëheqës politik jashtëzakonisht i shkathët. Edhe sot pas vdekjes së tij ndikimi i tij akoma është i fuqishëm dhe veprues.[3]



Kështu që në periudhën mekase kaloi plot 13 vjet duke duruar, përballur me lloj-lloj fyerje, shtypje, persekutimi, derisa u zgjerua rrethi i thirrjes islame dhe u shtri edhe jashtë Mekës. Pejgamberia nisi me ajetin e parë që zbriti në Kuran: "Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi. Krijoi njeriun prej gjakut të ngjizur. Lexo për Zotin tënd Bujar. Është Ai që ua mësoi pendën. Ia mësoi njeriut atë që nuk e dinte." (El Alek,1-5).

Thirrja islame në fillimet e saj komunikohej fshehurazi dhe tek njerëzit që Muhamedi a.s. kishte besim se Islami do të gjente vend. Andaj ata kishin frikën nga kurejshët të cilët edhe i lëndonin dhe torturonin. Kjo gjendje vazhdoi deri në ajetin që Allahu e obligoi që të dalë me ftesë hapur dhe të bëjë publike fenë islame: "Publiko haptas atë për të cilën urdhërohesh, e hiqu idhujtarëve". (El Hixhr,94-96).

Shokët e Pejgamberit a.s. kur donin të falnin namaz, shkonin në një qafë mali dhe faleshin fshehurazi nga populli i tyre. Një herë, derisa Sad ebi Vekasi me një grup shokësh të Muhamedit a.s. ishin duke u falur në një qafë mali të Mekës para tyre u shfaq një grup idhujtarësh dhe filluan t'i provokojnë e t'i fyejnë për atë që po bënin dhe më në fund Sad ebi Vekasi e goditi një idhujtar me ashtin e nofullës së devesë dhe ia theu qafën. Kjo që

përballja e parë në islam.

Kur Muhamedi a.s. filloi ta ftojë publikisht popullin e tij në Islam, ashtu siç e kishte urdhëruar Allahu, mekasit as nuk u distancuan prej tij dhe as nuk e kundërshtuan, derisa nuk i sulmonte hyjnitë e tyre. Kur ai e bëri këtë, ata filluan t'ia vështirësojnë thirrjen dhe ta kundërshtojnë më seriozisht. Ata u bashkuan dhe u kthyen kundër tij dhe i shprehën armiqësinë e tyre. Përjashtim nga kjo bënin vetëm ata që Allahu i mbrojti me Islam, por ata ishin pakicë dhe fshiheshin.[4]

Pra, në këtë fazë të thirrjes islame, Muhamedi a.s. u urdhërua me komunikim haptas të thirrjes hyjnore dhe ishte udhëzim i Tij, që ai të tregoj durim dhe përmbajtje në sferën e komunikimit të Islamit, ashtu siç e përshkruajnë edhe ajetet e fundit të sures En-Nahl.

## Idhujtarët donin ta heshtnin zërin e së vërtetës

Sahabët u treguan të durueshëm dhe asnjë prej atyre që e pranuan islamin nuk e braktisi atë. Ata ishin që siç thotë profesori i historisë islame dr. Munir Muhamed el Gadbani, jetuan hapat e parë të thirrjes islame. Ata janë maja e Islamit që u bënë shembuj për pasardhësit si në shkallë të imanit ashtu edhe të sjelljes ashtu edhe në shkallën e luftës dhe sakrificës. Neve na mjaftonqë të dimë se shtresa më e lartë e ymetit është shtresa e dhjetë të përgëzuarve me xhenet, që prej tyre veçohej Umeri bin Hatabi. Kjo shtresë nxori gjeneratën e udhëheqjes të shoqërisë së vetëdijshme. Nga mesi i tyre u zgjodhën udhëheqës (hafife), edhe Muhamedi a.s. kaloi nga kjo botë duke qenë i kënaqur me ta. Këta burra bartën peshën e barrës së thirrjes islame në tokë, u bënë objekt i përballjeve të mëdha me armiqtë e kësaj feje. Ishin ata të gjashtëdhjetit që u rebeluan kundër gjenocidit, pasi që përfundoj kjo etapë dhe filloi etapa e përballjes, dhe ishin në gjendje të realizojnë kënaqësisë e Allahut.[5]

Cilësia e durimit i shoqëroi të gjithë pejgamberët me radhë, kështu që duhet të jetë edhe pjesë e personalitetit të thirrësit. Ai duhet të bëjë përpjekje që të sundoj egon e vet, drejt asaj që kërkohet nga ai..

Më pas si fazë tjetër të thirrjes islame kemi fazën më të avancuar ose më të lartë. Këtë fazë e karakterizon forcimi i myslimanëve, shtimi i numrit të tyre, kur myslimanët emigruan në Medine u bë një qendër dhe vendstrehim për të përndjekurit myslimanë që i shpëtuan dhunës dhe terrorit mekas. Zaten në këtë fazë edhe u lejua lufta për mbrojtje të vetes, pragut dhe nderit të njeriut. "(U lejuan të luftojnë) Ata, të cilët vetëm pse thanë: "Allahu është Zoti ynë!" u dëbuan pa kurrfarë të drejte. E sikur Allahu të mos i zmbrapste disa me disa të tjerë, do të rrënoheshin manastiret, kisha, havrat e edhe xhamitë që në to përmendet shumë emri i Allahut. E Allahu patjetër do ta ndihmojë atë që ndihmon rrugën e Tij, se Allahu është shumë i fuqishëm dhe gjithnjë triumfues." (El Haxh, 39-40).

Pra në këtë fazë të avancimit të thirrjes islame u shpallën ajetet për t'iu bërë ballë forcës së idhujtarëve, të ndihmuar nga Allahu xh.sh. pra luftë dhe nuk kishte tjetër rrugëdalje, siç e përshkruan edhe Kurani: "Luftoni me një luftë të denjë për hir të Allahut, se Ai ju zgjodhi ju (ju përcaktoi për të luftuar për rrugën e Tij) dhe nuk ju obligoi në fe me ndonjë vështirësi, në fenë e babait tuaj, Ibrahimit. Ai edhe më parë, e edhe ky (Kurani) ju quajti myslimanë, për të qenë i dërguari dëshmitarë juaji dhe për të qenë ju dëshmitarë ndaj njerëzve, pra falni rregullisht namazin, jepni zeqatin, përmbahuni me Allahun se Ai është ndihmëtari juaj. Sa mbrojtës i mirë dhe sa ndihmëtarë i madh që është. (El Haxh,78).

Më pas zbriti surja Muhamed, që disa komentator e quajnë surja e luftës, ku qartë ceket luftimi i jobesimtarëve, për t'i bërë ballë gjenocidit të tyre të cilët dita ditës po luftonin thirrjen islame me të gjitha format dhe donin ta fiknin dritën e Allahut, dhe heshtnin zërin e të vërtetës (Muhamed, 3-6).

Nga kjo etapë është me rëndësi të kalohet në etapën tjetër ku Muhamedi a.s. gjatë thirrjes në fenë islame, nuk kërkoi nga ata rol udhëheqës e as post politik tjetër. Ai nuk erdhi t'ua marrë pasurinë e tyre, por i thirri për tek Allahu që të shprehin se Zoti është Një, që të shpëtojnë. Nga kjo etapë thirrësi nxjerr mësime që në misionin e tij të jetë i sinqertë dhe të llogarisë në shpërblimin e Tij, siç thuhet në Kuran: "O Pejgamber! Allahu të mjafton ty dhe besimtarëve që janë me ty." (El Enfalë, 64).

Po ashtu gjatë misionit të tij thirrësi në islam duhet të tregojë butësi me të ftuarin dhe të ofroj dhembshuri për të, me qëllimin që të përfitoj zemrat e tyre dhe të jenë edhe ata të udhëzuar. "Nëse ti (Muhamed) përpiqesh për t'i vënë në rrugë të drejtë ata (dije se), Allahu nuk e udhëzon atë që e ka humbur, dhe për ata nuk ka ndihmëtar." (En-Nahl,37).

Dhe kështu karvani i thirrjes zgjerohej dhe shtrihej gjithandej edhe pse kishte pengesa e sfida të panumërta. Në këtë mision i dërguari a.s. kishte ndihmën e Zotit dhe ai ia lehtësonte barrën dhe frikën nga ndjenja e dështimit apo mos përçimin sa më të mirë të daves tek masa. Fundja, ai urdhërohej që ta komunikonte këtë amanet dhe nuk ishte në dorë të tij udhëzimi. Në realitet çdo ajet i Kuranit na frymëzon sesi duhet të ndiqet metodologjia kuranore në dave dhe etapat e saj në mënyrë që të jenë udhërrëfyes dhe busull për të, në mënyrë të arrihen efektet e dëshiruara si dhe të marrë kënaqësinë e Zotit.

*1. Sulejman Omer el Eshkar, Pejgamberët dhe shpalljet, Furkan, Shkup,2000,f.123. 2. Karen Amstrong, Muhamedi një profet për kohën tonë, Koha, Prishtinë,2017,f.15-17. 3. Michael H.Hart,100 njerëz më me ndikim në histori, Rumi,Tetovë,1997, f.9. 4. Ibni Hishami, Biografia e Pejgamberit, Shkup, Logos-A, 2017,f.73. 5. Munir Muhamed El Gadbani, El Menhexh el hareki lissireti ennebevijje, v.1,f.31,bot. i shtatë, Mektebu el menar, Jordan,1992.*

**Behxhet Jashari**

# Carlo Alfonso Nalino (1872-1938) një orientalist që meriton vëmendjen

Nalino lindi më 17 shkurt të vitit 1872 në Torino të Italisë nga e ëma Hanna Montini dhe i ati Giovano Nalino. Ndërroi jetë më 25 korrik të vitit 1938 në Romë.

*"Poezia arabe është antologji e llojit të vet, thesar i urtësive arabe, zbulim i letërsisë arabe dhe "arkiv" ku ruhen shkencat e tyre".*

*(Carlo Alfonso Nalino)*

## Jeta dhe veprimtaria

Një nga figurat më të njohura të orientalistikës botërore konsiderohet edhe orientalisti dhe arabologu italian Carlo Nalino. Nalino lindi më 17 shkurt të vitit 1872 në Torino të Italisë nga e ëma Hanna Montini dhe i ati Giovano Nalino. Ndërroi jetë më 25 korrik të vitit 1938 në Romë.

Pas përfundimit të arsimit të mesëm Carlo do të regjistrohet në Universitetin e Torinos. Për pasion kishte gjuhën arabe dhe gjeografinë. Si një student i ri ai për herë të parë do ta publikojë një punim të tij shkencor me titull "Matja e meridianit nga gjeografët arabë", përmes së cilës do të njihet si entuziast i shkencës, me këtë edhe i gjuhës dhe letërsisë arabe. Në punimet e tij të mëvonshme do të tregojë aftësi për një qasje adekuate ndaj studimeve filologjike. Gjatë moshës rinore të tij,



Carlo Nalino do të angazhohet si bashkëpunëtor në Këshillin për botimin e një enciklopedie të titulluar "Enciklopedia Islame".

**Po qe se do të mund të bënim ndonjë krahasim të një vepre tepër me vle¬rë fetare me ato vepra të tjera (tekste letrare arabe), do të kisha thënë se libri i parë i publikuar dhe i zgjeruar në gjuhën arabe ishte Kurani Fisnik**

*(Carlo Alfonso Nalino)*

Si një entuziast dhe intelektual i ri, Nalino në moshën njëzet e tre vjeçare do ta publikojë punimin e tij shkencor me titull "Sistemi i fiseve arabe gjatë periudhës paraislame". Në këtë punim do ta shpjegojë dhe interpretojë çështjen e renditjes kronologjike të fiseve arabe dhe zgjerimit të tyre nga aspekti historik, politik e social. Gjatë skalitjes si një intelektual i ri, Carloja do të tregohet si njohës i shkathtë i gjuhës arabe, madje - përveç Ignjat Goldziherit - nuk mund t'ia kalonte askush tjetër nga orientalistët e kohës kur jetoi. Studionte veprat e shkencëtarëve arabë të sferës së astronomisë dhe letërsisë. Duke gjurmuar pas shkencës, Carlo Nalino do të udhëtojë në Spanjë, përkatësisht në bibliotekat e njohura si në Kordobë, ashtu edhe në disa qytete tjera, me qëllim të gjetjes së literaturës përka-tëse, pasi që dihet se në Spanjë do të mund të gjente materiale dhe libra të ndryshëm historik të trashëgimisë islame të përkthyera në ndonjë nga gjuhët evropiane, qoftë spanjolle apo latine.

Në vitet 1893 -94 Carlo Nalino do të qëndrojë në Kajro të Egjiptit, ku do të njihet për së afërmi me kulturën dhe traditat egjiptase arabe, si dhe me islamin. Në vitin 1894 do të emërohet si mësimdhënës në katedrën e gjuhës arabe në Institutin Oriental të Napolit ku do të qëndrojë dy vjet. Në vitin 1900 do ta publikojë veprën me titull "L'Arabo parlato in Egitto:

grammatica, dialoghi e raccolta di circa 6 000 vocaboli" (Gjuha arabe në dialektin e Egjiptit: gramatika, dialogu dhe përmbledhja e rreth 6000 fjalëve"), vepër kjo e cila do të bëhet edhe doracak për mësimin e gjuhës arabe.

Në vitin 1902 qeveria e atëhershme italiane Carlo Nalinon do ta emërojë si ligjërues në Departamentin e Gjuhës Arabe në Universitetin e Palermos, ku do të qëndrojë deri në vitin 1913. Në vitin 1905 do të udhëtojë në Algjeri ku do të merr pjesë në një konferencë shkencore të orientalistëve botëror. Për një kohë të caktuar në kuadër të qeverisë së atëhershme Italiane Carloja do të angazhohet si klasifikues dhe sistematizues i lëndëve arkivore të cilat ishin trashëgimi nga administrata Osmane në Tripoli të Libisë, si dhe Drejtor i Zyrës për Përkthim, nga puna e të cilit qeveria italiane do të përfitojë mjaft. Ndërmjet periudhës kohore të viteve 1909-1910 qëndroi si i ftuar special në Universitetin e Egjiptit, me qëllim që të ligjërojë rreth historisë së astronomisë tek arabët dhe historisë së letërsisë arabe.

Në vitin 1921 Nalino do të emërohet si ligjërues i rregullt në Universitetin Sapienza të Romës, e më pas do ta themelojë Institutin për studime Orientale ku edhe do të zgjidhet si drejtor i këtij institutit. Në revistën shkencore "Oriente Moderno" Nalino vazhdimisht do t'i publikojë punimet e tij të sferës së letërsisë arabe, historisë dhe islamit.

Carlo Nalino në Egjipt do të udhëtojë në periudha të caktuara kohore si ligjërues edhe gjatë viteve 1928-1931, ku ligjëronte në Fakultetin Filozofik rreth historisë dhe kulturës jemenase. Në vitin 1933 do të zgjidhet anëtar i Shoqatës së Filologëve të Egjiptit. Thuhet se nuk kishte orientalist i cili më së afërmi ishte i ndërlidhur dhe i pasionuar me Egjiptin dhe kulturën arabe, siç ishte Carlo Nalino. Kah fundi i jetës së tij Nalino do të udhëtojë sërish në Egjipt, e më pas edhe në Arabinë Saudite, prej ku edhe do të inspirohet për të shkruar një studim për traditën dhe kulturën e arabëve të Hixhazit (të Arabisë Saudite). Pas përfundimit të vëllimit të parë, ai nuk arriti ta përfundojë edhe vëllimin e dytë, me që së shpejti do të ndërrojë jetë në vitin 1938.

## Carlo Nalino: arabolog i shkëlqyer dhe simpatizues i islamit

*"Dashuria ime ndaj Kuranit, islamit dhe Profetit të Islamit, shkaktoi që edhe miqtë e mi të më përshkruajnë si gjysmë mysliman".*

*(Carlo Alfonso Nalino)*

Si studiues i gjuhës dhe letërsisë arabe, Carlo Nalino do të arrijë të dallohet si njohës i shkëlqyer i kësaj sfere shkencore. Ai do të publikojë një varg veprash të kalibrit akademik shkencor të cilat kanë të bëjnë me gjuhën dhe letërsinë arabe. Ishte një studiues me virtyte të larta shkencore. Në opusin e gjerë intelektual të tij asnjëherë nuk u shfaq ndonjë qëndrim i ashpër e rigoroz ndaj kulturës dhe qytetërimit arabo-islam, madje ai mbante qëndrim mesatar dhe të matur sa iu përket interpretimeve dhe komenteve që kishin të bëjnë me arabët dhe islamin[1].

Me që libri më së miri tregon për qëndrimet e autorit rreth ndonjë çështjeje, këtu duhet për-mendur vepra e tij "Historia e letërsisë arabe", në fakt përmbledhja e ligjëratave të cilat ai i mbajti në Universitetin e Kajros.

Përveç veprës nga gjuha dhe letërsia arabe me titull "Gjuha arabe në dialektin e Egjiptit: gramatika, dialogu dhe përmbledhja e rreth 6000 fjalëve", siç përmendëm më lartë, Carlo Nalino do ta botojë edhe veprën "Literatura origjinale arabe në kohën e dinastisë së Emevitëve".

Në studimet e tij Nalino do të konstatojë se letërsia e përgjithshme arabe kaloi përmes gjashtë periudhave bazore. Pasi analizoi çdo njërën nga ato periudha mjaft të rëndësishme, ai veçanërisht flet për poezinë paraislamike arabe, ndërsa jetës dhe veprimtarisë së poetit të njohur të Hixhazit, Ebu Hilal el-Askeriut, do t'i kushtojë më tepër vëmendje, që d.t.th. se i jep një vend të rëndësishëm e të veçantë në tërë trashëgiminë e shkruar arabe. Carlo Nalino do t'i përkushtohet me një vëmendje të veçantë studimit të margaritarëve poetik paraislam arab, përkatësisht të a.q. muallaka, si dhe autorëve të tyre paraislamik të zonave të ndryshme të Arabisë së asaj kohe, e në veçanti të krahinës së Hixhazit[2]. Duhet theksuar se shtatë muallekatët (shtatë poezitë) konsiderohen si kryevepër e poezisë klasike arabe[3]. Sa ipërket qasjeve ndaj poezive te periudhës klasike arabe, Carlo Nalino do të konstatojë se: "Arabët e periudhës paraislamike në fushën e letërsisë prozaike nuk u zgjeruan jashtë kornizave të eseve dhe tregimeve të shkurtra e koncize. Po qe se do të mund të bënim ndonjë krahasim të një vepre tepër me vlerë fetare me ato vepra të tjera (tekste letrare arabe), do të kisha thënë se libri i parë i publikuar dhe i zgjeruar në gjuhën arabe ishte Kurani Fisnik".

Në konstatimet e tij në aspekt të përsosjes gramatikore e letrare të Kuranit, Nalino shpreh mahnitje të thellë. Ai në një mënyrë i "përkulet" stilit të lartë kuranor, madje thotë se "Kurani është një shprehje e përsosur e arabizmit, burim prej ku juristët dhe filozofët thithën "brumin" hyjnor për pro-

jektet e tyre integrale".

Nalino është i mendimit se Kurani luajti një rol vendimtar edhe në afirmimin e gjuhës arabe. Madje, siç do të konstatojë intelektuali iranian Murteda Muttaheri, gjuha arabe është e vetmja gjuhë e cila - po qe se nuk do të ishte Kurani - do të humbej ose së paku do të mbetej një dialekt i panjohur dhe i lënë pas dore, siç ndodhi me qindra gjuhë dhe dialekte të tjera për të cilët nuk dimë asgjë. Me një fjalë, do të ishte një gjuhë e beduinëve dhe asgjë më tepër. Mirëpo, Kurani i dha energji dhe e ruajti atë. Prandaj, me plot bindje mund të themi se gjuha arabe nuk i takon vetëm arabëve, por arabët i takojnë kësaj gjuhe[4]. Gjuha arabe është njëra nga gjuhët e rralla të gjuhëve në familjen e gjuhëve semite. Kjo gjuhë njëkohësisht është edhe gjuha më e re që lindi në truallin e Azisë jugperëndimore. Gjuhët semite janë të rëndësishme, sepse përfaqësojnë gjuhët e qytetërimeve të lashta (akade, asiriane, babilonase) nga të cilët gjinia njerëzore trashëgoi shumë gjëra[5]. Historia e gjuhës letrare arabe, që mund ta ndajmë nga shumë varietete dialektike, fillon në shek. IV të erës së re.

Zakonisht në zhvillimin e kësaj gjuhe dallohen tre periudha, si në vijim:

1. Periudha e gjuhës së lashtë (deri në paraqitjen e Islamit në shek. VII).
2. Periudha e gjuhës klasike (deri në kohën e rilindjes në shek. XVIII).
3. Periudha e gjuhës bashkëkohore arabe.

Shkenca e gjuhës tek arabët është shumë e vjetër, por mjaft e zhvilluar. Prej shek VIII e deri në shek. X të erës së re, u njohën dy shkolla të mëdha arabe gramatikore, edhe atë:

- shkolla e Basrës dhe
- shkolla e Kufes[6].

Pa dyshim, gjatë periudhave të ndryshme kohore, përfshirë që nga shek. VII e deri më sot, gjuha arabe luajti një rol vendimtar në analet e historisë së qytetërimeve.



Kjo gjuhë ishte ajo që ndikoi në rilindjen e shumë drejtimeve shkencore që gjatë mesjetës u zhvilluan pikërisht në këtë gjuhë. Gjatë historisë së kalifatit islam, si në Spanjën myslimane, ashtu dhe në Lindje, edhe pse gjuhë polisemike (me shumë domethënie), gjuha arabe ishte gjuhë zyrtare. Ndërmjet shekullit IX dhe XII në këtë gjuhë do të shkruhen më shumë libra se në cilëndo gjuhë tjetër në lëmin e filozofisë, mjekësisë, historisë, religjionit, astronomisë dhe gjeografisë. Gjuhët e Evropës perën-dimore akoma e bartin vulën e ndikimit të gjuhës arabe në shumë huazime nga kjo gjuhë. Pas latinishtes (alfabetit latin), sot gjuha arabe është gjuhë që më së shumti përdoret në botë.

Sidoqoftë, aty ku Carlo Nalino flet për letërsinë arabe dhe zhvillimin e saj në periudhën e kali-fëve të parë islam (hulefairr-rrashidin), fillon me analizën e të gjitha specifikave të kësaj periudhe, si dhe me shqyrtimin e pozitës së letërsisë arabe në të, duke shpreh mospajtimin e tij me disa historianë të cilët konstatonin se me fillimin e Shpalljes së Kuranit poezia tek arabët fillon ta humb domethënien, ndërsa vlera e poezisë dukshë m është devalvuar! Si argument ndaj qëndrimeve të këtilla, Carlo Nalino do ta citojë shkencëtarin dhe sociologun mysliman, me këtë edhe autorin e Mukaddimës së famshme, Ibn Haldunin (1332-1406), i cili konstaton se Kurani (me këtë edhe Profeti Muhammed) nuk i ndaluan poezitë që përmbanin domethënie edukative e arsimore, madje Kurani si Fjalë e Zotit nuk mund të mposhtet asnjëherë, ndërsa poezitë janë me prejardhje nga njeriu si krijesë, edhe pse të dobishme, ato në literaturën dhe vetëdijen myslimane gëzojnë vendin e tyre. Me qëllim që të ofrojë një pasqyrë më të qartë në këtë aspekt, Nalino bën një klasifikim mjaft interesant të poetëve duke i ndarë ata në tre grupe, edhe atë siç vijon:

1. Në grupin e parë i vendos ata poetë të cilët e pranuan islamin dhe të cilët përmes poezive të tyre e mbronin islamin dhe pejgamberin Muhamed (a.s.v.s.), siç ishin Hasan ibn Thabit, Ka'b bin Dhuhejr, etj.
2. Në grupin e dytë i vendos ata poetë të cilët nuk e pranuan islamin, mirëpo gjatë zhvillimeve të rrethanave të caktuara anonin kah myslimanët dhe në poezitë e tyre përshkruanin trimërinë e luftëtarëve myslimanë të cilët luftonin kundër idhujtarëve, si dhe i vajtonin ata përmes poezive të tyre, siç ishin poetët Abdullah bin ez-Zab'ari, Dirar ibn el-Hattab, etj.
3. Në grupin e tretë i vendos ata poetë të cilët e pranuan islamin, mirëpo në poezitë e tyre nuk lanë gjurmë të besimit islam. Kryesisht

këta ishin beduinë arabë, si Muttamin ibn Nuvejjr, Ebu Mihxhan eth-Thekafi, etj.

Më tej Nalino konstaton se "përmbledhja me fjalë të urta e titulluar si "Neh'xhul-Belaga", nuk është vepër e Ali ibn Ebi Talibit (r.a.), por e Sherif el-Murtadit, edhe pse këtu ekzistojnë fjalë edhe të Aliut (r.a.)"!

Siç theksuam më lartë, në aspekt të studimit Nalino u kushtoi vëmendje të veçantë poetëve të njohur paraislam të Hixhazit, ndër të cilët edhe Ka'b bin Dhuhejrit, një konvertit i mëvonshëm në islam. Në fakt, Kabi ishte i biri i poetit Dhuhejr, një ndër poetët e cilësuar në "muallaka", poezitë e të cilëve në periudhën pagane paraIslamike vareshin në muret e Qabesë. Gjithashtu, edhe Ka'bi ishte një poet i fuqishëm si i ati, por ai vazhdimisht e satirizonte Pejgamberi a.s. dhe Islamin. Atëherë kur do të çlirohet Meka, Ka'b bin Dhuhejri do të ikë drejt qytetit Taif. Megjithatë, aty nuk gjeti strehim. Me që Kabi kishte një vëlla i cili quhej Buxhejr, do të ndodh që ky i fundit t'ia dërgojë një letër Kabit ku i shpjegonte se Muhammedi a.s. i falte të gjithë ata që pendoheshin për veprimet e tyre armiqësore, e që konvertoheshin në myslimanë. Ai e këshilloi vëllain e tij Ka'bin që të udhëtojë drejt Medinës dhe ta shpreh pranimin e islamit në prani të Profetit Muhammed (s.a.v.s.), me që, siç i shkroi në letër, "për ty nuk ekziston rrugë tjetër më e mirë". Buxhejri i shkroi me sinqeritetin më të mëdha vëllait të tij Ka'bit, pasi që vër-tetë nuk kishte rrugë tjetër. Pasi që Ka'b bin Dhuhejri do të mendojë thellë, vendosi të thurë një poezi lavdëruese për Muhammedin (s.a.v.s.) në një stil vërtetë të pasur gramatikor, e kështu do të arrij fshehurazi të futet në Medinë. Ditën e nesërme në mëngjes u fut në xhami dhe fali namazin e sabahut nën udhëheqjen e Muhamedit (s.a.v.s.). Pas namazit u paraqit para Muhammedit (s.a.v.s.). Ra në gjunjë dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut, Kabi u pendua për të kaluarën dhe u bë mysliman. Po ta sjell këtu, a e fal"? "Po". Tha i Dërguari i Allahut.

Ka'bi tregoi se kush ishte, duke i thënë: "Unë jam Ka'b bin Dhuhejri"!

Njëri nga medinasit iu hodh menjëherë sipër Kabit për ta vrarë atë, mirëpo Muhamedi (s.a.v.s.) nuk e lejoi, duke thënë: "Ai u pendua dhe erdhi si mysliman"!

Kabi nxori letrën me poezi (kasiden) që kishte përgatitur dhe filloi ta recitojë:

*"I Dërguari i Allahut është një dritë*
*me anë të së cilës ndrit çdo gjë!*
*Është një prej shpatave të Allahut,*
*E zhveshur për ta prerë të keqen e për ta hedhur..!"*

Këto vargje të bukura poetike do ta kënaqin Muhamedin (s.a.v.s.) i cili me këtë rast e nxori këmishën (burda) e tij dhe ia hodhi atë krahëve Ka'bit. Prej këtu kjo kaside (poezi për Muhamedin s.a.v.s.) u bë e njohur me emrin "Kasidet-ul-Burda".

Poezia paraislame arabe përfshinte mjaft emra gjeografik. Në ato poezi gjejmë shumë emra të mikrotoponimeve të gjeografisë arabe, përkatësisht të rrafshinave, burimeve, kodrinave dhe të vendeve të ndryshme historike arabe. Në to shpeshherë përshkruheshin edhe dukuri të ndryshme historike, fenomene natyrore që ndodhnin në shkretëtirë, etj. Panairet tregtare që organizoheshin në kohë të caktuara luanin rol të madh në zhvillimin e poezisë, pasi që ato kishin edhe karakter të manifestimeve letrare poetike.

Panairi më i njohur i asaj kohe mbahej në Ukadh, në afërsi të Mekës. Aty, përveç tregtisë, organizoheshin edhe konkurse poetike dhe mbrëmje oratorie. Poezia e shkruar e cila merrte vendin e merituar si poezi ndër më të mirat, siç përmendëm më lartë quhej mual-laka (poezi e varur në mur), me që poezia e zgjedhur fituese nga juria shkruhej në varak[7], përkatësisht në një copë bezeje të madhe që varej në murin e Qabesë.

Thuhet se ndër poetët më të njohur të periudhës paraislamike njihej edhe Imru'l-Kajsi, pas tij Dhuhejr ibn Ebi Sulma, Tarafa ibn-ul-Abdi, Antara ibn Sheddad, Amr ibn Kulthum, Lebid ibn Rebia dhe Haris ibn Hilliz[8]. Arabët e vjetër, veçanërisht beduinët, inteligjencën e tyre e matnin përmes poezive dhe oratorisë. Në Arabinë nomade poetët ishin pjesë e pajisjes ushtarake të fi-seve. Ata i mbronin forcat e fisit të tyre dhe i dëmtonin fiset armike me një fuqi e cila vepronte në mënyrë misterioze dhe përbëhej nga përpilimi i vargjeve interesante që do të tërhiqnin vëmendje dhe do të mbaheshin mend gjatë kohë[9].

*1. Ekzistojnë një varg orientalistësh të cilët gjatë veprimtarisë së tyre shprehën respekt të plotë ndaj islamit, ndër të cilët ishte edhe orientalisti rus Ignjatij Julijanoviç Kraçkovski. Ai është autor i qindra veprave në lëmin e historisë së letërsisë arabe. Në njërën nga veprat e tij Kraçkovski flet për ndikimin e poezisë dhe shkencës në Evropë, madje ai hulumtoi evolucionin e zhanreve të poezisë klasike arabe, si dhe poezinë arabo-islame. Kraçkovski i analizoi me kujdes edhe gjurmët e qytetërimit islam në Spanjë, si dhe manifestimet kulturore në këtë siujdhesë myslimane të Evropës. 2. Në krahinën e Hixhazit bëjnë pjesë qytet: Mekka, Taif, Medine, Xhide, Jenbu, etj. 3. HITI, Filip, "Istoriaj Arapa", Veselin Masleša, Sarajevo, 1973, f. 79. 4. MUTTAHERI, Murteda, "Nužnost učenja arapskog jezika", Islamska Misao, nr. 134, 1990, Sarajevë. 5. BOŽOVIČ, Rade, "Udžbenik savremenog arapskog jezika - sa vježbankom i rječnikom", Sarajevë, 1988, f. 7. 6. BOŽOVIČ, Rade, po aty, f. 7. 7. Pëlhurë e hollë që i ngjante letrës. 8. RAMIĆ, Jusuf, "Obzorja arapsko-islamske književnosti", Sarajevë, 1999, fq. 9-35. 9. D. S. Margoliouth, "Mohammed and the Rise of Islam", New York-London, 1905.*

*Burimet:*

*BOŽOVIČ, Rade, "Udžbenik savremenog arapskog jezika - sa vježbankom i rječnikom", Sarajevë, 1988.*
*D. S. Margoliouth, "Mohammed and the Rise of Islam", New York-London, 1905.*
*HITI, Filip, "Istoriaj Arapa", Veselin Masleša, Sarajevo, 1973.*
*RAMIĆ, Jusuf, "Obzorja arapsko-islamske književnosti", Sarajevë, 1999.*
*SMAILAGIĆ, Nerkez, "Klasična kultura islam", II, Zagreb, 1976.*
*Islamska Misao, nr. 1990 ,134, Sarajevë.*

Prof. dr. OLGA ZIROJEVIQ-i

# Lëvizshmëria sociale në Perandorinë Osmane*

Migrimet e popullsisë janë forma themelore të dinamikës sociale dhe gjeografike të njerëzimit dhe njëra prej rrjedhave më të rëndësishme kulturore të saj. Gjatë kohës shumëvjeçare të sundimit turk, migrimet e popullsisë, veçanërisht transferimet, kaherë kanë qenë objekt i interesimit të shkencëtarëve.

Mjaft shumë dihet edhe për lëvizjen e madhe të popullsive (dyndjeve), syrgjynosurve, kolonizimit turk të vllahëve dhe jurukëve (grup etnik turk në Turqi, me prejardhje nga një fis i Turkmenisë, që në gjuhën turke ka kuptimin endacak, këmbësor, sqarim Sh.V.), si dhe për popullzimin e ciganëve, hebrenjve dhe popujve tjerë të hapësirës ballkanike. Regjistrimet zyrtare të administratës osmane, në rend të parë të ashtuquajtura mufasal defteri dëshmojnë, megjithatë, edhe për lëvizjet e caktuara, si të atyre të klasës ushtarake e po ashtu edhe të disa kategorive të popullatës joushtarake (myslimane dhe të krishtere) brenda distancave të gjëra të kufijve të mbretërisë, që kryesisht deri më tani, nuk ishin objekt i hulumtimeve të veçanta.

Si e para në praktikën e pushtetarëve ishte që ekuipazhet e garnizoneve t'i shpërngulin nga një kala në tjetrën, kurse, si duket në kohërat e më hershme, tërësisht edhe deri në provincat më të largëta, gjegjësisht nga Rumelia në Anadoll dhe anasjelltas, që kishte sjellë deri te shpërngulja e përhershme apo e përkohshme të popullsisë nga një krahinë në tjetrën.

Kështu në fund të shekullit XV në mesin e garnizonit të kalasë së Trabzonit – prej 205 sa ishin-gjejmë 43% Rumeli, dhe 17% Anadolli (për 40% nuk jepet vendi i prejardhjes). Në mesin e garnizonit të Novo Bërdës (1455) – numëroheshin 60 persona – ku i gjejmë dy lazë, pastaj hungarezë, tatarë, ndërsa një numër i konsiderueshëm ishin nga anët e Maqedonisë, Greqisë dhe Bullgarisë. Kah mesi i shekullit XVI në garnizonin e Beogradit më së shumti kishte ushtar nga Bosnja, pastaj nga Hercegovina, Morea, Fanari, Janina, Selaniku, Agriboza dhe Shkupi. Është interesante përbërja kombëtare e anëtarëve të kalorësisë ushtarake të sulltanit i vitit 1578. Krahu i djathtë i kësaj kalorësie numëronte 528 shpirtra, prej të cilëve 214 (apo 40%) ishin nga Rumelia, derisa nga pjesët e mbretërisë aziatike ishin vetëm 36 (gjegjësisht diçka më pak se 1%). Në mesin e Rumelive kishte më së shumti boshnjakë, hungarez, shqiptar, pastaj kroatë, bullgarë, frankë, grekë, serbë, sllovenë, austriakë dhe gjermanë. Emri i prejardhjes theksohej rrallë (Manastiri, Smedereva, Galipola, Delvina, Bogdani, Moreja etj).



Në radhët e timarëve në hapësirat e Ballkanit–me që disponojmë vetëm disa regjistrime turke që zënë fill në dy deceniet e para të shekullit XVI – veçanërisht i shohim vetëm ata të territorit të Rumelisë. Në regjionin e Brankoviqëve (1455) kemi numëruar vetëm katër anadollakë, poaq hasim edhe te Krahinari Isabeg Isakoviqi, kurse në vitin 1477, në vilajetin e Hercegovinës numëroheshin nëntë vetë. Vetëm në regjistrimin e sanxhakut të Shqipërisë (nga vitet 1431/1432) gjendej një numër i madh i Anadollakëve: Nga Saruhana 44, nga Koxhailija 14, nga Xhanika 8, nga një prej Ajdinit, Jenishehrit, Keshanës, Mihaliqit dhe Kastamunit.

Edhe në njësitet e ndryshme ushtarake dhe gjysmë ushtarake, që plotësoheshin me krishterë dhe me mysliman, sipas nevojës transferoheshin (përgjithmonë apo përkohësisht) nga njëra keshtjellë në tjetrën, po qofshin edhe deri te ato më të largëtat.

Pranë pjesëtarëve të theksuar të klasës ushtarake që kanë pas mundësi me shërbye nëpër vende më të largëta apo më të afërta nga vendlindjet e veta, edhe disa kategori të banorëve jo ushtarak kanë pas mundësi që sipas kushteve të caktuara, përkohësisht gjegjësisht përgjithmonë t’i lëshojnë vendbanimet e tyre. Turkologu i merituar maqedonas Aleksandar Matkovski në librin e tij “Kreposnistvoto vo Makedonija”, pohon, se pranë rajës (lexo i krishteri në perandorinë osmane Sh. V.), e cila ka qenë e lidhur me bujqësinë, ekziston beraja, e cila thjesht përfshinte jo vetëm klasën feudale, gjegjësisht të privilegjuarit por edhe të gjithë ata të cilët nuk kanë qenë të regjistruar në tapidefterët si raja i ndonjë spahiu. Me berajën, në përgjithësi bën të kuptojmë të gjithë ata persona të lirë, të cilëve u takojnë, si ata pjesëtarë të klasës feudale dhe të rendeve ushtarake, e po ashtu edhe klerikët në përgjithësi, pjesa e madhe e banorëve të qytetit (shehirli), si tregtarët, zanatlinjtë, skamnorët e qytetit, pastaj fshatarët që kanë pasur pasuritë e liruara të veta apo të trashëguara, nomadët, (ciganët, vllehët, jurukët), sejmenë, endacakë të ndryshëm dhe në përgjithësi njerëz pa vendbanime të caktuara. Varësisht nga statusi i zotëruesit të vet, bile edhe robërit e liruar kanë pasur mundësi të hyjnë në radhët e berajës; të liruarit e tillë – bredhacakë –mund t’i shohim në regjistrimet e vendbanimeve qytetare (në fillim të shekullit XVI në Selanik ishin nja njëqind sosh). Edhe raja duke u shpërngul në qytet ka pasur mundësi të lirohej nga statusi i saj. Megjithatë, kjo ka qenë një udhëtim i gjatë dhe i rëndë që të fitohet statusi i qytetarit, sepse duhej që të jesh më së paku dhjetë vjet, ndërsa më së shumti bile edhe pesëdhjetë vjet banor i qytetit, duke qenë se brenda kësaj kohe spahiut i vjetrohej e drejta që fshatarin dhunshëm ta kthejë në punët bujqësore. Në shtetin osman ekzistonte edhe një mundësi që i shfrytëzuari (raja) ta blejë lirinë e vet, kurse kjo bëhej përmes pagimit të një tatimi të veçantë – qifti bozan resmi – respektivisht duke paguar një të ardhur mesatare vjetore të cilën spahiu do ta merrte prej tij, ndërsa kjo jepej me një kohë- gjatësi deri më së paku pesëmbëdhjetë vjet. Në kërkim të punëve bujqësore, masat e njerëzve të banuar nëpër kodrina dhe shqiptarë të fshatrave të varfra shpërnguleshin nëpër krahinat rrafshore me popullsi më pak të banuar duke arritur deri në Nish, Epir, Bullgari dhe Traki. Në fund, për t’i ikur procesit të çifligut dhe për të mbijetuar, fshatarët në Shqipëri (e me siguri edhe në vende tjera) shpërnguleshin apo shkonin për punë të përkohshme nëpër vende tjera ballkanike. Fshatarët shqiptarë punësoheshin nëpër minierat e Serbisë si fuqi fizike punëtore. Në Carigrad (Stamboll) ata punonin si punëtorë të ndërtimtarisë, shitës, kasapë (mishtarë), salepxhi (pije e ngrohtë e përgatitur nga një lloj barishtore shumëvjeçare, specialitet turk, Sh. V.), kurse malësorët i mbanin, si mercenarë, të gjithë pashët e pjesës evropiane të Turqisë. Në mesin e emigrantëve periodikë thekson S. Faroki (Farocqi), kishte edhe të ashtuquajtur punëtorë-udhëtarë(që ne do t’i quanim kurbetçi apo mërgimtarë), të cilët ndonjëherë shkonin shumë larg. Kështu që qysh kah fundi i shekullit XVI Shqiptarët kishin shkuar në Anadollinë veriperëndimore duke u punësuar aty si bujq dhe rojtar të livadheve. Me siguri, që këtë mundësi e kishin shfrytëzuar edhe zanatlinjtë nga fshati të cilët nuk kanë pas pronë të vetin të tokës, që me shkuarjen në qytet (diku më afër, por ndodh edhe më larg) të fitojnë më shumë. Është shkuar, edhe nëpër krahina shumë të largëta, ashtu siç na dëshmojnë regjistrimet që kanë lidhje me ndërtimin e Xhamisë së Sylejmanit (kah mesi i shekullit XVI) në Stamboll. Këtu në mesin e latuesve, ndërtimtarëve dhe marangozëve nga vendet e ndryshme të mbretërisë gjenden edhe 43 mjeshtër të krishterë dhe 51 myslimanë, që vinin nga ana e Maqedonisë (të mara nga kufijtë natyralë gjeografikë të saj).

A bëhet këtu fjalë për kurbetçinj, respektivisht për punëtorë sezonalë, apo për të shpërngulurit nga qytetet e theksuara (Dramë, Kavajë, Manastir, Ohër, Selanik, Serez, Trikale dhe Shkup)? Dihet se nga Maqedonia që moti është shkuar në “kurbet”, o nga dhuna turke, o nga toka jo pjellore dhe shkëmbore e saj. Udhëtari gjerman Hans Dernshvam (Dernschwam), ka takuar argatë shqiptar të kositjes që ktheheshin nga Bullgaria prej punëve të kositjes. Disa prej tyre, me siguri se edhe kishin mbetur në vendbanimet e reja. Për kurbetçinjtë malazezë, për

> **Njohurit më të konfirmuara dhe më të plotësuara për lëvizjet vertikale dhe horizontale të popullsisë do të jenë të mundshme vetëm pas dorëdhënies së publikimeve të burimeve turke të llojeve të ndryshme.**

shembull, informatat e para të njohura datojnë vetëm nga shekulli XIX; në Stamboll ishin thjeshtë disa mijëra dhe eprori i tyre quhej (k)roatbasha (etimologjia e këtij termi ende provokon kontestime në mesin e shkencëtarëve), të cilit qeveria e shtetit ia lëshonte tezkere-i ikame-i orvat, kjo donë të thotë lejen e përqendrimit, ashtu sikur që edhe zanatlinjtë kurbetçi i merrnin nga shërbimet financiare yabanci esnafruhsat tezkeresi,gjegjësisht lejen që mund ta kryej zanatin e vet.

Vërtetimi për qarkullim e lirë të shtresave të caktuara shoqërore brenda hapësirave të mbretërisë ekzistojnë edhe te vet regjistrimet zyrtare osmane. Aty, pranë emrave të caktuar të banorëve të qytetit (më rrallë nga fshatrat) theksohet se nga cili fshat janë, (apo madje edhe tregon se i shpërnguluri përkatës është nga fshati i caktuar, dhe se atje i kryen detyrimet e obliguara-pagesat), pastaj që janë të varfër, ardhacak, i shpërngulur. Kurse, në dorë të parë fjala është për emra të ndryshëm të të popullzuarve, për varfanjakun i cili po sa u popullzua. Apo, thjeshtë theksohet vetëm vendi se prej nga vinë. Kështu në mesin e banorëve mysliman të Beogradit (nga viti 1560) evidentohen: 13 anadollakë, dy persianë, një arab, tre boshnjakë, dy shkupjanë, dhe nga një ulqinak, osijeka-s, dhe grek; ndërsa nga radhët e të krishterëve ishin: një grek me të birin, arnaut, katër ardhacak të huaj dhe po aq nga fshati Milloshevë. Në vitin 1546., në Budim nga nëntëmbëdhjetë shtëpi të hebrenjve, tetë të vendosur (në Stamboll, Beograd, Plovdivë, Kavajë, Smederevë, Selanik dhe Edrene). Për pesë hebrenjtë e Novoberdës të mesit të shekullit XVII, është regjistrua se janë shkupjanë, dhe ka dhjetë vjet që janë banorë të Novoberdës, për çka dëshmon fermani i sulltanit, të cilën e posedojnë. Më në fund, edhe në kronikën e Mulla Mustafa Basheskiut (1746-1804) ka dëshmi të besueshme për lëvizjen e madhe të njerëzve. Duke u mbështetur në shënimet e Semuel de Medin-ës (1506-1589) dyert e hyrjes së qyteteve ditë e natë kanë qenë të hapura, ashtu që çdo kush kur të dojë ka pas mundësi të hyj dhe të dal pa kurrfarë pengese. Sepse, thotë ai, me pagimin për kokë të banorit – haraçit – të gjithë jo myslimanët (që quheshin zimi, që donë të thotë i mbrojtur) nga sulltani kanë blerë sigurinë dhe lirin e qarkullimit, posaçërisht lirin e tregtisë për tërë hapësirën e mbretërisë. Pranë hebrenjve, me lëvizjet e tyre shumë aktiv ishin edhe tregtarët Ermen (me qendrat e tyre në Levov, Amsterdam dhe gjetiu). Arkivat e manastireve edhe sot ruajnë shumë dokumente dhe leje udhëtimi (tezkere) për shkuarjet tregtare dhe të mbledhjes së ndihmave. Për mbledhjen e lëmoshave nga besimtarët ortodoks, murgjit e manastireve të caktuara (si ata të Atosit dhe Sinajit), kanë udhëtuar (me lejen e sulltanit dhe patrikut) deri edhe jashtë kufijve të mbretërisë. Mbrojtjen gjatë udhëtimit e gëzonin edhe klerikët katolik, si miq të osmanlinjve ashtu edhe klerikët e Dubrovnikut (si haraçgjinjtë e portës), por edhe vizitorët e papës (Petar Masarek). Në aktet e lëshuara nga sulltani (që u epeshin mbas kërkesës së tyre por edhe përmes republikës së Dubrovnikut) klerikëve u lejohej që nëpër manastire, qytete dhe fshatra të Rumelisë ta lexojnë Ungjillin, ndërsa, para se gjithash klasës ushtarake i ndalohet që t'i keqtrajtojnë dhe ndalojë, si dhe klerikëve ortodoksë që të përzihen në punët e tyre. Personat e dalluar shpirtërorë kishin epërsi që të kalërojnë me kali si dhe të bartin armën me vete. Këtij grupi të udhëtarëve i takonin edhe pelegrinët – të krishterë dhe myslimanë– të cilët, pa dyshim, se më së shpeshti shkonin me karvanë që mbroheshin nga rojtarët mercenarë. Ngjashëm kanë vepruar edhe ata të cilët kishin dëshirë t'i vizitonin manastiret. Për dallim nga pelegrinët e krishterë, sa i përket sigurimit ata myslimanë ishin në pozitë më të volitshme. Megjithatë, pelegrinët e dalluar kishin një siguri dhe vëmendje të jashtëzakonshme pa marr parasysh përkatësinë fetare. Fshatarët që vinin në qytet duke i plotësuar kushtet e caktuara, gjatë kalimit të kohës bëheshin sheherli, në shtetin osman kishte edhe një varg mundësish për lëvizjen vertikale të popullsisë. Pranë kalimit në Islam dhe dhënies së haraçit – kushtet par excelence për t'u ngritur në klasën shoqërore – kishte edhe mundësi tjera për lëvizjet vertikale të popullatës. Principi themelor "i biri i rajës është raja"gjithsesi se kishte rëndësi të përgjithshme në mbretëri, por se nga ajo, në raste të caktuara, megjithatë mund të shmangej. Sa për shembull, dihet se 15 persona nga radhët e rajës në vitin 1560 marrin timare (tokë a vend me madhësi të ndryshme, me të ardhura vjetore deri në 20 mijë akçe në vit, që u jepej në zotërim feudalëve spahinj sipas shërbimeve që ata i sillnin Perandorisë Osmane, plot. Sh. V.) për shkak të trimërisë së treguar në shuarjen e kryengritjes në krahinën e Dibrës. Edhe pse ky lloj i praktikës provokoi pakënaqësi edhe te vetë spahinjtë dhe ulematë, asaj në përputhshmëri me nevojat momentale të shtetit, për shkak të humbjes së madhe të spahinjve (sikurse që ndodhi me këtë rast) megjithatë iu deshtë të struket. Deri te marrja e timarit arritën edhe klerikët e lartë ortodoksë (mitropoliti dhe patriku), mbas detyrave të caktuara në interes të shtetit (kurse, kryesisht fjala është, për ruajtjen e disa posedimeve të më hershme). Në radhët e spahinjve, sipas aftësive të treguara, mund të hynin edhe ushtarët. Me të vërtetë, raja në radhët e gjysmë ushtarakëve, si dhe "raja e privilegjuar" praktikisht i kishin edhe mundësitë më të mëdha që të dalin nga statusi i rajës, gjegjësisht që nga raja të bëhet beraja (sikurse që kishte pasur edhe raste anasjelltas).

Njohurit më të konfirmuara dhe më të plotësuara për lëvizjet vertikale dhe horizontale të popullsisë do të jenë të mundshme vetëm pas dorëdhënies së publikimeve të burimeve turke të llojeve të ndryshme. Për tash vetëm çështja e ekzistimit të caktuar të lëvizjes së lirë në Mbretërinë Turke që mbetej përtej mosmarrëveshjes.

*Përktheu dhe përshtati Shefki Sh. Voca.*

**Materiali është shkoqitur nga libri "ISLAM, BALKAN I VELIKE SILE -XIV-XX vek", Beograd 1997 grup autorë, faqe 91-87.*

# Veprimtaria fetare e Muhidin efendi Ahmetit

Te Hoxha i nderuar takoheshin kultura dhe dija e Lindjes dhe e Perëndimit. Kjo e bënte të veçantë dhe e dallonte atë nga të tjerët.



Ligjëratat fetare të Muhidin efendiut shtriheshin anembanë Shqipërisë, duke filluar nga: Tirana, Elbasani, Durrësi, Pogradeci, etj. (më gjerësisht shih shkrimin tonë në numrin e kaluar në Diturinë islame, nr. 332, "Në nderim të Muhidin efendi Ahmeti"). Kahdo që shkonte ai afronte xhematin dhe bashkonte njerëzit sepse ishte sa inteligjent dhe i matur poaq dhe i sinqertë, modest dhe shumë i dashur për të gjithë. Gjatë kohës sa qëndroi në Shkodër mori pjesë me kumtesa në një numër të madh të sesioneve shkencore, ndër më mbresëlënësit ishte sesioni shkencor i revistës "Zani i Naltë". Gjithashtu edhe gjatë kësaj periudhe mori pjesë në shumë konferenca shkencore, sa ishte me banim në Shkodër nga aty mori pjesë në konferencën shkencore në Sudan me temën: "Rinia Myslimane", dhe në Kajro në konferencën shkencore me temë: "Mendimi Islam Bashkëkohor".

Gjatë qëndrimit në Shkodër shkroi, përktheu e botoi këtovepra:

- Përmbledhje ligjëratash fetare, Shkodër, 1996.
- Rreth përhapjes së Islamit të shqiptarët, Shkodër, 1997
- Libri im i vogël për hallallin dhe haramin, (botues dhe recensent), Shkodër, 1997.
- Dhimbjet dhe turpi i Shqipërisë, Shkodër, (Botues), 1997.
- Në rrugën e ngushëllimit e të shpresës, (përkthim nga boshnjakishtja), Shkodër, 1998.

Për disa nga këto botime u organizuan dhe u mbajtën edhe promovime.

Pas përfundimit të luftës së fundit në Kosovë, Muhidin ef. së bashku me familjen e tij kthehet në vendlindjen e tij në Prizren për të vazhdua rrugën e tij aty ku e kishte lënë. Në këtë rast bëri një sërë aktivitetesh dhe veprimtarish të ndryshme fetare dhe kulturore. Si hap i parë e themeloi Qendrën Kulturore – Edukative "Horizonti i Dijes". Në këtë Qendër Edukative themeloi dhe hapi një bibliotekë të pasur, me mijëra tituj dhe vëllime.

Edhe në Prizren posikur në Shkodër organizoi tribuna të ndryshme fetare dhe shoqërore. Edhe kësaj radhe nuk u përqendrua vetëm në Prizren por dijen e tij e përhapi gjithandej nëpër qytete të ndryshme të Kosovës, duke filluar nga: Dragashi, Suhareka, Rahoveci, Prishtina, Gjakova, Tetova, Skenderaj etj.

Në Prizren mbajti emisione të ndryshme në televizionet private TV Besa, TV Prizreni, TV Opinioni, etj. Poashtu disa emisione i mbajti në Radion"Zëri i Shtimes" në Shtime, në radio Rahoveci, radio Besiana, etj.

Edhe në Prizren sikurse në të gjitha vendet që jetoi dhe veproi u mor me shkrime, duke shtjelluar tema nga më të ndryshmet dhe gjithmonë aktuale. Në Prizren botoi këto vepra:

- Këshilla islame, Prizren, 2000
- Bazat e pedagogjisë kur'anore, Prizren, 2002
- Mësimet e Kuranit, Prizren, 2003
- Agjërimi i Ramazanit, Prizren, 2003
- Shteti islam, Prizren, 2004

Në vitin 2006 emigroi në Wels për të përmbyllë karrierën e tij në po këtë qytet, i cili do ta mbante përgjithmonë në kujtime Hoxhën e tyre të ditur, të dashur, faqebardhë dhe shumë krenarë.

Muhidin efendiu, shpesh e kujtonte ngjarjen: "Kur shkuam në Austri, aty ishin një grup xhematlish pleq që kishin pritur dhe përcjellë një numër të madh imamësh në xhaminë e tyre. Në ditën e parë, sikur që është zakoni, filluam ta njohim njëri-tjetrin. Njëri ndër ta më pyeti: "Hoxhë efendi, prej nga jeni dhe çfarë shkolle ke përfunduar? Dhe pasi i tregova se kush isha dhe nga vija dhe çfarë kisha përfunduar, ai më tha: "Ishallah ke sukses dhe ia arrin të qëndrosh këtu nja dy vjet! Qesha dhe i thashë, po ta shohim një herë, ta fillojmë... Por ja që kaluan 13 vjet që nga ajo kohë...". Sa shpesh e ke përmendur këtë...!"

Në këtë qytet ai do të emërohet si imam në xhaminë "Mesxhid Err- Rresul", të cilës përpos ligjëratave, predikimeve dhe këshillave të tij do t'ia linte trashëgimi dhe Qendrën Islame Kulturore, lejen e themelimit të së cilës e mori me mundin dhe sakrificën që diti ta bënte vetëm ai dhe atë në një kohë shumë të vështirë. Në Austri me të madhe u përhap dija dhe u vlerësua personaliteti i tij i famshëm, që në fillim të shtegtimit të tij, kolegët dhe xhemati i atjeshëm do ta emëronin Kryetarë të Unionit të Shqiptarëve Myslimanë, respektivisht Kryeimam të ALKIG-ut (DAMO), dhe Anëtar të Bashkësisë Islame të Austrisë – Dega Linz, dhe do të fillonte të jepte mësim në Shkollat e Mesme Publike në Linz dhe në Wels.

**Ishte hoxhë që sakrifica e tij na mësoi si duhet sakrifikuar për të mirën dhe të vërtetën. Ishte hoxhë, intelektualë, studiues, shkrimtarë e veprimtarë që nuk pat fatin të qëndronte në kabinete të gatshme që i kanë themeluar të tjerët, por ai i themeloi vet...**

Gjatë qëndrimit të tij në Wels botoi këto libra:

1. Të jetosh në islam (Hutbe të zgjedhura), Wels, 2006
2. "Sfidat e rinisë bashkëkohore në kohën e globalizmit", Wels, 2008
3. Martesa islame, Wels, 2010
4. Mevludi në gjuhën shqipe, Wels, 2010

Përt'i përshkruar aktivitetet e tij në Wels do t'i radhisim ato më kryesoret si vijon:

- Organizimi i tribunave të shumta për kulturën shqiptare dhe islame, ky aktivitet thirrej: "Islami dhe shqiptarët në Austri".
- Organizimi i Hatmes së përvetësimit të Kuranit nga nxënësit, i cili kishte karakter sa fetar e më shumë atdhetar e kulturor sepse bashkonte shqiptarët e të gjitha trojeve.
- Takimi me nxënësit e shkollave të mesme publike në Wels.
- Takimi me zyrtarë të lartë në Komunën e Welsit dhe me zyrtarët e lartë të Gjykatës dhe Policisë së Welsit për lejen dhe informimin e aktiviteteve të ndryshme.
- Organizimi i "Festivalit të Kulturave", festival ky i cili pati jehonë të madhe kombëtare.
- Pjesëmarrja nëpër konferenca shkencore në vend dhe jashtë tij etj.

Muhidin efendiu fliste dhe shkruante rrjedhshëm në një formë të përsosur dhe pa gabime gjuhën amtare, gjuhën shqipe, dhe gjuhën në të cilën kishte përfunduar studimet universitare, gjuhën boshnjake, ndërsa komunikonte, përkthente dhe shpjegonte në formë shumë të mirë gjuhën arabe dhe gjermane. Kurse në një shkallë të mirë e njihte dhe gjuhën turke.

Te Hoxha i nderuar takoheshin kultura dhe dija e Lindjes dhe e Perëndimit. Kjo e bënte të veçantë dhe e dallonte atë nga të tjerët.

Ishte hoxhë që sakrifica e tij na mësoi si duhet sakrifikuar për të mirën dhe të vërtetën. Ishte hoxhë, intelektualë, studiues, shkrimtarë e veprimtarë që nuk pat fatin të qëndronte në kabinete të gatshme që i kanë themeluar të tjerët, por ai i themeloi vet sepse kudo që vajti e krijoji vet një kabinet, një zyre, një bibliotekë, më pakë për veten e tij, por më shumë për të tjerët.

Kosovën e deshi shumë, prandaj dhe tash e tutje do të pushojë përgjithmonë në Tokën e saj të shenjtë sikur që e quante gjithmonë. Veproi jashtë saj, me shpresë se një ditë do të kthehej për të dhënë kontributin e tij këtu në vatanin që e deshi aq shumë, e që për lirinë e tij e sakrifikoi dhe lirinë e vetë personale, sepse herët iu bashku aradheve e grupeve që vepronin për çlirimin e Kosovës, për krijimin dhe shtetndërtimin e një Kosove që e meritonin dhe u duhej shqiptarëve. Edhe jashtë Kosovës veproi për Kosovën, madje nga Shkodra veproi për Kosovën dhe popullin e saj, dhe së fundmi edhe nga Welsi dhe Austria.

Prandaj, Muhidin efendi, pusho i qetë në Xhenet dhe i kënaqur tek ZotiYt dhe vepra jote prore bëftë dritë!

*Dr. Hatixhe AHMEDI*

Prof. dr. Hysen Matoshi

# Maratonomaku i shqiptarisë

Me vdekjen e tij, bota shqiptare humbi njërin ndër personalitetet më të shquara historike e më me ndikim në të gjithë historinë e gjysmës së dytë të shekullit XX, ndërsa bota liridashëse humbi humanistin e pashoq, njeriun që u angazhua për lirinë e kombit të tij dhe lirinë e kombeve të botës.



Vdekja e Adem Demaçit, simbolit të rezistencës shqiptare kundër robërisë, u pasua nga vlerësime të shumta për jetën, veprën shkrimore dhe veprimtarinë e tij politike e atdhetare. Me vdekjen e tij, bota shqiptare humbi njërin ndër personalitetet më të shquara historike e më me ndikim në të gjithë historinë e gjysmës së dytë të shekullit XX, ndërsa bota liridashëse humbi humanistin e pashoq, njeriun që u angazhua për lirinë e kombit të tij dhe lirinë e kombeve të botës. Duke mos u mjaftuar vetëm me konstatimin e gjendjes së vështirë të kombit në robëri, ai ofroi në vijimësi rrugët e daljes prej saj, duke mos u pajtuar me robërinë, ai veproi me qëllim që ta faktorizonte qëndrimin politik të shqiptarëve. Adem Demaçi do të mbetet përgjithmonë një vlerë jona me të cilën mund të dalim krenarë para botës. Trashëgimia e tij prej veprimtari e intelektuali të dalluar do të mbetet dëshmi e gjallë e përpjekjeve të pandërprera e sakrifikuese të një kombi të robëruar. Një tekst imi, shkruar kohë më parë, është veçse një përpjekje për ta ofruar profilin e tij të veçantë prej intelektuali e veprimtari të shquar.

## Konsistenca demaçiane

Kanë kaluar më se gjashtë dekada që kur Adem Demaçi i ishte përkushtuar çështjes së pazgjidhur shqiptare. Gjysmën e kohës së veprimtarisë së tij e ka kaluar përtej grilave. Jo rrallë në pikëpamjet e tij ka qenë pothuajse i vetmuar. Dënimet gjyqësore, anatemat politike, ekskomunikimet letrare e intelektuale nuk e kanë dëshpëruar dhe nuk kanë ndikuar që të shmanget nga rruga e tij jetësore; autokorrigjimet e kohëpaskohshme kanë ardhur si rrjedhojë e gjetjes së rrugëve më të përshtatshme për të arritur në cakun e ideve të tij: lirinë dhe përparimin kombëtar. Hapi i tij në rrethana të vështira nuk është shkurtuar, as është ndalur ndonjëherë, i bindur se pengesat që i bëheshin ishin veçse konfirmim i tërthortë për rrugën e tij të drejtë.

Po ashtu, Adem Demaçi nuk bënte pjesë në kategorinë e atyre

intelektualëve dhe veprimtarëve që ekzaltohen deri në dehje nga kthesat radikale pozitive në zhvillimet shoqërore e kombëtare. Sado emocionale të ishin ato, ai i priste me një racionalizëm të admirueshëm. E dinte se asgjë nuk merr fund njëherë e përgjithmonë, se edhe proceset e mbara lehtë mund të përkeqësohen. Rrjedhimisht, hapi i tij prapë mbetet i njëjti, i matur. "Sprinterët" politikë, të cilët brenda natës pësonin metamorfoza, jo rrallë do ta quanin të vonuar, bartës të ideve të demoduara. Mirëpo vetëm për pak kohë, ngase rrugëtimi i tyre ishte i shkurtër, vetëm në një pjesë të vockël të jetës; prapë Baca do t'i zinte në mes të rrugës, do t'i gjente të hutuar nga dështimet e ideologjive koniunkturale.

Adem Demaçi nuk është ankuar kurrë për mungesë fati, sikundër ngjet me një pjesë të madhe të intelektualëve e të veprimtarëve tanë, i bindur se fatin dhe rrugën jetësore i kishte zgjedhur vetë, i kishte disenjuar me qëndrimin e tij prej intelektuali e atdhetari. Në faza e në rrethana të ndryshme jetësore kërkonte rrugët e mundshme për realizimin e programit të tij, të cilat, si rezultat i kontekstit politik e shoqëror, dallonin jo pak. Ajo të cilën nuk do ta ndryshonte asnjëherë kishte të bënte me konsistencën e tij programore për ta hequr lakun e robërisë nga qafa e shqiptarëve. Bie fjala, zgjidhja e çështjes shqiptare mund të shfaqej, në një situatë, nëpërmjet bashkimit kombëtar, teksa në një tjetër, kur e shihte më të realizueshme, edhe nëpërmjet zgjidhjes së pjesshme të saj e në përputhje me veprimet e faktorëve vendimmarrës të politikës botërore. Ndaj, mund të thuhet me plot gojën se veprimtaria e tij ka si konstantë të qëndrueshme vetëm zgjidhjen e drejtë të çështjes shqiptare, e cila, në fund të fundit, do të mund të arrihej në cilëndo situatë vetëm nëpërmjet përqafimit të lirisë; asnjë element dogmatizmi ideologjik dhe aq më pak ndonjë idhull në trajtën e udhëheqësit të madh s'do të mund të shfaqej si fanar në rrugën e këtij maratonomaku modern.

Ndonëse me idetë dhe me gatishmërinë për t'iu përveshur zbatimit të programit politik që në fillim ishte shndërruar në ideolog dhe në udhëheqës të lëvizjes për çlirimin e shqiptarëve të mbetur në robëri, Adem Demaçi, në fakt, ka synuar diçka më shumë se sa kaq, diçka që do ta mbijetonte atë si individ, pavarësisht nga fati dhe nga prania e tij fizike. Fjala është për krijimin e modelit të veprimtarit sakrifikues për çështjen shqiptare. Ndaj, mund të thuhet se, me pikëpamjet e patundura politike, me qëndresën para organeve të hetuesisë, me pathyeshmërinë të cilën s'e cenuan asnjëherë burgjet më të egra, Adem Demaçi me kohë ishte bërë edhe më shumë se një model atdhetari – ishte kthyer në simbolin e lirisë në të gjitha kuptimet dhe trajtat e kësaj fjale. Kështu, megjithëse pjesën më të madhe të jetës e ka kaluar në përpjekje për lirinë e kombit shqiptar, domethënia e kësaj vlere njerëzore, pra e lirisë, për të ka qenë dhe mbetet vlerë universale – vlerë që u përket të gjithëve. Ata që e kishin kuptuar drejt Adem Demaçin nuk habiteshin kur ai, me jo më pak përkushtim, mbronte madje edhe të drejtat e pjesëtarëve të kombeve shtetet e të cilëve i shtypën egërsisht shqiptarët për një kohë të gjatë.

Kjo nuk ishte politika e tij, kjo ishte etika e tij.

## Jetëshkrim i shkurtër i Adem Demaçit (1936-2018)

Është vështirë të shkruash një biografi të përmbledhur të personaliteteve (sikundër është Adem Demaçi) që i ka karakterizuar veprimtaria e pandërprerë intelektuale dhe atdhetare. Pa pretendimin se kjo është përzgjedhja ideale e jetëshkrimit demaçian, po i ofrojmë për lexuesin tonë disa nga shenjat kyçe në rrugëtimin e tij 82-vjeçar.

Adem Demaçi u lind në Prishtinë, më 26 shkurt 1936, në një familje që nuk gëzonte ndonjë mirëqenie sociale. Prindërit e tij, Zeqiri dhe Nazifja, në rrethana të reja të hapjes së shkollave shqipe në Prishtinë, e regjistruan Ademin në shkollë më 1942. Do të rritej e të edukohej nën kujdesin e vazhdueshëm të nënë Nazifes, e cila e brumosi me idetë e para atdhetare dhe me guximin që të përballej me vështirësitë. Që në bankat e shkollës u shqua për mendjemprehtësinë, e cila u bë motiv i mësues Vezire që të punonte edhe më shumë me Ademin e vogël. Por në formimin e mëtejmë shkollor, ai do të veçonte edhe mësues dhe profesorë të tjerë, si Kolë Nikajn, Sali Kolgecin dhe veçmas Zekerja Rexhën.

Pas përfundimit të Gjimnazit në Prishtinë dhe regjistrimit në Universitetin e Beogradit, në Katedrën e Letërsisë Botërore, Adem Demaçi filloi të punonte si redaktor në gazetën "Rilindja". Aty shënohen edhe përpjekjet e para të pushtetit që ta përvetësonte intelektualin e ri. Kjo është periudha kur nis të merret me krijimtari letrare, kur edhe shkruan tregimet e para, si "Burrëria", "Vegjëtarja", "Lustraxhiu", "E mallëngjyera", "Fërkime" etj.

Në dy numra të "Jetës së re", më 1958, pak para se të burgosej, e boton romanin "Gjarpijt e gjakut", duke dëshmuar kapacitetin e tij prej një autori premtues në fushën e letrave. Gjithnjë do ta vlerësonte si meritor për punën e tij letrare edhe Esad Mekulin, redaktorin e asokohshëm të revistës "Jeta e re".

Më 19 nëntor 1958, nën akuzën e "propagandës armiqësore kundër Jugosllavisë", burgoset dhe dënohet me pesë vjet burgim, nga të cilat, për shkak të ndryshimeve lig-

jore i vuan tre prej tyre.

Pas daljes nga burgu, më 1961, martohet me Xhemajlie Hoxhën, me të cilën do t'i lindnin fëmijët Abetarja dhe Shqiptari. Ndërkohë, në vjeshtën e vitit 1963, e themelon organizatën "Lëvizja Revolucionare e Bashkimit të Shqiptarëve", me synim bashkimin me shtetin amë, Republikën e Shqipërisë. Anëtarë të organizatës ishin edhe Ahmet Haxhiu, Fazli Graicevci, Hyda Dobruna, Ani Lama, Sabri Novosella, Sabit Retkoceri, Njazi Straja, Zeqir Gërvalla, Selman Berisha, Azem Beqiri, Hilmi Rakovica, Emine Rakovica, Rexhep Ukë Drenica, Tefik Karamani, Xhaferr Mahmutxhiku, Dibran Bajraktari, Teki Dervishi, Kadri Kusari, Din Spahiu, Isa Demaj, Rexhep Elmazi, Shefqet Strofci, Avdyl Lahu, Mustafa Venhari, Hysen Daci, Mahmud Daci, Durak Mazreku, Mejreme Berisha, Sulejman Drini, Elheme Shala, Ali Sokoli, Drita Halimi, Xheladin Deda, Ajshe Caka, Nazmi Sejdiu etj. Organizata ilegale dekonspirohet dhe më 8 qershor 1964 Adem Demaçi arrestohet dhe si lider i saj dënohet me 15 vjet burgim.

Nga burgu do të lirohej më 8 qershor 1974, por pas rreth 15 muajsh, përkatësisht më 6 tetor 1975, burgoset sërish dhe dënohet në një proces politik me burgim prej 15 vjetësh. Disa herë do të theksonte se burgosja e tij e tretë ishte një proces i montuar politik, me ç'rast, bashkë me të, u dënuan edhe Rexhep Mala, Skënder Kastrati, Osman Dumoshi, Selatin Novosella, Hetem Bajrami, Ilmi Ramadani, Ilaz Pireva, Irfan Shaqiri, Isa Kastrati, Hasan Dërmaku, Sami Dërmaku, Xhavit Dërmaku, Nijazi Korça, Sherif Masurica, Ahmet Hoti, Fatmit Salihu, Nazim Shurdhani dhe Zijadin Spahiu.

Si rezultat i ndryshimeve të mëdha në skenën politike dhe shoqërore të Jugosllavisë, më 21 prill 1990, Adem Demaçi lirohet nga burgu famëkeq i Stara Gradishkës. Lirimi i tij u përjetua si një festë mbarëpopullore dhe si një fitore e madhe e përpjekjeve kombëtare për liri.

> **"Pa lirinë e fjalës nuk ka dialog, pa dialog nuk mund të vërtetohet e vërteta dhe pa të vërtetën përparimi është i pamundur. Në këto momente historike për Evropën dhe shumë të vështira për Ballkanin, duke më nderuar me Çmimin "Saharov", nuk më keni nderuar vetëm mua, por edhe popullin tim të shumëvuajtur, paqedashës, liridashës dhe krenar".**

Duke refuzuar që të bëhej pjesë e ndonjë subjekti të veçantë politik, më 1991, Adem Demaçi u vu në krye të Këshillit për Mbrojtjen e të Drejtave dhe Lirive të Njeriut, në kuadër të të cilit dha kontribut të çmueshëm si autoriteti moral më i spikatur i botës shqiptare deri më 1995.

Në dhjetor të vitit 1991, Parlamenti Evropian, në Strasburg, ia akordoi çmimin "Saharov" për lirinë e mendimit me motivacionin e kundërshtimit të një regjimi autoritar dhe jotolerant.

Në vitin 1995, nga Universiteti i Oslos (Norvegji), Adem Demaçi u nderuar me Çmimin për të Drejtat e Njeriut.

Gjatë viteve 1996-1998 u vu në krye të Partisë Parlamentare të Kosovës, me qëllim që të ndikonte në zgjidhjen politike të çështjes së Kosovës dhe të mbështeste politikisht e diplomatikisht luftën e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës.

Nga 12 gushti i vitit 1998 deri më 26 shkurt të vitit 1999 Adem Demaçi e kreu detyrën e përfaqësuesit të përgjithshëm të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Zyra politike e UÇK-së, në saje të tij, funksionoi në Prishtinë. Largimi i Adem Demaçit nga kjo detyrë kishte të bënte me mospajtimin e tij me Marrëveshjen e Rambujesë.

Më 26 nëntor 2010, nga Presidenti i Republikës së Kosovës, z. Jakup Krasniqi, iu dha urdhri "Hero i Kosovës".

Më 11 qershor 2012, Presidenti i Republikës së Shqipërisë, z. Bamir Topi, e dekoroi Adem Demaçin me titullin "Nderi i Kombit".

Më 2012 Lidhja e Shkrimtarëve të Kosovës e botoi kompletin e veprave letrare të Adem Demaçit në dhjetë vëllime dhe në 6000 kopje, ku janë përfshirë shkrimet e tij në prozë, poezi dhe dramë.

Më 2016 Adem Demaçi ishte ndër kandidatët e nominuar për të fituar çmimin "Nobel" për Paqe.

Nga institucionet e Kosovës, në tetëdhjetëvjetorin e lindjes, viti 2016 u shpall viti i Adem Demaçit, me ç'rast në Kosovë, Shqipëri, Maqedoni, troje të tjera etnike dhe në mërgatë u organizuan një varg konferencash shkencore, akademish solemne, aktivitetesh përuruese kushtuar veprave dhe veprimtarisë së kolosit të atdhetarisë shqiptare.

Adem Demaçi vdiq në Prishtinë më 26 korrik të vitit 2018, ndërsa u varros në Varrezat e Dëshmorëve të Kombit dy ditë më vonë me nderime të larta shtetërore.

Në fjalimin me rastin e pranimit të Çmimit "Saharov", Adem Demaçi kishte deklaruar: "Pa lirinë e fjalës nuk ka dialog, pa dialog nuk mund të vërtetohet e vërteta dhe pa të vërtetën përparimi është i pamundur. Në këto momente historike për Evropën dhe shumë të vështira për Ballkanin, duke më nderuar me Çmimin "Saharov", nuk më keni nderuar vetëm mua, por edhe popullin tim të shumëvuajtur, paqedashës, liridashës dhe krenar".

# Myftiu Tërnava priti në takim një delegacion të lartë nga Emiratet e Bashkuara Arabe

Prishtinë, 21 shtator 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava priti në takim një delegacion nga Emiratet e Bashkuara Arabe, i përbërë nga këshilltari i Presidentit të Emirateve të Bashkuara Arabe, Al Sayed Al Hashimi, përfaqësuesi i shkëlqesisë së tij, Ahmed bin Rashidi dhe përgjegjësi për projektet e jashtme në fondacionin "Muhamed bin Rashid al Maktum", Saleh Abdullahu. Fillimisht Myftiu u dëshiroi mirëseardhje dhe i falënderoi mysafirët për vizitën, më pas ai i njohu me organizimin e jetës fetare në vend, si dhe me aktivitetet e institucioneve të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Ai shprehu falënderime të veçanta për udhëheqësit dhe popullin e EBA-së, të cilët kanë ndihmuar Kosovën dhe popullin e saj në situatat më të rënda, si dhe kanë ndihmuar në konkretizimin e shumë projekteve anekënd Kosovës, ndaj për këtë u shprehë shumë mirënjohës dhe luti Zotin që t'u japë të mirat në këtë dhe botën tjetër.

Myftiu Tërnava theksoi rolin dhe angazhimin që ka Bashkësia Islame e Kosovës që në vend të mbretërojë një ambient i qetë, ku të gjitha komunitetet të mund të jetojnë në paqe dhe harmoni mes vete. Ai po ashtu shtroi nevojën që edhe më shumë të ndihmohet Kosova dhe të lobohet edhe më në integrimin e Kosovës në organizmat rajonalë dhe ndërkombëtarë.

Ndërkaq, këshilltari i Presidentit të Emirateve të Bashkuara Arabe, Al Sayed Al Hashimi, falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen, duke çmuar kontributin e Myftiut Tërnava si dhe të BIRK-ut për përmirësimin e jetës fetare në vend, si dhe për proceset që po kalon Kosova, duke shprehur kënaqësinë që kanë realizuar shumë projekte së bashku me Myftiun Tërnava dhe shprehu bindjen se do të vazhdojë bashkëpunimi i ndërsjellë edhe në të ardhmen. (R.S).



# Përurohet xhamia e re në Lagjen e Pajtimit në Shtime

Prishtinë, 21 shtator 2018

Të premten, me datë 21 shtator 2018, me këndimin e tekbireve dhe lutjeve të shumta, në mënyrë solemne para namazit të xhumasë u përurua xhamia e re në Lagjen e Pajtimit në Shtime. Në këtë manifestim morën pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, delegacioni nga Emiratet e Bashkuara Arabe, i përbërë nga këshilltari i presidentit të Emirateve Al Sayed Al Hashimi, përfaqësuesi i shkëlqesisë së tij, Abdurrahman Alkhazraji dhe përgjegjësi për projektet e jashtme në fondacionin "Muhamed bin Rashid Al Maktumi", Saleh Abdullah, nënkryetari i Komunës, z. Rrahman Jakupi, pjesëtarë të KFOR-it turk, pjesëtarë të Policisë së Kosovës, hoxhallarë dhe shumë xhematë të tjerë.

Në pritje të mysafirëve kishte dalë kryetari i KBI-së së Shtimes, z. Isa Tërshani me një pjesë të anëtarëve të këtij Këshilli, i cili i uroi banorët e këtij lokaliteti për këtë xhami të re dhe luti Zotin që kjo xhami të shërbejë në të mirë të gjithë komunitetit. Ai çmoi dhe vlerësoi lart angazhimin dhe përkushtimin e Myftiut Tërnava për realizimin e këtij projekti, si dhe Komunën e Shtimes për përkrahjen e vazhdueshme që i ka dhënë Këshillit të Bashkësisë Islame në Shtime. Një falënderim të veçantë ua drejtoi edhe përfaqësuesve të Emirateve të Bashkuara Arabe për këtë bamirësi të madhe dhe luti Zotin që t'i shpërblejë në këtë dhe botën tjetër.

Këtë përurim e përshëndeti edhe nënkryetari i Komunës, z. Rrahman Jakupi, i cili uroi banorët për

këtë xhami dhe falënderoi BIRK-un dhe donatorin për këtë investim kaq të rëndësishëm për komunitetin e këtij vendi.

Një fjalë përshëndetëse mbajti edhe Abdurrahman Alkhazraji, përfaqësuesi i shkëlqesisë së tij Ahmed bin Rashid, i cili përcolli përshëndetjet nga donatori dhe qeveria e EBA-së, duke theksuar se ndihet krenar që kanë investuar në këtë xhami dhe luti Zotin që kjo xhami të reflektojë mirësi, respekt e dashuri për të gjithë.










# Myftiu Tërnava priti në takim z. Fatmir Matoshin

Prishtinë, 10 shtator 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava priti në takim ushtruesin e detyrës së ministrit të Mjedisit dhe Planifikimit Hapësinor, z. Fatmir Matoshin.

Myftiu Tërnava shprehu gatishmërinë e tij dhe të institucionit të Bashkësisë Islame për pjesëmarrje në organizimin e Ministrisë së Mjedisit dhe Planifikimit Hapësinor për pastrimin e Kosovës.

"Bashkësia Islame e Kosovës me të gjitha organet dhe institucionet e saj është e gatshme kurdoherë që të japë kontribut në punët dhe veprat e mira në të mirë të qytetarëve. Pastërtia është pjesë e rëndësishme e jetës sonë. Pejgamberi ynë, Muhamedi a.s. në një thënie të tij ka vlerësuar lart pastërtinë, saqë atë e ka cilësuar si pjesë të besimit, ai thotë: "Pastërtia është pjesë e besimit."

Nga ana e tij, ushtruesi i detyrës së ministrit të Mjedisit dhe Planifikimit Hapësinor, z. Fatmir Matoshi shprehu falënderimin e tij dhe të Ministrisë që ai drejton për institucionin e Bashkësisë Islame për kontributin që po japin në të mirë të vendit tonë. Ai u shpreh se do të bashkëpunojë me Bashkësinë Islame të Kosovës në të gjitha fushat e nevojshme, ngase vendi ka nevojë për mbështetjen e këtij institucioni për një Kosovë më të pastër.

Në shoqërim të z. Matoshit ishte edhe z. Luan Hasanaj nga "Let's do it Kosova", i cili falënderoi Bashkësinë Islame të Kosovës për bashkëpunimin dhe porositi edhe bashkësitë e tjera fetare që t'i bashkohen kësaj iniciative.

Ditën e premte, në hytben e xhumasë, në të gjitha xhamitë e Kosovës janë bërë thirrje për pastrimin e vendit.



# Kryesia e BIK-ut shpalli zgjedhjet për Kuvend të BI-së dhe për Myfti të Kosovës



Prishtinë, 24 shtator 2018

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, në mbledhjen e djeshme, të kryesuar nga Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, bazuar në kompetencat e saj, mori vendim për shpalljen e zgjedhjeve për Kuvendin e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe për kryetar të Kryesisë së BIK-ut -Myfti për periudhën e ardhshme pesëvjeçare (2018-2023).

Zgjedhjet për anëtarë të Kuvendit të BI-së dhe propozimet për myfti do të mbahen gjatë muajit tetor 2018. Zgjedhjet do të mbikëqyren nga Komisioni Kryesor i Zgjedhjeve që e emëroi Kryesia.

Në këtë mbledhje, Kryesia e BIK-ut, pas shqyrtimit të rezultateve të konkursit për dekan të FSI-së, emëroi edhe për një mandat prof. dr. Farush Rexhepin dekan të FSI-së.

Në këtë mbledhje, Kryesia e BIK-ut, pas shqyrtimit dhe analizimit, miratoi edhe Raportin për organizimin e Haxhit 2018 si dhe Raportin për aksionin e grumbullimit, therjes dhe shpërndarjes së mishit të kurbanëve.

Kryesia, po ashtu, konform kompetencave të saj, shqyrtoi dhe i vendosi për një sërë lëndësh të arritura në Kryesi ndërmjet dy mbledhjeve.

# Myftiu Tërnava vizitoi Komunitetin Mysliman të Shqipërisë

Prishtinë, 2 gusht 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava me një pjesë të stafit të tij vizitoi Komunitetin Mysliman të Shqipërisë. Këta u pritën në takim nga kryetari i këtij komuniteti, Haxhi Skënder Bruçaj. Myftiu Tërnava vlerësoi bashkëpunimin e deritanishëm me Komunitetin Mysliman të Shqipërisë dhe theksoi nevojën e zgjerimit të bashkëpunimit në fusha të ndryshme ndërmjet dy institucioneve. Nga ana e tij, kryetari i KMSH-së h. Skënder Bruçaj falënderoi Myftiun Tërnava për bashkëpunimin e vazhdueshëm ndërmjet dy institucioneve dhe ndihmën e vazhdueshme që BIRK-u ka dhënë për myftinitë e ndryshme të Shqipërisë, si për atë të Kukësit, Pukës etj. Më tej, Myftiu Tërnava i dorëzoi kryetarit të KMSH-së dokument dëshminë mbi transaksionin e vlerës prej 52.000 eurosh, të mbledhura nga besimtarët e Republikës së Kosovës si kontribut për restaurimin e Xhamisë së Gjin Aleksit në Delvinë. Restaurimin e kësaj xhamie po e kryen KMSH-ja. Këto fonde do të përdoren në fazën e dytë të restaurimit të brendshëm të xhamisë së lartpërmendur. Kryetari i KMSH-së z. Skender-Bruçaj i shprehu mirënjohjen e tij dhe të institucionit që ai drejton kryetarit të BIRK-ut, si dhe gjithë besimtarëve të Kosovës që me kontributin e tyre po e forcojnë edhe më shumë vëllazërinë e shqiptarëve në të dy anët e kufirit. *(R.S)*





# Në Kosovë u prit dhe u kremtua festa e Kurban-Bajramit

Prishtinë, 21 gusht 2018

Si tradicionalisht, më 21 gusht 2018, në të gjitha xhamitë e Republikës së Kosovës, si në tërë botën ku jetojnë myslimanët, me gëzim e hare u prit dhe u kremtua duke falur namazin e Kurban-Bajramit. Manifestimi qendror kushtuar festës së Kurban-Bajramit për Kosovë u mbajt në xhaminë "Sulltan Mehmet – Fatih" në Prishtinë, ndërsa nisi me faljen e namazit të sabahut, të cilit i priu hfz. Xhelal Kaloshi, imam në Gjermani. Pas namazit të sabahut për besimtarët u dha një program me ilahi, kaside e këndim Kurani, ndërsa ligjëratën tematike kushtuar festës së Kurban-Bajramit e mbajti Bahri ef. Sejdiu, ligjërues në këtë xhami, i cili në fjalën e tij përveç të tjerash tha se festa Kurban Bajramit është ditë e festimit, gëzimit dhe paqes, mirëkuptimit, tolerancës dhe solidaritetit me njeri-tjetrin. Ai tha se egoizmi dhe interesi i kësaj bote këtu nuk kanë vend dhe ndikim. Flet ndërgjegjja e pastër, zemra e pastër dhe morali i lartë. Kjo është festë e sakrificës dhe haxhit ku haxhiut në ato vende të bekuara i kujtohen fjalët e Muhamedit a.s., i cili në haxhin e fundit të tij duke i apeluar njerëzimit mes të tjerash tha: "O besimdrejtë ju jeni plotësisht të barabartë në të drejta dhe obligime, kurrfarë përparësi nuk ka mes arabit dhe joarabit, përveçse në devotshmëri dhe zemër të pastër."



Namazit të Kurban-Bajramit i priu hfz. Xhelal Kaloshi. Ndërsa hytben e Bajramit e mbajti kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, i cili edhe iu drejtua opinionit të gjerë me mesazhin për këtë festë. Kurban-Bajrami nuk është thjesht festë. Nëse shikohet nga perspektiva e vlerave, mësimeve dhe urtësive, Kurban-Bajrami është shkollë në vete. Vlerat dhe virtytet që kultivon kjo festë kalitin dhe farkëtojnë një karakter të fortë për besimtarin, të pandikuar nga kode, doke, zakone e veprime primitive. Kurban-Bajrami është sinonim i shkëputjes dhe ndarjes fizike dhe shpirtërore të besimtarit me të keqen dhe të ligën, që cenon të drejtat dhe liritë, vlerat dhe virtytet, njeriun dhe njerëzinë. Kurban-Bajrami është kongresi vjetor në të cilin konfirmohet angazhimi i përhershëm i Islamit për të drejtat universale të njeriut. Nga kjo perspektivë, është edhe përgjigje ndaj atyre që padrejtësisht akuzojnë Islamin për shkeljen e të drejtave. Është momenti kur Islami flet për vetveten. Andaj ata që duan ta njohin më afër, më mirë dhe më thellësisht Islamin, tani e kanë mundësinë. Kurban-Bajrami paraqet, simbolikisht, përmbylljen e shpalljes. Ligjërimi i Pejgamberit tonë Muhammedit a.s. gjatë ditëve të haxhillëkut, veçmas ai në Arafat, është një ligjërim përmbyllës dhe përmbledhës i filozofisë dhe mesazheve të misionit të tij. Kurban-Bajrami është një festë, mësimet e së cilës nuk duhen lexuar vetëm në këtë ditë. Ato janë mësime që shërbejnë për të rregulluar jetën dhe përditshmërinë tonë. Fundja, kush mund të thotë se nuk kemi nevojë për to kur në mesin tonë ende ka vëllavrasje, vetëvrasje, vjedhjet e keqpërdorimet e pasurisë janë më shumë se kurrë më parë, shkelja e nderit të njeriut është për t'u shqetësuar derisa femra dhe të drejtat e saj vazhdojnë të përbuzen.

Në këtë festë madhështore të haxhit lamtumirës të Muhamedit a.s.,, konfirmohen me theks të veçantë edhe të drejtat e femrës, të drejta këto që vazhdojnë të përbuzën dhe të abuzohet me to edhe sot e kësaj dite nga shoqëri të shumta nëpër botë.

Në fund Myftiu Tërnava në emër të Kryesisë së BIRK-ut, në emër të të gjitha organeve dhe institucioneve të saj fetare dhe arsimore, dhe në emrin e tij personal, ua uroi festën e Kurban-Bajramit të gjithë vëllezërve dhe motrave si në Kosovë, brenda trojeve tona etnike shqiptare por edhe në mërgatën e largët, duke iu drejtuar Allahut me lutje që ta bëjë këtë festë gëzim për të gjithë! Është apel i vetë festës që të lëmë anash inatet dhe mospajtimet e të bëhemi bashkë, jo vetëm për të festuar, por edhe për ta rregulluar jetën tonë. Ndaj, le të shërbejnë mësimet e kësaj feste si instruksione dhe këshilla përkatëse për të gjithë ne.Edhe duanë e namazit të Kurban-Bajramit e bëri myftiu Tërnava, pas së cilës uroi të gjithë besimtarët duke lutur Zotin që duatë e adhurimet të na i pranojë.*(R.S.)*

# Pritje për urime me rastin e Kurban-Bajramit

Me rastin e Kurban – Bajramit, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, si tradicionalisht, organizoi pritje për urim në selinë e Kryesisë së BI-së së Kosovës nga ora 9:00-12:00.

Nga përfaqësuesit e institucioneve erdhën për të uruar:

1. Presidenti i Kosovës Hashim Thaçi
2. Kryetari i Kuvendit të Kosovës Kadri Veseli
3. Kryeministri i Kosovës Ramush Haradinaj me kabinetin e tij
4. Kryetari i Odës së Avokatëve të Kosovës, kryesuar nga Osman Havolli
5. Haxhi Shala nga "Nisma" për Kosovën
6. Albin Kurti i Lëvizjes Vetëvendosje!
7. Ferid Agani, kryetar i PD-së
8. Avdulla Hoti nga LDK-ja
9. Shpend Ahmeti, kryetar i Prishtinë
10. Don Lush Gjergji, nga Ipeshkvia e Kosovës
11. MelihateTërmkolli
12. Qazim Rrahmani, sekretar i përgjithshëm i Partisë së Ashkalive për Integrim me bashkëpunëtorë
13. Berat Rukiqi, kryetar i Odës Ekonomike të Kosovës,
14. Prenk Gjetaj, kryetar i Shoqatës së të Pagjeturve
15. Delegacion nga Forumi Rinor i PDK-së

Në urim ishin edhe shumë qytetarë të tjerë që erdhën për urime në selinë e Kryesisë së BIRK-ut në Prishtinë. *(R.S.)*











# Deklaratat e krerëve institucionalë pas vizitës në BIK



Presidenti i Kosovës Hashim Thaçi pas vizitës u shpreh se vendi ynë çdoherë ka qenë tolerant për të gjitha besimet fetare. "Ditën e sotme e karakterizon mirëkuptimi, solidariteti, dashuria dhe respekti ndërnjerëzor si dhe vizitat e ndërsjella. Uroj që sot dhe çdoherë të ketë më tepër harmoni mes njerëzve në shoqërinë tonë me besimtarët tanë". "Kosova ka qenë dhe do të mbetet tolerante në harmoni të plotë në mes të besimeve, këtë e ka dëshmuar gjithherë dhe do ta dëshmojë. Roli i Bashkësisë Islame ka qenë i rëndësishëm dhe edhe një herë sot jemi të gjithë të bashkuar me shpirt dhe frymë të mirëkuptimit dhe solidaritetit, uroj të ketë gëzime në çdo familje në Kosovë dhe kudo", tha presidenti Thaçi.

Ndërkaq kryetari i Kuvendit të Kosovës, Kadri Veseli, me kabinetin e tij ka vizituar Bashkësinë Islame të Kosovës për festën e Kurban-Bajramit, duke theksuar se këtë vit duhet të përçohet mesazhi i humanizmit, i cili u duhet Kosovës dhe njerëzve. Ai ka shprehur falënderim për të gjithë ata imamë që po përçojnë mesazhin e drejtë për kombin tonë, mesazhin e drejtë për fenë e për humanizmin që i duhet Kosovës, kombit dhe shtetit tonë dhe i duhet gjithë njerëzisë.

Nga ana e tij kyeministri Haradinaj pas vizitës u shpreh i kënaqur me punën dhe veprimtarinë e BIRK-ut duke uruar Myftiun Tërnava dhe besimtarëve myslimanë në Kosovë për festën e Bajrami. "... kjo ndjenjë e solidaritetit, të qenët bashkë na shoqëroftë edhe më tutje në ato çka na presin", tha Haradinaj.

Kryetari i Prishtinës Shpend Ahmeti tha se në ditën e sotme duhet përcjellë mesazhi për mbrojtjen e grave kosovare, për të cilat kohëve të fundit ka pasur lajme të këqija në lidhje me dhunën në familje. "Festa e Kurban Bajramit është festë e solidarizimit, ku ne duhet të ndajmë të gjitha me të tjerët, të mirat tona me ata që kanë dhe ata që nuk kanë. Falënderoj Myftiun për deklarimin që bëri sot dhe shfrytëzoi këtë ditë të përcjellë mesazhin për vajzat tona për barazi, sepse dhuna e vajzave është temë politike dhe dhuna ndaj vajzave është e papranueshme dhe vetëm me barazi ne mund të ecim përpara si shoqëri, këtë e bëjmë ne por kështu e thotë edhe feja Islame", tha ai.

Kryetari i Lëvizjes Vetëvendosje! falënderoi për kontributin që po jep BIRK-u në shërbim të vendit dhe të qytetarëve duke theksuar se kjo festë është sakrificë dhe dashuria e sinqertë janë vlera elementare për vendin dhe kombin."-Faleminderit BIRK-ut për pritjen dhe i uroj të gjithë besimtarët myslimanë për festën e Kurban-Bajramit. Kjo festë është festë për solidaritet, sa më shumë që ndajmë me njëri-tjetrin, aq më shumë bëhemi bashkë. Gatishmëria për sakrificë dhe dashuria e sinqertë janë vlera elementare për vendin dhe kombin", tha ai. "E dimë që jetojmë në një vend ku shumica kanë pak dhe pakica kanë shumë mirëpo jemi të bindur që të bashkuar me barazi dhe drejtësi edhe do t'u hiqet frika njerëzve edhe do të hiqen ata që i frikësojnë, sepse begatia dhe mirëqenia duhet të jenë e drejtë normale për të gjithë dhe jo i rezervuar vetëm për disa", theksoi Kurti. *(R.S)*

# Myftiu Tërnava për nder të Kurban Bajramit shpërndau dhurata



Prishtinë, 21 gusht 2018

Me rastin e festës së Kurban-Bajramit, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, bëri dorëzimin e dhuratave në vlerë prej 7.500 euro për 250 fëmijë në Klinikën e Pediatrisë në QKUK. Ai tha: ”Ky është një solidaritet dhe luti Zotin që t'u ndihmojë fëmijëve, që të shërohen sa më shpejt e të kthehen në shtëpi. Deshëm që t'i gëzojmë këta fëmijë me këto dhurata kryesisht veshmbathje që sadopak t'ua zbusin gjendjen dhe t'ua lehtësojmë dhimbjet të sëmurëve në repartin e Pediatrisë dhe kemi pasur një pritje të mirë nga mjeku Gërguri".

Ai ka shprehur gatishmërinë që BIRK-u në të ardhmen të ndihmojë aty ku ka nevojë që të ndihmohet dhe brenda pak ditëve kemi ndihmuar 10 mijë familje anekënd Kosovës kryesisht me ushqim dhe veshmbathje. Ai u lut për të gjithë ata që kanë ndihmuar në këtë projekt për t'i gëzuar edhe këta fëmijë për festën e Kurban-Bajramit duke e lutur Zotin që t'ua shtojë të mirat e Tij. Edhe stafi udhëheqës i Pediatrisë e falënderuan Myftiun Tërnava për vizitën dhe për këto dhurata për festën e Kurban-Bajramit që gëzuan fëmijët e shtrirë në këtë repart të QKUK-së. Ndërsa më pas në këtë vazhdë të humanizmit Myftiu Tërnava në "SOS Fshatin", shpërndau dhurata për 70 fëmijë në vlerë prej 2.450 euro. Donacioni përmban pantallona, fanella sportive dhe tuta. Myftiu Tërnava pas shpërndarjes së këtyre ndihmave për fëmijët e fshatit SOS, tha se BIRK deri më tash këto ditë ka hapur gjashtë shtëpi që ka ndërtuar për njerëzit me nevojë dhe strehim për të vazhduar më pas me ndihmë të 10 mijë familjeve anekënd Kosovës.

Myftiu tha: ”Këta janë fëmijët tanë dhe ne si shoqëri duhet të kujdesemi edhe më shumë për këta që të kenë kushte edhe më të mira dhe të punohet edhe më shumë në këtë drejtim, më gëzoi fakti se nëpërmjet kësaj qendre pas luftës kanë kaluar 500 fëmijë që kanë marrë veten dhe prej tyre kishte që kanë mbaruar fakultete të ndryshme dhe kjo është një shenjë e mirë. Kurse nëpër xhami të Prishtinës për nder të festës së Kurban Bajramit në emër të BIRK-ut do të dhurohen 500 dhurata për fëmijë. *(R.S)*



# Myftiu Tërnava mori pjesë në pritje solemne për Ditën e Fitores dhe Pavarësisë së Turqisë

Prishtinë, 30 gusht 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava mori pjesë në solemnitetin me rastin e shënimit të Ditës së Fitores dhe Pavarësisë së Turqisë, që u organizua nga Ambasada e Turqisë në Prishtinë. 30 gushti shënon fitoren e Turqisë në betejën e fundit në luftën për pavarësi, si dhe ditën e Forcave të Armatosura të Turqisë. Në këtë solemnitet morën pjesë edhe presidenti i vendit, z. Hashim Thaçi, kryeministri z. Ramush Haradinaj, politikanë, akademikë, diplomatë, përfaqësues të organizatave joqeveritare dhe të ftuar të tjerë.

Pritja u organizua nën patronatin e ambasadores Kivilcim Kiliç, e cila në fjalimin e saj mes tjerash foli edhe për rëndësinë e 30 gushtit për Republikën e Turqisë. Këtu, po ashtu u lexua edhe mesazhi i presidentit të Turqisë, Rexhep Taip Erdogan, i cili u është drejtuar miqve të Turqisë dhe popullit turk, me rastin e shënimit të 30 gushtit, Ditës së Fitores.



# Myftiu Tërnava ndau mirënjohje për familjen Ejupi

Prishtinë, 31 gusht 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Tërnava, priti në takim z. Remzi Ejupin. Myftiu Tërnava shprehu mirënjohjen dhe falënderimin e tij dhe të institucioneve të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës për ndihmën që ka dhënë kjo familje, e në veçanti falënderoi për financimin e botimit të librit "Drita e zemrës", të cilën z. Remzi Ejupi e ka financuar në emër të babait të tij të ndjerë, haxhi Abdurrahim Ejupit. Me këtë rast Myftiu Tërnava ndau një mirënjohje për këtë familje dhe luti të Madhin Zot që t'i shpërblejë me të mirat e kësaj bote dhe të botës tjetër. *(R.S).*



# U mbajt mbledhja e redaksisë së revistës Dituria islame

Prishtinë, 7 gusht 2018

Me pjesëmarrjen e kryeredaktorit të revistës Dituria islame dhe të anëtarëve të tjerë të redaksisë, u mbajt mbledhja e radhës e kësaj reviste. Mbledhjen e hapi kryeredaktori, prof. Ajni Sinani, i cili foli mbi ecurinë e punës, duke çmuar kontributin e anëtarëve të redaksisë dhe theksoi se ka ende shumë punë për t'u bërë për ngritjen e cilësisë së revistës. Ai luti Zotin që të kenë sukses dhe që të vazhdojnë të japin edhe më tutje kontribut në revistë. Në këtë mbledhje u analizuan numrat 330-331 dhe anëtarët e redaksisë shfaqën mendimet dhe sugjerimet në lidhje me këta dy numra. Po ashtu në këtë mbledhje u dhanë edhe propozimet që do të begatojnë edhe më shumë numrat vijues të revistës. *(R.S)*



# 1083 besimtarë kosovarë kryejnë haxhin këtë vit

Prishtinë, 8 gusht2018

Në Aeroportin Ndërkombëtar "Adem Jashari" në Prishtinë është nisur aeroplani i parë me besimtarë nga Kosova drejt Mekës për ta kryer obligimin e Haxhit. Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës ka kryer të gjitha përgatitjet e duhura për udhëtimin e besimtarëve drejt vendeve të shenjta, Mekës dhe Medinës. Gjatë ditëve vijuese kanë fluturuar edhe katër aeroplanë të tjerë me haxhi nga Kosova që këtë vit janë gjithsej 1083 besimtarë që pritet ta kryejnë Haxhin, prej tyre 713 meshkuj dhe 370 femra. *(R.S)*



# Dua hatmeje në Han të Elezit

Hani Elezit,18 gusht 2018

Organizuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame të Hanit të Elezit në mënyrë solemne u bë duaja e hatmes për 13 nxënës, të cilët bën hatme tek Ensaref. Krasniqi, imam në Xhaminë e Vjetër. Në këtë eveniment përpos prindërve dhe xhemtlive të shumtë, morën pjesë kryetari dr. Musa Vila, mr. Rexhep Suma, dhe imamë të tjerë. Kryetari Vila duke mbajtur një fjalë rasti përshëndeti nxënësit për këtë arritje të madhe në lëmin e fesë dhe leximit të Kuranit duke përgëzuar dhe çmuar edhe kontributin e imamit Ensar Krasniqi i cili popunon pa u lodhur dhe rezultatet nuk po mungojnë. Ai poashtu theksoi se KBI-ja e Hanit të Elezit është e përkushtuar që të përkrahë dhe të ndihmojë çdo imam që mëson dhe edukon fëmijët.

Ligjëratën tematike për këtë rast e mbajti mr. Rexhep ef. Suma me temën: "Mësimi i Fjalës Hyjnore (Kuranit) si domosdoshmëri e zhvillimit dhe prosperitetit të një shoqërie" duke theksuar rëndësinë që ka Kurani në jetën e besimtarëve në përgjithësi dhe në jetën e një të riu në veçanti. "Sot ju po zotëroni leximin e fjalës së Allahut. Fjala e Tij ndriçon jetën tuaj dhe ardhmërinë tuaj. Jeni më të dalluar në mesin e moshatarëve tuaj. Pejgamberia.s. thotë: "Më i dobishmi nga ju është ai që e mëson Kuranin dhe ua mëson të tjerëve." Andaj këto njohur që i keni marrë nga mësuesi juaj vazhdoni t'i praktikoni në jetë dhe bëhuni të dobishëm për vendin dhe fenë",- theksoi Suma.

Nxënësit që bënë hatme janë:

Amër (Rexhep) Suma, Emira (Nehat ) Daci, Era (Ylber) Curri, Habibe (Fehmi) Laçi, Anisa (Bujar) Ballazhi, Blearta (Ahmet) Ballazhi, Erion (Irfan) Curri, Adis (Skender) Çuni, Ensar (Gazmend) Çuni, Ensar (Amir) Sahiti, Bujamin (Hajdin) Çuni, Ermir (Hajrush) Curri dhe Arben (Bashkim) Buqi. Hani Elezit,18 gusht 2018

Organizuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame të Hanit të Elezit në mënyrë solemne u bë duaja e hatmes për 13 nxënës, të cilët bën hatme tek Ensaref. Krasniqi, imam në Xhaminë e Vjetër. Në këtë eveniment përpos prindërve dhe xhemtlive të shumtë, morën pjesë kryetari dr. Musa Vila, mr. Rexhep Suma, dhe imamë të tjerë. Kryetari Vila duke mbajtur një fjalë rasti përshëndeti nxënësit për këtë arritje të madhe në lëmin e fesë dhe leximit të Kuranit duke përgëzuar dhe çmuar edhe kontributin e imamit Ensar Krasniqi i cili popunon pa u lodhur dhe rezultatet nuk po mungojnë. Ai poashtu theksoi se KBI-ja e Hanit të Elezit është e përkushtuar që të përkrahë dhe të ndihmojë çdo imam që mëson dhe edukon fëmijët.

Në fund u shpërndanë certifikatat për nxënësit, kurse duanë e hatmes e bëri imami Ensar Krasniqi.

*(Ensar Krasniqi)*



# Dua hatmeje në xhaminë e fshatit Glloboçicë të Kaçanikut

Më datë: 11.08.2018, në Xhaminë e fshatit Glloboçicë të Kaçanikut u organizua dua hatmeje pas përfundimit të leximit të Kuranit nga 20 nxënësit që kanë vijuar mësimin e leximit të Kuranit te Imami i Xhamisë Hisen ef. Ceka dhe nga Teologe Merita Leka - Ceka.

Në këtë tubim ishte i pranishëm Kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame në Kaçanik, Mendu ef. Rexha me bashkëpunëtor, imamët nga komuna e Kaçanikut si dhe një numër i madh i xhematit qe ishin prezent afër nxënësve që kanë bërë Hatme. Programi u hapë me lexim të Kuranit nga studenti i F.S.I - së, Ubejd Luma, ndërsa këtë program e moderoj sekretari i K.B.i - së, Mensur ef. Luma.

Imami Hisen ef. Ceka falënderoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Kaçanikut si dhe të gjithë xhematin për përkrahjen e vazhdueshme që e bënë për ta arritur këtë sukses. Kryetari i KBI-së Mendu ef. Rexha para të pranishmëve ndër të tjera tha se: “Puna më e madhe e një Hoxhe është që tua mësoj Kuranin nxënësve të tij, duke u bazuar në hadithin e Pejgamberit a.s. i cili thotë: “Më i miri prej jush është ai që e mëson Kur’anin dhe ua mëson të tjerëve.” Nxënësit e kësaj Xhamie kishin përgatitur pjesë nga leximi i Kuranit, ilahi dhe poezi, dhe më pas u bë edhe duaja e Hatmës nga hoxha i nderuar Hisen ef. Ceka.

Pas përfundimit të pjesës së parë ceremonia e Hatmës vazhdoi vetëm për gjininë femërore e organizuar nga Departamenti i Gruas Pranë KBI Kaçanik.

Fjalën hyrëse mori nikoqirja e këtij organizimi Teologe Merita Leka - Ceka e cila uroi dhe falënderoi të gjitha nxënëset duke i porositur që ta lexojnë Kuranin dhe ta praktikojnë në jetën e tyre. Në këtë tubim ishte e pranishme edhe zyrtarja e Departamentit të Gruas Bardha Kqiku - Luma e cila falënderoi Teologen Merita Leka - Ceka për punën e shkëlqyer që është duke e bëre në mësimin dhe avancimin e femrës në këtë fshat, dhe njëkohësisht uroi të gjitha vajzat dhe grat që përfunduan leximin e Kuranit Famëlartë dhe nxiti që të vazhdojnë tutje në këtë drejtim. Ky tubim u përmbyll me ilahi të përgatitura nga Nedime Luma.

Në fund Këshilli i Bashkësisë Islame në Kaçanik ndau certifikata për të gjithë nxënësit që kishin përfunduar leximin e Kur’anit. Po ashtu nda mirënjohje edhe për imamin Hisen ef. Ceka dhe teologen Merita Leka - Ceka. Gjithashtu Departamenti i Gruas në Kaçanik nda edhe nga një dhuratë modeste për të gjithë nxënësit që përfunduan Hatmen. Lusim Allahun t’i shpërblej këta lexues të Kuranit Famëlartë në këtë botë po ashtu edhe në botën tjetër.

*( Bardha Kqiku- Luma)*



# Kryesia e BIRK organizon therjen e 1231 kurbanëve që janë porositur nga besimtarët e vendit dhe diasporës

Prishtinë, 21 gusht 2018

Pas faljes së namazit të Kurban-Bajramit, nën organizimin dhe mbikëqyrje të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, është bërë therja e kurbanëve që janë porositur nga besimtarët e vendit dhe ata nga Diaspora.

Në fillim të zbatimit të këtij procesi, i cili sipas Sheriatit është ibadet, është bërë nijeti dhe duaja nga sekretari i përgjithshëm i BIRK-ut të Kosovës, Resul ef. Rexhepi. Thertorja ku janë therur kurbanët i plotëson të gjitha standardet e BE-së dhe njëkohësisht është e pajisur me licencën "Hallall". Kafshët që do të priten për kurban janë të pajisura me certifikatë të nevojshme nga veterinari dhe theren nën mbikëqyrjen e teknologëve të ushqimit.



Sivjet nga Kryesia e BIK-ut do të priten për kurban mbi 1000 kafshë-lopë, mishi i kurbanëve do të përgatitet e ruhet në kushte optimale dhe me kohë do t'u shpërndahet institucioneve të BIK – ut medreseve, pastaj institucioneve të tjera a publike si dhe nevojtarëve.

Zoti të gjithë besimtarëve ua pranoftë Kurbanin. Përveç procesit të therjes së kafshëve të dedikuara për kurban, menjëherë ka nisur edhe procesi i paketimit të mishit të kurbanit, i cili së shpejti do të jetë në dispozicion të institucioneve të BIRK-ut dhe të njerëzve në nevojë. Therja e kurbaneve është bërë duke respektuar standardin Hallall si dhe standardet e BE-së

Këtë vit në kuadër të aksionit të Kryesisë së BIRK do të priten për kurban 1231 krerë lopë (ose 8617 porosi nga besimtarët tanë). *(Ramadan Shkodra)*

# Bashkësia Islame e Kosovës filloi shpërndarjen e mishit të kurbanit

Prishtinë, 31 gusht 2018

Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, përmes shoqatës së saj "Bereqeti" sot ka filluar shpërndarjen e mishit të kurbanit. Kurbanët të cilët janë porositur nga besimtarët tanë nga vendi dhe diaspora janë prerë nën organizimin dhe mbikëqyrjen e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës.



Fillimisht shpërndarja ka filluar në regjionin e Prishtinës, më konkretisht në komunat: Prishtinë, Podujevë, Lipjan, Drenas, Obiliq dhe Fushë Kosovë, e më pas do të vazhdojë edhe në komunat tjera në ditët në vijim. Pasi që të përfundohen të gjitha komunat, me mish kurbani do të furnizohen edhe institucionet e ndryshme të vendit, si shoqatat e të verbërve, shoqatat e hendikepëve, si dhe qendra e institucione të ndryshme sociale.

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës u është mirënjohëse gjithë besimtarëve të cilët edhe këtë vit besuan në punën dhe angazhimin e Kryesisë për prerjen e kurbanëve.

# Bereqeti me donatorin Muharrem Berisha mundëson strehë komode për familjen e veteranit të UÇK-së

Me përpjekjet maksimale që po bën shoqata Bereqeti e Bashkësisë Islame të Kosovës, për një periudhë jo të gjatë, me ndihmën e Allahut dhe të donatorëve si dhe me përpjekjet e stafit të Bereqetit, u realizua ndërtimi i tri shtëpive njëra pas tjetrës. Këtë radhë është donatori Haxhi Muharrem Berisha me bijtë e tij me qëndrim në Gjermani, i cili nuk kurseu asgjë që familjes së I. Rexhepit nga Millosheva e Obiliqit t'i ofrojë një komoditet të plotë dhe që të kenë strehën e tyre për të jetuar me dinjitet.

Në kuadër të orvatjeve për ndërtimin sa më të shpejtë të kësaj strehe një kontribut të çmuar e dha edhe Kuvendi Komunal i Obiliqit me z. Xhafer Gashin në krye, i cili përkundër obligimeve mori pjesë edhe në ceremoninë e dorëzimit të çelësave.

Çelësat e shtëpisë, në emër të donatorit dhe gjithë grupit kontribues, ia dorëzoi drejtuesi i SHHB Bereqeti Fitim ef. Flugaj. Në emër të familjes së I. Rexhepit të cilët ishin të ngazëllyer nga gëzimi, falënderoi bashkëshortja e veteranit të UÇK-së, e cila ndër të tjera tha: "Nuk e kemi imagjinuar që ndonjëherë edhe ne si shumica e botës do të kemi shtëpinë tonë për të jetuar me dinjitet, duke marrë parasysh se me një pension të veteranit nuk po arrijmë as ta ngopim barkun me bukë se lëre më për ndërtimin e shtëpisë".

*(B. Krasniqi & Xh. Fazliu )*

# Magjistroi Bahri Curri

Kuadrit profesional të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës iu shtua edhe një magjistër i shkencës. Bëhet fjalë për z. Bahri Currin, i cili shërben imam në xhaminë "Imam Ebu Hanife" në Penuhë të Podujevës.

Ai ka përfunduar studimet universitare në Fakultetin e Sheriatit në Universitetin Islam në Medinë të Arabisë Saudite dhe më vonë regjistrohet në studimet postdiplomike master në Universitetin Publik "Hasan Prishtina" në Prishtinë, Fakulteti Juridik, Drejtimi Civil.

Më datën 21.06.2018 mbrojti me sukses temën e masterit me titull "E drejta e pronësisë dhe e shpenzimeve të tjera për femrën në Legjislacionin e Kosovës, në Kanunin e Lekë Dukagjinit dhe në të Drejtën Islame" para komisionit në këtë përbërje:

1. Prof. Dr. Faik Brestovci – kryetar i Komisionit,
2. Prof. Dr. Abdulla Aliu – anëtar,
3. Prof. asoc. dr. Haxhi Gashi – mentor (dhe njëherësh dekan i Fakultetit Juridik).

Komisioni e vlerësoi lart punën shkencore të kandidatit dhe e vlerësoi punimin me sukses të shkëlqyeshëm duke pohuar se studime të tilla në rrafshin studiues krahasues me Islamin janë të pakta.

Punimi është i strukturuar mirë, me kapituj që mundësojnë qasjen dhe studimin e secilës pikë të rëndësishme të temës. Në këtë punim kandidati ofron njohuri që burojnë nga legjislacioni aktual vendor, e drejta zakonore shqiptare dhe e drejta e islame.

Në fund të punimit, kandidati ka paraqitur përfundimin me rezultatet dhe rekomandimet lidhur me temën, pastaj, literaturën e shfrytëzuar, ligjet, aktet dhe dokumentet tjera përkatëse.

Mr. Bahri Currin e urojmë për arritjen e gradës shkencore, si dhe i dëshirojmë edhe shumë suksese të tjera në rrugëtimin e tij akademik. *(Mr. Vedat Shabani)*



## Këshilli i Bashkësisë Islame në Istog

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

***Imam, hatib, mual-lim në xhaminë e fshatit Saradran***

*Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:*

*1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit*

*2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve, vendimeve të Kryesisë dhe rregullores e vendimeve të Këshillit;*

*3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;*

*4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;*

*5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar;*

*6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të kenë kreativitet në punë;*

*7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës.*

*Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:*

** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*

** Certifikata e lindjes;*

** Certifikata shëndetësore;*

** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*

** Vërtetimi për përvojën e punës;*

** Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*

** CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*

** Letërnjoftimi (fotokopje)*

*Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!*

*Vërejtje:*

*Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Istog.*

*Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.*

*Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".*

*(Pagesa e imamit sigurohet nga mbledhja e anëtarësisë nga xhemati përkatës).*

## Këshilli i Bashkësisë Islame në Kamenicë

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

*1. Kryeimam i Këshillit të BI-së në Kamenicë*

*2. Sekretar i Këshillit të BI-së në Kamenicë*

*3. Arkëtar i Këshillit të BI-së në Kamenicë*

- Imam, hatib dhe mual-lim:

***4. Në xhaminë e qytetit Haxhi "Gani Sërmaxhaj" në Kamenicë,***

***5. Në xhaminë e fshatit Berivojcë,***

***6. Në xhaminë e fshatit Topanicë- Lagjja e Epërme,***

***7. Në xhaminë e fshatit Hodonoc "Xhamia e Re",***

***8. Në xhaminë e fshatit Hodonoc "Xhamia e Vjetër",***

***9. Në xhaminë e fshatit Rogaqicë,***

***10. Në xhaminë e fshatit Petrit,***

***11. Në xhaminë e fshatit Koretin "Xhamia e Vjetër",***

***12. Në xhaminë e fshatit Dajkoc,***

***13. Në xhaminë e fshatit Busavatë,***

***14. Në xhaminë e fshatit Strezoc,***

***15. Në xhaminë e fshatit Krilevë,***

***16. Në xhaminë e fshatit Shipashnicë e Poshtme,***

***17. Në xhaminë e fshatit Muqivercë,***

***18. Në xhaminë e fshatit Novosellë,***

***19. Në xhaminë e fshatit Karaqevë e Epërme,***

***20. Në xhaminë e fshatit Kopernicë.***

***Kandidatet e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:***

*1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit;*

*2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores dhe vendimeve të Këshillit;*

*3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;*

*4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;*

*5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar;*

*6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të kenë kreativitet në punë;*

*7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës.*

** Për vendet e punës kryeimam dhe sekretar, kandidatët duhet të kenë të paktën pesë (5) vjet përvojë pune në BIRK.*

** Për vendin e punës arkëtar, kandidatët duhet t'i kenë tri (3) vjet përvojë pune.*

***Dokumentet e kërkuara:***

*Kërkesës për punësim i duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:*

** Diploma e Medresesë dhe Fakultetit;*

** Certifikata e lindjes;*

** Certifikata shëndetësore;*

** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*

** Vërtetimi për përvojën e punës për vendin e punës nën 1, 2 dhe 3.*

** Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare;*

** CV –ja, të dhënat personale, kualifikimet, etj.;*

** Letërnjoftimi (fotokopje)*

*Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!*

*Vërejtje:*

*Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Kamenicë.*

*Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.*

*Konkursi është i hapur 10 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".*

| AUTOR: AGIM GASHI | LYERJE ME EMAL | QË ËSHTË LARA-LARA | BREGDETAS | GYP GJAKU | INDIAN FOOTBALL ASSOCIATION | JEROME | IKË | TANTALI | URANI | | AR, FLORI | HAPËSIRA QIELLORE | TË QENËT GJITHNJË I NJËJTË | IRIDI | RAPSODI BERISHA (shq.) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| SUREJA E 100-të E KUR'ANIT FAMËLARTË | | | | | | | | | | SHKRIMTYARI RESHITI / PËREMËR VETOR | | | | | |
| LLOJ FRUTI SI MANI | | | | | | | | | SHKRIMTARI / 40 | | | | | | |
| SHKEL E SHKO | | | | | | | | LLOJ BIME / IDENTITY | | | | | | FRANCA / QË SHPREH MELANKOLI | |
| MARKË E DOBËT VETURASH RUSE | | | | | PEZMATIM VESHI / INDIA | | | | | ERA E KËNDSHME / NORVEGJIA | | | | | |
| VARIANTI I EMRIT YMER (shq.) | | | | | | TË QENËT PO AI | | | | | | | | | |
| LAGJE NË PRISHTINË | | | | | | | | | | | | OLIVERI / E VENDIT | | | |
| | NATRIUMI / QË LIDHET ME ORGANIZIMIN | | | TREMB, FRIKËSOJ | | | | | | | KRAHU | | | | TËRËSIA E ARNAVE |
| ZERO | | SABRI FEJZULLAHU / STUDIUES I NJË SHKENCE EKZAKTE | | | | | | | | | MJET SHPËRTHYES | | | | |
| RADIO MALISHEVA | | | REPUBLIKA / DESPOT | | | | | | | | TONI | | K.R. / PJESA KRYESORE E AUTOMJETIT | | |
| NË GJENDJE GATISHMËRIE | | | | | | | | | | | GRUP I PËRBËR NGA AZOTI DHE HIDROGJENI | | | | |
| MEDRESEJA E GJILANIT | | | | | | | | | | | PJESA E AKTORIT NË NJË FILM | | | | |
| NERIMANE | | | | SMIRË, HESË | | | | | | | LUMË NË INDONEZI | | | | E PAMORAL |
| BESIMI NË KRIJUESIN | | | | | | | | | | | | NJËSI E VJETËR PESHE / EMËR M. | | | |
| EMËR FEMRE SHQIPTARE | | | | | MBAJTJA E ANËS | AZOTI | NEURO-PSIKIATRI FERID | LANTANI | AI QË I PRIN XHEMATIT | VARIANT I EMRIT ZYMER | IRNOSEM / EPILEPSI | | | | |
| ASTATI | | | HAPJA E KANALIT / ENË PËR UJË | | | | | | | | | | | OKSIGJENI / KLUB, TIM | |
| ELEMENT KIMIK | | | | | | DEVE / NIKELI | | | | | | | ERBIUMI / IKELA | | |
| VEGËL E VJETËR MUZIKORE ME FRYMË | | | | | | | | SHBA / AI (fr.) | | | | | | | |
| RASIMI (dim.) | | | | VËNIET E MINAVE / SUEDIA | | | | | | | | SHTET AMERIKANO-LATIN (pashq.) / AMPERI | | | |
| NJË NGA SAHABËT E MUHAMEDIT a.s. | | | | | | PRESIDENTI SHQIPTAR, META | | | | | VARGMALE TË NJOHURA EVROPIANE | | | | |

**“A nuk e di për Allahun se Atij i bën sexhde (nënshtrohet dhe përulet) kush është në qiej dhe kush është në tokë, edhe dielli, edhe hëna, edhe kodrat, edhe bimët, edhe shtazët, e edhe shumë njerëz, teksa shumë meritojnë dënimin. Atë që e poshtëron Allahu nuk ka kush që mund ta bëjë të ndershëm. Allahu bën atë që dëshiron”**



***(El-Haxh: 18)***